**"HAXHI ËSHTË NË MUAJT E CAKTUAR, E KUSH BËNË (IA FILLON TA ZBATOJË) HAXHIN NË KËTA MUAJ, NUK DUHET TË KETË KONTAKT ME GRA, E AS FJALË TË KËQIJA, DHE NUK KA KONTESTE NË DITËT E HAXHIT. ÇKADO QË TË BËNI MIRË, ALLAHU E DI. DHE FURNIZOHUNI ME ÇKA JU NEVOJITET PËR RRUGË! DEVOTSHMËRIA ËSHTË FURNIZIMI MË I MIRË, E JU TË ZOTËT E MENDJES KINI DRONË TIME"**

**(EL BEKARE, 197)**



PËRMBAJTJA





## Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në takim lamtumirës shefin e deritashëm të UNMIK-ut në Kosovë, Farid Zarif

*Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 24 gusht priti në një takim lamtumirës përfaqësuesin special të Sekretarit të Përgjithshëm të Kombeve të Bashkuara (KB), shefin e deritashëm të UNMIK-ut në Kosovë, Farid Zarif.*

*Myftiu Tërnava e falënderoi z. Zarif për punën, kontributin dhe angazhimin e tij në Kosovë, si dhe i uroi sukses në misionin e tij të ri.*

*Myftiu Tërnava po ashtu vlerësoi lart punën dhe kontributin e agjencive të Kombeve të Bashkuara për Kosovën.*

*Ndërsa, në anën tjetër, shef i deritashëm i UNMIK-ut në Kosovë, Farid Zarif, e falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe për bashkëpunim e mirë gjatë misionit të tij në Kosovë, duke vlerësuar progresin që ka shënuar Kosova përgjatë këtyre viteve. (R. Shkodra)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Atdheu

*Kryejini haxhin dhe umren për hir të Allahut!*
*(El Bekare, 196)*

*Gjatë muajve të verës Kosovën tonë e freskojnë bashkatdhetarët tanë, të cilët jetojnë dhe veprojnë në shtetet e Evropës por edhe në kontinentet e tjera, që me vizitat e tyre gjatë këtyre muajve e gjallërojnë këtë tokë dhe këtë dhe. E rëndë bëhet jeta në kurbet, larg famljes e farefisit, larg atdheut dhe larg çdo gjëje të dashur.*

*Atdheu është magnet e forcë që vazhdimisht të terheq drejt tij. Mërgimtarët kanë mallë edhe për gurët, baltën e ferrat e vendlindjes, edhe pse vendi ku jetojnë i ka kushtet shumë më të mira. Fjala atdhe në vetvete përmban dashuri e mallëngjim, sepse në të ngërthehet emri i dheut ku linde dhe i babait, i dheut ku shijove ajrin e parë të kësaj jete, pastaj i vendit ku të ka ngrohur rrezja e parë e këtij dielli, ku ke luajtur e ke qarë… Në memorie gjithmonë janë kujtimet e paharrueshme të fëmijërisë, të cilat të shoqërojnë dhe janë pjesë e pandashme e jetës tënde. Vendi ku ke mësuar shkronjat e para të gjuhës së bukur shqipe. Rrezet e diellit në atdhe janë më të ngrohta se çdokund tjetër, anipse i njëjti diell ngrohë gjithë këtë planet.*

*Edhe në historinë islame rrëfehet se Muhamedi a.s. u detyrua që ta lëshojë atdheun e tij, Mekën, dhe kur doli, në dalje të saj, me lotë në sy, tha: "Sikur të mos më detyronin të të braktisja, asnjëherë nuk do të largohesha nga ti."*

*Vazhdimisht te gjeneratat e reja duhet të kultivohet dashuria dhe malli për atdheun. Përshkrimin e atdheut si të pazëvendësueshëm e bëri edhe poeti kombëtar, Andon Zako Çajupi, kur thotë:*

*"Mëmëdhe quhet toka,*
*Ku më ka rënë koka*
*Ku kam dashur mëmë e at'*
*Ku më njeh dhe gur i thatë*
*Ku kam pasur shtëpinë*
*Ku kam njohur Perëndinë..."*

*Dashuria ndaj atdheut kërkon edhe detyra, prandaj prindi duhet ta mësojë dhe edukojë fëmijën e tij drejt e në baza të shëndosha dhe frymë kombëtare e fetare. Mësuesi në shkollë duhet të luajë rolin e prindit, që çdo ves dhe traditë të keqe te fëmijët ta eliminojë, dhe trekëndëshi shkollë-mësues-familje të funksionojë sa më mirë. Bujku në arë duhet ta kryejë punën e tij si duhet dhe me zell, administrata shtetërore t'i kryejë punët me përkushtim dhe për gjithë qytetarët e vet, pa përtesë dhe me korrektësi. Imami me vazin e tij duhet të mbjellë besimin e drejtë, dashurinë ndaj atdheut dhe shoqërisë. Politikani duhet të vendosë me përgjegjësi kombëtare dhe kolektive, dhe jo të shohë interesin individual para atij kolektiv, në mënyrë që të gjithë të kemi një prosperitet dhe zhvillim kombëtar, sikurse popujt e zhvilluar. Gazetari, polici, ushtari duhet të ndihmojnë në fushat e tyre, që të mbrohet vendi dhe të kemi një shoqëri të sigurt. Sepse vetëm përmes gjuhës dhe arsimimit shqip ne e forcojmë identitetin tonë kombëtar dhe fetar, duke ecur lirshëm përkrah popujve të tjerë, rrugës së zhvillimit e të prosperitetit. Prandaj obligimi ynë kryesor, dhe i vetmi, është që prindërit, nxënësit, arsimtarët shqiptarë etj., t'i kushtojnë rëndësi të veçantë këtij elementi kaq madhor.*

*Shteti ynë duhet të bëjë edhe më shumë për mërgimtarët, në mënyrë që çdo nevojë që ata kanë, qoftë në rregullimin e dokumentacionit apo kërkesave të tjera legjitime që kanë, sikurse është edhe lirimi nga sigurimi në hyrje të kufijve të Kosovës, etj., pra të u ofrohet sa më shpejt me sa më shumë respekt. Nga ana tjetër, bashkatdhetarëve duhet t'u mundësohet që, po të dëshirojnë të investojnë në atdhe e të hapin biznese, këtë ta bëjnë sa më lehtë dhe sa më shpjetë, si dhe investimi i tyre të jetë shumë i sigurt. Në fund të fundit, nëse ata investojnë këtu dhe e derdhin kapitalin e tyre në vendlindje, kjo është më mirë se kudo jashtë atdheut.*

*Zoti e ruajtë vendin tonë, dhe e bëftë të begatë për gjeneratat e reja! Amin!*

*Mr. Rexhep Suma*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “Edh-Dharijat” (2)

## Betimet hyjnore për vërtetësinë e Ringjalljes

وَالذَّارِيَاتِ ذَرْوًا

*1. Betohem në erërat që ngrenë-çojnë (dheun-pluhurin)*

***

Meqë kah fundi i sures paraprake, “Kaf”, Allahu xh.sh. sqaroi se idhujtarët ishin këmbëngulës në insistimin e tyre të marrë për mohimin e ringjalljes, edhe përkundër sjelljes së argumenteve të qarta, atëherë nuk mbetet diç tjetër përveç vërtetimit të kësaj Thirrjeje me Iman të pastër, raandaj edhe kjo sure është hapur pikërisht me këto katër betime të njëpasnjëshme hyjnore. Këto betime kanë një qëllim të lartë, të përçojnë një mesazh të qartë te mohuesit e Ringjalljes, se ajo do të ndodhë patjetër. Ky është caktim i Allahut, e Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Plotfuqishëm për çdo proces.

### Koment

وَالذَّارِيَاتِ ذَرْوًا

*1. Betohem në erërat që ngrenë-çojnë (dheun-pluhurin)*

Argumentet e Allahut në këtë ekzistencë janë shumë. Secili prej nesh i sheh dhe i përjeton në një mënyrë. Shumë nga fenomenet natyrore që i shohim përreth nesh, ndonëse në një mënyrë duken të frikshme, të trishtueshme e të çuditshme, megjithatë janë madhështore, dhe paraqesin argumente dhe shenja të madhështisë së Tij absolute. Allahu xh.sh. thotë: “Ne do t’ua bëjmë atyre të mundshme që t’i shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre, deri sa t’u bëhet e qartë se ai (Kurani) është i vërtetë...” (Fussilet, 53).

Në këtë gjithësi ekzistojnë shumë nga fenomenet e mbinatyrshme, e që vazhdimisht mahnitin mendjet tona. Këto fenomene natyrore janë ushtri nga ushtritë e panumërta të Allahut, të cilat përbëhen prej engjëjve, njerëzve xhindëve, shtazëve,



shpezëve, trupave qiellorë, deteve, erërave me shtrëngata e uragane shkatërrues, vullkaneve, tërmeteve etj. I Lartmadhërishmi në lidhje me këtë thotë: "Ushtritë e qiejve e të tokës janë vetëm të Allahut, dhe Allahu është i Fuqishëm e i Urtë." (El-Fet'h, 7), dhe: "... e ushtrinë e Zotit tënd nuk e di kush pos Atij...", (El-Muddeth-thir, 31).

Një nga argumentet apo fenomenet natyrore janë edhe erërat, si krijesë nga krijesat e Zotit, të cilat syri i njeriut nuk mund t'i shohë, por mund t'i ndiejë dhe t'i shohë gjurmët e tyre. Këto erëra mund të shfaqin mëshirën dhe freskinë: "Nga argumentet e Tij është edhe që, Ai t'i lëshojë erërat përgëzuese dhe t'ua shijojë juve nga mëshira e vet (shiun)." (Er-Rrum 46), por njëkohësisht edhe ndëshkimin, me urdhrin e Krijuesit të tyre: "Edhe në Adin (kemi lënë shenjë) kur Ne lëshuam kundër tyre erën rrënuese." (Edh-Dharijat, 41).

Fillimi i kësaj sureje të bekuar me betimin në erërat, të cilat ngrenë-çojnë pluhurin, na vë në dijeni për madhështinë dhe dobitë e erërave për jetesën në tokë. Këto erëra, që në përditshmërinë tonë i gjejmë të forcave dhe intensiteteve të ndryshme, janë studiuar mirë nga dijetarët e shkencave natyrore, por edhe të atyre fetare. Nga ajo që kemi mësuar nga shkenca është edhe fakti se dobitë e erërave për banorët e Tokës janë të shumta. Është e ditur se në mungesë të erës, jeta mbi sipërfaqen e tokës do të ishte e pamundur, në çfarëdo forme qoftë. Dhe, pikërisht janë erërat si shkak që shiu i bekuar të pikojë nga qielli, me urdhrin e Allahut, duke qenë përgëzuese i mirësive dhe mëshirës së Allahut për banorët e Tokës.

"Ai është që i lëshon erërat si përgëzim (sihariq) pranë mëshirës (shiut) së Tij. E kur ato (erërat) bartin re të mëdha, Ne i sjellim mbi një tokë të vdekur dhe lëshojmë në të ujin (shiun), dhe me të (me ujin) nxjerrim të gjithë frutat. Kështu i nxjerrim (i ngjallim) të vdekurit, ashtu që ta përkujtoni (fuqinë e Zotit)." (El-A'raf, 57).

Erërat, me lejen e Allahut, e kanë edhe një funksion tjetër madhor për jetën tonë. Ato, duke bartur farërat, i frytëzojnë (mbarsin) pemët dhe frutat nëpër tokë: Në lidhje me këtë shih ajetin 22 të sures El-Hixhr, ku Allahu xh.sh. thotë: "Ne i lëshojmë erërat mbarësuese, e nga qielli (retë) lëshojmë shi dhe atë jua japim ta pini."

Një tjetër funksion i erërave është se ato lëvizin ujërat e tokës, dhe po të mos ishin këto erëra uji do të qëndronte në një vend, i palëvizshëm, me se do të pamundësohej jeta në Tokë. Ka'bel Ahbari, në lidhje me këtë, thotë: "Po të ndaleshin së fryri erërat, për tre ditë, çdo gjë në mes Tokës e Qiellit do të prishej, kalbej e merrte erë.



Duke gjurmuar nëpër tefsirë të ndryshëm, shohim se dijetarët i kanë dhënë një rëndësi shumë të madhe komentimit të ajeteve që kanë të bëjnë me erërat. Ata, ndër të tjera, kanë theksuar se në Kuran janë përmendur këto lloje të erërave:

1. El-Mubesh-shirat - (Erërat përgëzuese) - "Nga argumentet e Tij është edhe që, Ai t'i lëshojë erërat përgëzuese dhe t'ua shijojë juve nga mëshira e vet (shiun)..." (Er-Rrum, 46).

2. En-Nashirat - (Erërat shpërndarëse), të cilat janë përgjegjëse për lëvizjen e të gjitha llojeve të reve, me urdhrin e Allahut. "Pasha engjëjt që u



është besuar shpërndarja e reve, dhe që i shpërndajnë!" (El-Murselat, 3). Ky është mendim i dijetarëve të cilët fjalën"En-Nashirat" e komentojnë në kontekst të erës, ndonëse shumica e dijetarëve janë të mendimit se kjo fjalë nënkupton engjëjt përgjegjës për shpërndarjen e erërave dhe reve.

3. El-Murselat - "Pasha erërat që fryjnë një pas një (pandërprerë)!" (El-Murselat, 1).

4. Edh-Dharijat - Erërat që ngrenë e çojnë pluhurin-dheun, dhe po ashtu shpërndajnë farërat, duke bërë edhe fekondimin e frutave: "Betohem në erërat që ngrenë-çojnë (dheun-pluhurin)", (Edh-Dharijat, 1).

5. Levakih - (Erërat mbarësuese), që frytëojnë pemët dhe frutat e tokës: "Ne i lëshojmë erërat mbarësuese, e nga qielli (retë) lëshojmë shi dhe atë jua japim ta pini." (El-Hixhr, 22).

Pesë llojet e para të erërave ishin erëra e mëshirës, të cilat bartin retë e shiut duke sjellë freski dhe duke ujitur tokën, për të dhënë fruta, ndërkohë që katër erërat që do të përmenden në vazhdim janë erëra të ndëshkimit, me të cilat Allahu xh.sh. ka shkatërruar popujt e ndryshëm.

5. Er-Rrihu-s-Sarsar - (Furtunë shungulluese): "Kurse fisi Ad u shkatërrua nga një furtunë e rreptë shungulluese." (El-Hakkah, 6).

6. Al-Akim - (Erë rrënuese-shkatërruese): "Edhe në Adin (kemi lënë shenjë), kur Ne lëshuam kundër tyre erën rrënuese." (Edh-Dharijat, 41).

7. El-Kasif - (Uragan shkatërrues). Kjo erë e fortë është një lloj uragani, që është në gjendje të trazojë valët e detit, duke shkaktuar cunami me valë

gjigante: “A mos jeni të sigurt se Ai nuk do t’ju kthejë njëherë tjetër në det, e t’ju lëshojë ndonjë furtunë të erës...?!” (Isra’ë 69).

8. Al-Asif - Uragan i intensitetit më të lartë, i cili shkallmon e shkatërron çdo gjë para vetes, duke shkaktuar stuhi e furtuna shumë të mëdha. “Pasha erërat që janë shumë të stuhishme e shkaktojnë furtunë.” (El-Murselat, 2).

Komentatorët e Kuranit japin shpjegime se fjala “Rih”, “Riha-n”, ose e shoqëruar me “lamin shques” - “Er-Rrihu”, në njëjës, në Kuran është përmendur 18 herë. Një herë tjetër është përmendur në trajtën “rihukum”, dhe pothuajse gjithmonë nënkupton ndëshkimin dhe azabin që ka zbritur për popujt e prishur e kryeneçë ndaj urdhrave të Allahut, përveç në tre raste: (Jusuf, 94); (Junus, 22), dhe (El-Enbija’ë, 81). Kurse fjala “Rijah”, ose “Er-Rrijah”, në shumës, në Kuran ka ardhur gjithsej 10 herë, dhe gjithmonë nënkupton shoqërimin e erërave me mëshirë, përgëzim, si bartëse të reve që sjellin shi ujitës, erëra mbarësuese etj..



### Edukata islame ndaj erërave si fenomen natyror

Myslimanët, të pajisur me edukatën e lartë kuranore dhe atë profetike, duhet të jenë shumë të vëmendshëm ndaj këtyre fenomeneve natyrore, sidomos erës. Duke pasur parasysh se erërat, siç thamë, janë ushtri nga ushtritë e Allahut, duhet kuptuar se pas tyre qëndrojnë urtësi të shumta. Ato mund të jenë erëra mëshire, por edhe erëra shkatërruese. Në lidhje me këtë edukatë që myslimanët duhet ta kenë flasin shumë hadithe të Resulullahit s.a.v.s., ndër të cilët kemi përzgjedhur këta:

- Transmeton Muslimi, në Sahihun e tij, nga Aisheja r.a., të ketë thënë: “Në ditën që frynte fort dhe ishte e vranët, vërehej qartë shqetësimi në fytyrën e të Dërguarit të Allahut. Ai ecte herë para e herë prapa (nga shqetësimi). Nëse binte shi, gëzohej dhe i largohej mërzia. Aisheja thotë: “E pyeta të Dërguarin e Allahut se përse tërë ky shqetësim?”, ndërsa ai më tha: “Kisha frikë në mos ishte dënim të cilin Allahu mund t’ia dërgojë umetiti tim.” Aisheja r.a. sërish thotë se, kur ai shihte që po binte shi, thoshte: “Mëshirë.”

- Në një transmetim tjetër nga Buhariu, i Dërguari i Allahut ka thënë: “Oj Aishe, kush më garanton mua që në të nuk ka ndëshkim? Më parë, shumë prej popujve janë ndëshkuar me erë...!”

- Transmetohet nga Ubejj bin Ka’bi, të ketë thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: “Mos e shani erën (frymën). Nëse shihni diçka që nuk ju pëlqen (e urreni) thoni: “o Allah, ne kërkojmë nga Ti të mirat e kësaj ere, të mirat që ajo i ka, dhe të mirat me të cilat është urdhëruar, dhe kërkojmë mbrojtjen Tënde nga e keqja e kësaj ere, nga e keqja që ndodhet në të, dhe nga e keqja me të cilën është urdhëruar!”

Nga ana e Pejgamberit a.s. po ashtu jemi të porositur që të kërkojmë mbrojtjen e Allahut nga dëmi i erërave e shtrëngatave. Transmeton Ukbe bin Amir, i cili thotë: “Derisa një ditë po ecja më të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. ndërmjet Xhuhfes dhe Ebvasë, na mbuloi një errësirë e shoqëruar me erë-frymë të fortë. Ndërkohë, i Dërguari i Allahut filloi të kërkonte mbrojtjen e Allahut me suret: (Kul eudhubirabbi-l felek) dhe (Kul eudhubirabbi-n-nas). Ai m’u drejtua mua e më tha: “O Ukbe, kërko mbrojtje tek Allahu me këto dy sure, sepse askush nuk ka kërkuar mbrojtje me diçka të ngjashme si me këto dy sure!” Ukbe vazhdon e thotë: “E kam dëgjuar të Dërguarin a.s. si imam të na i lexonte këto dy sure në namaz.”

(1) TransmetonTirmidhiu, me konstatimin: hadith ‘hasensahih’. (2) TransmetonEbuDavudi, ndërkohëqë Imam Albani e konsideronsi “Sahih” në “Sahihu-t-Tergib”.

Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Islami është fe e afërsisë dhe tolerancës (2)

عَنْ عامِرِ بن أبي موسى عن أبيه قال: لَمَّا بَعَثَهُ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه و سلم و مُعاذَ بْنِ جَبَلٍ إِلَى الْيَمَنِ قَالَ لَهُمَا: » يَسِّرَا وَ لاَ تُعَسِّرَا وَ بَشِّرَا وَ لاَ تُنَفِّرَا وَ تَطَاوَعَا وَ لاَ تَخْتَلِفَا « .

***Transmetohet nga Amir bin Ebi Musa se babai i tij i ka thënë:"Kur Pejgamberi a.s. i dërgoi Ebu Musain dhe Muadh bin Xhebelin në Jemen u pat thënë: "Lehtësoni, e mos rëndoni! Përgëzoni (argëtoni), e mos largoni! Njëri-tjetrin dëgjojeni dhe mos u ndani."[1]***

### Paqja duhet të jetë e plotë

Në kontekst me këtë mund të themi se fjala paqe në asnjë popull e as vend nuk ka zënë pozitë më të merituar se sa në fenë islame. Gjithashtu historia nuk njeh asnjë qytetërim që fjalën paqe e ka përdorur për pjesëtarët e tij, as për qytetarët e tij, ose për vendet e tij ose për portat e tij, sikurse që e ka përdorur Islami, duke filluar nga pjesëtarët e tij me emrin Abdus-Selam (Rob i Zotit të paqes) ose vetëm Selam (Paqe), pastaj për qytetet dhe vendet e saj Darus selam - Qyteti i paqes, vendi i paqes – babus-selami. Ky emër është përdorur edhe për tërësinë territoriale, gjeografike të shtrirjes së shtetit islam, ku i tërë shteti është emërtuar Darus selam - Shteti i paqes. Nga kjo kuptohet se shteti islam gjithmonë ka bërë luftë çlirimtare që të sigurohet paqja e barabartë dhe e plotë për tërë njerëzimin. Historia e vërtetë nuk shënon asnjë rast se aty ku kanë dominuar muslimanët të jetë bërë ndonjë padrejtësi ose shkelje të të drejtave të njerëzimit. E në të kundërtën aty ku nuk ka depërtuar forca islame, historia shënon me mija dhe qindra raste për padrejtësi, mizori dhe viktima civile.

Me të vërtetë, paqen të cilën islami e kërkon dhe nxitë në të është paqja e plotë dhe e përkryer, e cila nuk kufizohet në atë se si sot po kuptohet nga shumë zëra të botës, e të cilët po mendojnë se nëse anëtarësohesh në kombet e bashkuara dhe nëse nuk ka luftë në atë shtet, është arritur paqja. Kjo është vetëm minimumi i paqes. E paqja e vërtetë përfshin jetën stabile brenda shtetit duke përfshirë në rrjetin e saj qytetarët, institucionet, qeverinë, asociacionet dhe organizatat e ndryshme qeveritare dhe jo qeveritare. Ndërsa paqja e jashtme e shtetit përfshin në rrjetin e saj marrëdhëniet e mira dhe miqësore me shtetet në tërësi. Shteti në arenën e jashtme nuk mund të arrijë paqen pa i siguruar të drejtat e qytetarëve, stabilitetin dhe përmirësimin e kushteve jetësore brenda kufijve të brendshëm. Duke siguruar paqen në brendësin e shtetit, atëherë shumë më lehtë arrihet paqja dhe stabiliteti ndërkombëtarë i shteteve.

Njerëzit në përgjithësi sot nuk janë në gjendje të arrijnë e të kuptojnë pozitën dhe vlerën e paqes në islam, përveçse nëse kthehen dhe e shqyrtojnë gjendjen e botës në kohën kur u paraqit Islami. Para se të paraqitej Islami ishte kohë e injorancës përplot vrasje, plaçkitje, kidnapime dhe luftëra të egra në mes fiseve arabe dhe joarabe. Po ashtu ekzistonte luftë e vazhdueshme në mes shteteve më të mëdha të asaj kohe, perandorisë romake në perëndim dhe perandorisë persiane në lindje. Kjo lini e luftës duket se edhe sot po vazhdon duke e rrezikuar paqen, herë nga perëndimi e herë nga lindja. Të gjitha këto luftëra dhe diskriminime po zhvillohen në disfavor të njeriut në veçanti, e në disfavor të paqes në përgjithësi. Sot emrin paqe e ka zënë emri luftë. Lufta e pakuptimtë është bërë në të kaluarën dhe po bëhet edhe sot.

Lidhur me këtë, Islami mos ekzistimin e paqes e ka konsideruar si problem parësor që duhet të zgjidhet për të arritur stabilitetin dhe sigurinë e njeriut… Këtë zgjidhje e ka arritur duke e imponuar, publikuar dhe kërkuar paqen. Kjo gjë na obligon ne që t'ua përkujtojmë të tjerëve rëndësinë e paqes që i ka kushtuar Islami para se të ngritin zërin organizatat e botës ndërkombëtare për ruajtjen e paqes.

Duke shqyrtuar rëndësinë e paqes që i kushtoi Islami themi se kur Islami përgatiti thirrjen për paqe: "O ju që besuat hyni në Islam (paqe) në tërësi." (Bekare, 208) ajo nuk ishte vetëm thirrje e një parimi shpirtëror të mjeg-



ulluar pa principe dhe sqarime, por ajo u kurorëzua praktikisht në të gjitha lëmenjtë jetësore të njeriut. Islami bëri një lidhje të fuqishme në mes njeriut dhe Allahut xh.sh. përmes principeve të qarta dhe normave të plota që pasuesin e tij, pa fare dyshimi, e shpie në paqe duke e shmangur nga poshtërimi, mposhtja, shkeljet dhe rreziqet e llojllojshme. Allahu xh.sh. thotë: "Krenaria i takon Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve të Tij." (El Munafikunë, 8)

Kështu që besimi në Allahun xh.sh. detyrimisht nxit krenarinë e njeriut me Krijuesin e tij. Ashtu siç nxit jetën në tokë me paqe dhe atë duke u bazuar në rregullat e kushtetutës islame në të gjitha aspektet e jetës njerëzore. Dhe atë paqe Islami pikësëpari e ekspozon në besim, mandej në jetën private –individuale, mandej në lidhjet ndërnjerëzore - qytetare, mandej në sistemin e përgjithshëm, mandej në qeverisje dhe të gjykuar ndërmjet njerëzve.

Në çështjen e besimit, kushtetuta islame ka urdhëruar paqe ndërmjet dijes dhe mendjes në një anë dhe besimit në Allahun në anën tjetër. Kjo kushtetutë në thirrje për besim në Allahun i ka përcaktuar njerëzit që punojnë, mendojnë, logjikojnë dhe meditojnë. Në kontekst me këtë thotë: "Thuaj: kjo është rruga ime, Unë dhe ata që vijnë pas meje ju thërrasin (të besoni) në Allahun me argumente". (Jusuf,108) gjithashtu thotë: "Kështu i sqarojmë argumentet një populli që kupton." (El Ea'rafë, 32) Gjithashtu thotë:

"Ne kështu u sqarojmë faktet njerëzve që logjikojnë." (Err-Rrumë, 28). Në një vend tjetër thotë: "Njerëzve që meditojnë." (Junus, 24)

### Paqja me pjesëtarët e feve tjera

Sa i përket pasuesve të feve të tjera, Islami në kushtetutën e tij detyrimisht u ka garantuar dhe ka urdhëruar paqe me ta në çështjen e besimit. Në këtë kushtetutë thuhet: "Në fe nuk ka dhunë (imponim)". (El Bekare, 256).

Një thënie të tillë sot mundohet ta arrij shoqëria njerëzore përmes deklaratave dhe konventave të ndryshme demokratike për të penguar dhunën me ngjyrë racore apo fetare, njëherit për të ruajtur të drejtën dhe lirinë e besimit. Por qëndrimeve të tilla i ka paraprirë Islami para katërmbëdhjetë shekujve, si në teori ashtu edhe në praktikë. Me këtë deklaratë Islami arrin kulminacionin e tolerancës dhe bashkëjetesës me pjesëtarët e feve tjera. Muslimanët në përgjithësi nuk ushqejnë urrejtje ndërfetare e as ndëretnike dhe as që i pengon bashkëpunimi me pjesëtarët e feve tjera, ngase ne me urrejtje dhe armiqësi vihemi në kundërshtim më parimet tona fetare. Përkundrazi Islami nxitë në mirësjellje me pjesëtarët e feve tjera, pavarësisht se çfarë besimi dhe etniteti kanë, por me kusht që ata mos të jenë prej atyre që na luftojnë dhe na ndjekin nga vatrat tona. Në këtë drejtim Allahu xh.sh. thotë:"Allahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja, Allahu i do ata që mbajnë drejtësinë." (El Mumtehine, 8).

Sa i përket luftës ajo është bërë obligim për të mbrojtur lirinë e besimit dhe për të ruajtur paqen, të cilën njeriu sapo e ka siguruar. Bazuar në këtë ajet të lavdishëm muslimanit nuk i lejohet jetesa dhe bashkëpunimi me kriminelët dhe gjithë ata që duart e tyre i kanë zhytur në gjak ose kanë ushtruar ndonjë lloj dhune ndaj popullatës të pafajshme civile. Islami për jomuslimanët ka paraparë edhe të drejta të plota në jetën civile, saqë ka shkuar aq larg duke i lënë ata të lirë që vet të gjykojnë në çështjet e tyre jetësore, gjë që ende nuk e shohim te asnjë shtet prej shteteve të krishterë në të kaluarën, e as në të sotmen. Se çfarë kanë qenë raportet, marrëdhëniet dhe disponimi i të krishterëve me muslimanët në shtetin islam këtë më së miri e tregojnë disa historianë të krishterë, të cilët duke rrëfyer për luftën e kryqëzatave në Jerusalem thanë se ardhja e të krishterëve katolikë – evropian në këtë qytet rezultoi me mbyllje të kishave



ortodokse-lindore dhe me maltretim të patrikëve të tyre, sa që banorët të krishterë vendas më tepër i donin dhe i simpatizonin muslimanët se sa të krishterët e ardhur. Kjo është një fakt që tregon për mirësjelljen dhe drejtësinë e shtetit islam, e që kësaj radhe dëshmohet nga vet të krishterët, pavarësisht nga dallimi i tyre kishtar.

Sa i përket jetës private, kushtetuta islame detyrimisht ka urdhëruar për paqe, e atë në mes dëshirave të njeriut në jetën e tij private dhe në të menduarit në bamirësi dhe dobi të atyre dëshirave. Në kontekst me këtë Kur'ani thotë: "Thuaj: Kush i ndaloi bukuritë dhe ushqimet e mira që Allahu i krijoi për robërit e Vet? Thuaj: Ato janë në këtë botë për ata që besuan…". (El Ea'rafë, 32).

Pra, kështu Islami i është përgjigjur dëshirave të njeriut, që këto të mira t'i shfrytëzojnë për jetën e tyre private duke ruajtur interesat e shoqërisë pa shkaktuar armiqësi dhe dhunë mbi normat logjike si dhe pa dëmtuar natyrshmërinë e njeriut në rrethin ku jeton dhe vepron. Po ashtu Islami rekomandon që të mirat dhe bukuritë e kësaj jete dhe pronën e trashëguar ta arrijë brenda normave të lejuara me punë dhe vepra të lejuara.

Sa i përket qeverisjes dhe të gjykuarit kushtetuta islame detyrimisht ka urdhëruar paqe në mes njerëzve. Drejtësia është obligative në qeverisje dhe në të gjykuar për të ruajtur në mënyrë të barabartë të drejtat e të gjithë atyre që udhëhiqen dhe mbrohen nga ligji islam, pavarësisht se çfarë etniteti fetar dhe kombëtar ka ai njeri. Lidhur me këtë Islami lart e ka ngritur zërin e tij të drejtë: "... dhe assesi të mos ju shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë, bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afër devotshmërisë." (El Maide, 8). Islami në qeverisjen e tij asnjëherë nuk ka bërë dallime në etnitetin kombëtar dhe fetar, d.m.th. nuk ka bërë dallime në të drejtat e tyre, gjë që sot në shumë shtete me sistem demokratik hasim në shkelje të të drejtave fetare, edhe atë duke provokuar në ndjenjat psikike të individit. E këto dallime në kohët e sodit janë si rezultat i demokracisë formale, të njëanshme, e që pas asaj demokracie fshihet nacionalizmi fetar dhe kombëtar.

Pas krejt këtij shqyrtimi mund të themi se vetëm Islami është paqe për njeriun. Ai është paqe në parimet e tij, është paqe në përshëndetjen e tij, është paqe në Natën e shpalljes së tij, është paqe në emrin e Zotit të tij, është paqe në esencën e tij në mes mendjes dhe besimit të tij, është paqe për pjesëtarët e feve të tjera, është paqe dhe bamirësi në kërkesat e jetës private, është paqe dhe mirëqenie në mes atyre që punojnë me konditat e tij dhe në mes të njerëzve në përgjithësi, nëse nuk luftojnë muslimanët dhe nuk i ndjekin nga shtëpitë e tyre, e atëherë lufta është kundër mizorisë dhe armiqësisë, por edhe kjo bëhet për hir të paqes. Ai është paqe në sistemin e përgjithshëm, i cili nuk ka klasa e as gjeneza e as lloje, ai është paqe në qeverisje dhe pushtet, është i drejtë dhe i vërtetë në mes muslimanëve dhe jo muslimanëve.

Dhe për fund, Islami ka qenë paqe, është paqe dhe do të jetë paqe. (*fund*)

[1] "Sahihul Buhari", nr.6124, Kitabul edeb. [2] "Sahihu Muslim", nr.1478, Kitabu t-talak. [3] "Sahihul Buhari", v.1, f.23, nr.39; "Sunen En-Nesaij", v.8, f.121, nr.5034. [4] El-Ajni, "Umdetul Kariji", v.1, f.237. [5] El-Ajnij, "Umdetul karij", v.1, f.238. [6] Ibn El-Ethir, "Usdul gabe", v.2, f.466. [7] "Sunen Ibn Maxhe", El-Ikame, nr.182. [8] "Sunen En-Nesaij", v.5, f.268, nr.3057. [9] "Sahihu Muslim", v.1, f.341, nr.467; "Sahihul Buhari", v..I, fq.248, nr.671. [10] El-Ajni, "Umdetul Karij", v.1, f.235.* El-Hanifë tek arabët konsiderohet feja e pastër e trashëguar nga Ibrahimi a.s.* Es-semha – tolerante, nënkupton fenë që nuk ka vështirësi-mundime në të, diçka e lehtë për njerëzit, tolerante. Nuk është sikur feja krishtere të cilën e vështirësuan klerikët – popët e tyre. [13] "Musned Ahmed", v.5, f.266, nr.22345.[14] "Sahihul Buhari", v.1, f.89, nr.217. [15] Pa aty, v.3, f.1306, nr.3367[16] Iz-Zudin Abdus-Selam, "Kavaidul Ahkami fi mesalihil enami", v.3, f.8. [17] Sahihu Muslim, v.1. f: 414, nr.591; "Sunen Ebi Davud", v.1, f.474, nr.1512. [18] "Sahihul Buhari", v.1, f.56, nr.121. [19] "Sahihul Buhari", v.1, f.13, nr.10.

Isa Tërshani

# Urtësia e haxhit

"Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Meke), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin." (Ali Imran, 96)

Myslimani përmes namazit pesë herë në ditë e drejton fytyrën e vet kah Qabeja e Madhërueshme. Ashtu ai tërë jetën e vet e lidh me Kiblen, e cila është simbol i ibadetit, vendlindje e të Dërguarit Muhamed a.s., dhe xhamia e parë në Tokë, të cilën Allahu e ka bërë vend ku duhet bërë ibadet Atij. Për këtë çështje vizita e shtëpisë së Zotit, haxhi, prezanton dëshirën e çdo myslimani, dëshirë që vazhdimisht rritet dhe kurrë nuk zvogëlohet, deri sa të realizohet, sepse myslimani në haxh sheh dëshminë e tubimit rreth një qëllimi që i bashkon myslimanët anekënd botës.

Haxhi është një nga pesë shtyllat e Islamit, është adhurim që Allahu e bëri obligim një herë në jetë, për myslimanët që i plotësojnë kushtet e parapara. Allahu i Madhërishëm në Kuranin famëlartë ka thënë: "...për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo..." (Ali Imran, 97).

Gjithashtu edhe i Dërguari i Allahut s.a.v.s., në hadithin e gjatë në të cilin iu përgjigj melekut Xhibril në pyetjet e parashtruara, e konfirmoi se haxhi është një nga shtyllat e Islamit. Muhamedi a.s. tha: "Islami është ngritur mbi pesë shtylla (baza): Dëshmia se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi a.s. është i Dërguar i Allahut, falja e namazit, dhënia e Zekatit, kryerja e haxhit dhe agjërimi i Ramazanit."[1]

Për haxhin mund të flitet nga shumë aspekte dhe për shumë dimensione të tij, gjegjësisht mund të bëhet përshkrimi i mënyrës së kryerjes së haxhit, mund të shqyrtohen dispozitat juridike të haxhit, për qëndrimin e haxhinjve, etj.[2] Në këtë shkrim nuk do të ndalemi në asnjërën nga këto që përmendëm, por do të ndalemi në disa urtësi që përmban haxhi.

### Haxhi dhe urtësitë e tij

Haxhi është adhurim (ibadet) që në vete ngërthen shumë të mira e urtësi, e sa për ilustrim do t'i përmendim vetëm disa nga ato:

a. Haxhi është shkak që bën shlyerjen e gabimeve dhe mëkateve. Nëse vizita e Qabesë bëhet me nijet të sinqertë dhe me pasuri të fituar nga hallalli, është shkak dhe shpresë e madhe për shlyerjen e mëkateve. Ibni Abasi transmeton: "Ishim me të Dërguarin a.s., ndërkohë që erdhi një grup nga Jemeni dhe thanë: "O i Dërguar i Allahut, na trego për vlerat e haxhit!" Pejgamberi a.s. tha: "Çdo njeri që del nga shtëpia e tij për të kryer haxhin ose umren, sa herë që e ngre dhe e ul këmbën, i bijnë gjynahet nga trupi i tij ashtu siç bijnë gjethet e pemës. Kur vjen në Medinë dhe më dërgon selam, edhe melekët do t'ia kthejnë selamin. Kur arrin te vendi Dhulhulejfe dhe merr gusël (pastrohet), Allahu do ta pastrojë nga gjynahet, dhe kur t'i veshë rrobat e reja, Allahu do t'ia ripërtërijë të mirat e tij. Kur thotë: "T'u përgjigja, o Zot, t'u përgjigja", Allahu i thotë: "Unë po të shikoj dhe po t'i dëgjoj fjalët e tua." Kur hyn në Meke dhe e bën tavafin dhe vrapimin në Safa dhe Merve, Allahu do t'ia vazhdojë mirësitë pandërprerë. Kur të qëndrojë në Arafat, e të gumëzhojnë zërat duke i kërkuar Allahut që t'i zgjidhë hallet e tyre, Allahu u krenohet melekëve të shtatë qiejve, dhe u thotë: "O melekët e Mi, që jeni banorët e qiejve të Mi, a nuk i shikoni se robërit e Mi kanë ardhur tek Unë duke iu përgjigjur thirrjes Sime, nga distanca të largëta, të lodhur e të rraskapitur, kanë shpenzuar pasuritë e tyre, kanë lodhur trupat e tyre. Pasha Madhërinë dhe bujarinë Time. Unë do t'i nxjerr të pastër nga gjynahet, porsi dita kur kanë lindur prej nënave të tyre. Kur të hedhin gurët e të rruajnë kokat dhe të vizitojnë Qabenë, do t'i thërras një thirrës nga Arshi i Allahut: "Kthehuni se jeni të falur, dhe filloni të punoni!"[3]

Gjithashtu i Dërguari a.s. ka thënë: "Shejtani nuk ndihet asnjë ditë më i pafuqishëm, më i zemëruar dhe më i poshtëruar sesa në ditën e Arafatit, dhe kjo për arsye se shikon zbritjen e rahmetit dhe faljen e Allahut për gjynahet e njerëzve, dhe nuk është ndjerë kurrë më parë kështu përveçse në ditën e Bedrit." (Buhariu dhe Muslimi).

Si dhe hadithi i njohur i Muhamedit a.s.: "Haxhi i



pranuar (mebrur) nuk ka shpërblim tjetër pos Xhenetit." (Buhariu dhe Muslimi).

Ç'është haxhi mebrur? Ekzistojnë shumë mendime lidhur me atë se cili haxh është mebrur.

Haxhi në të cilin nuk ka mëkate;

Haxhi që është i përgatitur;

Haxhi në të cilin nuk ka hipokrizi dhe shtirje, dhe;

Haxhi pas të cilit më nuk ka mëkate.[4]

Ebu Hurejra transmeton se është pyetur Muhamedi a.s.: "Cila është puna më e mirë?" Është përgjigjur: "Besimi në Allahun xh.sh. dhe të Dërguarin e Tij". I thanë: "Po tjetër?", e ai u përgjigj: "Lufta në rrugën e Allahut." – "Po tjetër?" Iu përgjigj: "Haxhi mebrur", tha i Dërguari a.s."[4]

Muslimi në Sahihun e tij shënon se i Dërguari i Allahut i kishte thënë Amr bin Asit, me rastin e dhënies së betimit: "Vallë nuk e ke ditur që Islami shlyen atë që ka qenë para tij, sikur hixhreti që shlyen atë që ka ndodhur para, dhe haxhi që e shlyen atë që ka ngjarë para tij?!"

Gjithashtu në një hadith tjetër Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e kryen haxhin, dhe me këtë rast nuk i cenon dispozitat e Allahut dhe nuk e shqipton asnjë fjalë të papëlqyeshme, do të kthehet i pastër nga mëkatet sikur atë ditë që e ka lindur nëna e tij."[6] Pastaj hadithi tjetër, që thotë: "I falen mëkatet haxhiut dhe atij për të cilin lutet haxhiu."

Vlen të përmendet se mëkatet që i fshin haxhi janë mëkate të vogla, kurse për mëkatet e mëdha doemos duhet pendimi i sinqertë te Allahu xh.sh. E mëkatet sipas sheriatit islam ndahen në dy lloje:

Mëkatet që drejpërsëdrejti ndërlidhen me Allahun xh.sh., si p.sh: mosfalja e namazit, mosagjërimi etj. dhe;

Mëkatet që ndërlidhen dhe kanë të bëjnë drejtpërsëdrejti me njerëzit.

Sa i përket mëkateve në relacionin njeri-Allah, ky lloj mëkati është e mundur të falet, pasi që vepruesi i mëkatit të pendohet dhe plotësisht t'i dorëzohet Allahut xh.sh., ngase ato mëkate janë nën mëshirën e Allahut xh.sh.: nëse dëshiron i falë, e nëse jo atëherë dënon ata që kanë bërë mëkat. Kurse mëkatet në relacionin njeri-njeri, ato mbeten borxh derisa Allahu xh.sh. t'i tubojë njerëzit pranë madhërisë së Tij, dhe t'i llogaritë ata, ashtu që secilit t'ia japë hakun që e meriton. Ky lloj mëkati mund të falet nëse njeriu kërkon falje prej atij që ia ka bërë të padrejtën, dhe ai t'ia falë. Personi që i ka borxh dikujt doemos duhet të kërkojë falje nga ai dhe t'ia falë, e pastaj mund të shkojë në haxh, sepse haxhi nuk e fal mëkatin që haxhiu ia ka dikujt. Nga kjo nënkuptohet se për ta shlyer mëkatin që ndërlidhet në relacion njeri-njeri së pari duhet të kërkohet falje nga ai që i është bërë e padrejtë, dhe ai t'ia falë, e mandej të shpresohet se haxhi do t'ia shlyejë mëkatin atij personi që bën haxhin.

Allahu xh.sh. Ditën e Gjykimit është e mundur ta falë dikë, por me kusht nëse vëllai i tij t'ia falë mëkatin. Duhet të dihet se një gjë e tillë është nga mirësia dhe butësia e Allahut, e jo nga domosdoshmëria për Të.[7]

b. Haxhi forcon besimin, i hap shtigjet që njeriu të pendohet me një pendim të sinqertë.

c. Haxhi ia mëson njeriut principet e durimit, ashtu që atë e aftëson të jetë më i durueshëm edhe gjatë problemeve të jetës së tij të përditshme. Pastaj e orienton dhe i jep kahje se si duhet të jetë i ndërgjegjshëm, i përpiktë në zbatimin e obligimeve gjatë jetës së tij.

ç. Haxhi është adhurim nëpërmes të cilit njeriu e falënderon Allahun xh.sh. për begatitë e dhuruara.

d. Haxhi ia mëson njeriut parimet e edukatës, si duhet të jetë i sjellshëm, i moralshëm dhe i edukuar. Haxhiu gjatë kohës së haxhit e ka të ndaluar të shajë dhe të flasë fjalë të pakuptimta, të këpusë bimë, gjethe, të shkatërrojë gjelbrimin në atë vend, t'i thyejë degët e bimëve etj.

Përveç dobive fetare nga haxhi ka edhe dobi të tjera: historike, shoqërore, morale, kulturore etj.

**Dobitë historike të haxhit**

Njeriu në haxh viziton vendet e shenjta: Meken, Qabenë e bekuar, Safanë, Merven, Arafatin, Muzdelifen dhe Minanë. Kujton Ibrahimin a.s. babain e shumë pejgamberëve, i cili erdhi në truallin e Mekës kur ishte një vend djerrinë e pa ujë, pa bimë, pa kafshë e njerëz, një vend që mund të quhej i pajetë. Kur gjendemi aty kujtojmë Qabenë e Madhërueshme, banorët e saj Ibrahimin a.s. dhe të birin Ismailin a.s., nënën e tij, zonjën Haxhere, që vraponte nëpër dy kodrinat, Safa dhe Merve, duke kërkuar ujë dhe gjëra tjera për jetesë. E në ato rrethana, me urdhrin e Zotit pati filluar të shpërthejë uji i famshëm në botë, uji Zem-Zem. Kujtojmë këtë vend në të cilin lindi dhe u rrit Muhamedi a.s. Në këtë vend filloi t'i zbresë Kurani. Aty jetoi dhe punoi deri në moshën 53 vjeçare, nga ku pastaj emigroi drejt Medines. Gjithashtu kujtojmë vendin ku shejtani i mallkuar u mundua ta mashtrojë Ibrahimin a.s., që të mos e zbatonte urdhrin e Zotit xh.sh., ta flijonte (kurban) djalin e tij, Ismailin a.s. Dhe në atë çast, Allahu i Madhëruar i dërgoi Ibrahimit a.s. një dash kurban, për ta prerë në vend të djalit të vet të dashur. Në këtë mënyrë vizita dhe njohja me ato vende madhështore të historisë islame e forcon edhe më shumë besimin e çdo njeriu.

**Dobitë shoqërore**

Gjatë këtij udhëtimi të shenjtë haxhiu i një vendi takohet me një haxhi të vendit tjetër. Në këtë mënyrë njihen dhe lidhin miqësi vëllazërore, duke ngrënë e pirë bashkë, duke ecur e duke bërë adhurime bashkë, dhe duke u njohur me kulturën e njëri-tjetrit. Udhëtimi e mëson njeriun të jetojë e të hyjë në marëdhënie shoqërore me të tjerët, domethënë të sillet mirë me njerëzit, të ndihmojë të tjerët e të ndihmohet prej tyre, të përkrahë të mirën e të largojë të keqen. Ja sa bukur na udhëzon Kurani për këtë udhëtim: "…nuk bën të merr nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet shkaktuar grindje…" (El Bekare,197),

Pra, haxhi forcon jetën shoqërore e bashkëjetesën vëllazërore mes njerëzve. Kjo vërtetohet edhe me ajetin tjetër të Kuranit, që thotë: "S'ka dyshim se besimtarët janë vëllezër…" (El Huxhuratë, 10).

**Dobitë morale të haxhit**

Në haxh çdo vit tubohen miliona njerëz, që vijnë nga vende të ndryshme, të largëta e të afërta. Aty takohen njerëz me tipare të ndryshme për nga gjuha që flasin, nga zakonet e shumëllojshme, moshat, temperamenti etj. Gjatë udhëtimit e qëndrimit në haxh njeriu kënaqet duke zbatuar porositë islame, dhe nga mjedisi shoqëror që shquhet nga mirësjellja. Duke vizituar ato vende madhështore e me vlera të mëdha fetare, dhe duke u njohur me haxhinj nga vise të ndryshme të botës, njerëzit zhvillohen e përparojnë. Njeriu po ashtu ndien kënaqësi të paparë, meqë gjen mikpritjen bujare të vendësve, prandaj edhe e kryen me kënaqësi të plotë këtë adhurim të madh. Gjatë qëndrimit në këto vende njeriu e kupton se në këtë mjedis duhet të sillet në mënyrën më të mirë të mundshme, duke pritur e duruar, dhe të përdorë fjalë të buta dhe të ëmbla me të tjerët.[8]

Nga kjo që thamë për urtësitë dhe dobitë e haxhit, dhe shumë të tjera që mbetën pa u thënë, pyesim: me çfarë të drejte disa njerëz refuzojnë plotësisht obligimin e haxhit dhe mbajnë qëndrimin se është shumë më mirë dhe më e dobishme që mjetet materiale për haxh t'i hargjojnë për qëllime tjera si: në ndërtim objektesh për të mirën e të tjerëve, në ndihmë nevojtarëve etj.?

Një gjë duhet ditur se haxhi është obligim i caktuar prej Allahut xh.sh. për atë që i plotëson kushtet e parapara, e nuk mund të kompenzohet me asgjë tjetër. Ai që e ka obligim haxhin e nuk e kryen, mund të ndërtojë 100 spitale, shkolla, jetimore etj., e këto do të jenë në dobinë e tij pa dyshim, por kurrsesi nuk e ka kryer haxhin, pra edhe më tutje e ka borxh këtë obligim islam. Për këtë obligim ende mendohet gabimisht nga disa, se në haxh duhet të shkohet kur të jemi në moshë. Faktet na tregojnë se si pritja e kryerjes së haxhit shumë persona i ka mashtruar, sepse disa kanë vdekur, disa janë sëmurë, e disa janë varfëruar. Muhamedi a.s. ka thënë: "Shpejtoni në kryerjen e obligimit të haxhit, sepse askush prej jush nuk e di se çka mund ta pengojë (nesër) të mos e kryejë!"(Ahmedi).

Në fund, e lusim Allahun e Madhërishëm që të na bëjë prej atyreve që e kryejnë këtë obligim, kurse ata që nuk kanë mundësi Allahu ua mundësoftë ta kryejnë këtë ibadet madhështor! Amin!

(1) Sahihu i Buhariut, nr. 8, po ashtu Sahihu i Muslimit nr. 21, Tirmidhiu nr. 2609. (2) Mr. Bashkim Aliu, Mozaiku Islam, Furkan, 2014, Shkup, f. 130. (3) Saimir Bulku. Edukimi shpirtëror, Sira, Prishtinë, 2014, f. 138. Shënon Ahmedi. (4) Abdulhamid Mahmud Tuhmaz, Fikhu Hanefi, Vëllimi i l, Ibadat, Prishtinë, 2008. f. 529. (5) Sahihu i Buhariut, nr. 1519. (6) Sahihu i Buhariut, nr. 1521. (7) Fahrudin Ebibi, Irfan Abazi, Taxhedin Bislimi, Jusuf Zimberi, Pesë Shtyllat e Fesë Islame, Shkup, 1998, f. 571. (8) Vehbi Sulejman Gavoçi, Shtyllat e Islamit, Tiranë, 1999, f. 299.

Mr. Ekrem Maqedonci

# Obligueshmëria e haxhit dhe mënyrat e kryerjes së tij

Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. të ketë thënë: "Është pyetur i Dërguari i Zotit: "Cila është puna më e vlefshme te Zoti i Madhërishëm?" E ai ka thënë: "Besimi në Zotin dhe të Dërguarin e Tij." - "E më pastaj cila?" i është thënë. Ka thënë: "Haxhi i pranuar te Zoti xh.sh."[1]

Fjala haxh në kuptimin etimologjik do të thotë: të synosh diçka, të kesh diç për qëllim, ndërsa në kuptimin terminologjik nënkupton: "Vizitën e Qabesë për hir të Zotit të Madhërishëm, me nijet për të kryer një nga ibadetet dhe shtyllat e Islamit, dhe ky ibadet të bëhet në kohë të caktuar, vend të caktuar, mënyrë dhe rituale të caktuara."[2]

### Obligueshmëria e haxhit

Haxhi, sipas shumicës së juristëve islamë, është bërë obligim në fund të vitit të nëntë të hixhretit, atëherë kur zbriti ajeti kuranor që obligoi këtë ibadet të rëndësishëm për besimtarët: "Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk beson, Allahu nuk ka nevojë për askënd.'' (Ali Imran, 97).

Haxhi është obligim (farz) jetësor i besimtarit, që nënkupton se nëse besimtari e kryen një herë këtë obligim gjatë jetës së tij, e kryen edhe obligueshmërinë e këtij ibadeti. Transmeton Ibni Maxheh se njëri prej sahabëve, me emrin Akra bin Habis, e kishte pyetur Muhamedin a.s., duke i thënë: ''O i Dërguar i Zotit, haxhi është obligim për çdo vit, apo vetëm një herë gjatë jetës?" Atëherë Pejgamberi a.s. iu përgjigj: "Vetëm një herë gjatë jetës, ndërsa kush ka mundësi më shumë se një herë mund të bëjë haxhin në mënyrë vullnetare."[3]

Mirëpo diçka duhet ta kemi parasysh: haxhi nuk është vetëm obligim, por është edhe një nga pesë shtyllat e Islamit, e që nuk duhet anashkaluar në asnjë mënyrë. Thotë Pejgamberi a.s. në një hadith: ''Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: Dëshmia se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij, falja e namazit, dhënia e Zekatit, agjërimi i Ramazanit, dhe vizita e Qabesë për atë person që ka mundësi udhëtimi tek ajo."[4]

### Kush e ka obligim haxhin?

Zoti me urtësinë e Tij dëshiroi që mos t'i ngarkojë besimtarët me këtë obligim, pa u plotësuar disa kushte që besimtarin e bëjnë të ndihet i qetë dhe i sigurt, si në aspektin e sigurisë ashtu edhe në atë material. Për këtë arsye juristët islamë kanë numëruar disa kushte që duhet të plotësohen për atë person që dëshiron të shkojë në haxh, e ato kushte janë:

- Të jetë në moshën madhore;
- Të jetë i mençur dhe i aftë për t'i kuptuar obligimet fetare;
- Të jetë i shëndoshë fizikisht;
- Të ketë mundësi materiale për t'i mbuluar shpenzimet e haxhit, dhe;
- Të ketë siguri në udhëtimin e tij për në haxh.[4]

### Kur obligohet haxhi?

Në Islam kemi obligime fizike, siç është namazi dhe



agjërimi, të cilat obligohen me hyrjen e besimtarit në moshën madhore, por kemi edhe obligime materiale, siç është Zekati, i cili obligohet me hyrjen e besimtarit në moshën madhore dhe arritjen e sasisë së caktuar të pasurisë, si dhe kemi edhe obligime fiziko-materiale, siç është haxhi, i cili obligohet me hyrjen e besimtarit në moshën madhore dhe ekzistimin e gjendjes së mirë materiale e shëndetësore. Pra, nëse ndalemi te haxhi dhe shikojmë me vëmendje në kushtet e obligueshmërisë së tij, vërejmë qartë mëshirën e Zotit të Madhërishëm, I Cili përveç që na ka obliguar me haxh vetëm një herë gjatë jetës, ka përjashtuar nga obligushmëria e haxhit të gjithë ata myslimanë që janë në moshën madhore por që nuk kanë kushte materiale, deri në përmirësimin e gjendjes së tyre.

### Llojet e haxhit

Haxhi sipas trasnsmetimeve dhe thënieve profetike që kanë ardhur deri te ne mund të kryhet në tri mënyra, varësisht nga mundësitë dhe dëshirat e haxhiut. Ato mënyra janë:

**Haxhi kiran:** Fjala kiran në aspektin gjuhësor do të thotë të krahasosh, të vësh diçka në paralele, ndërsa në aspektin terminologjik nënkupton haxhin që haxhiu e bën nijet ta kryejë së bashku me umren, me të njëjtin ihram. Pra, haxhiu që kryen këtë haxh detyrohet të qëndrojë me ihram derisa t'i përfundojë në tërësi ritualet e haxhit. Argumenti që e ligjëson këtë lloj haxhi është hadithi i transmetuar në koleksionin e Muslimit, nga Enesi r.a., i cili ka thënë: "Kam dëgjuar Muhamedin a.s. duke bërë nijet haxhin dhe umren, së bashku."[6] Gjithashtu, disa sahabë e kishin pyetur Aliun r.a. për ajetin kuranor: "Plotësojeni haxhin dhe umren për hir të Zotit!" (El-Bekare, 196), e iu përgjigj atyre: "Që haxhiu ta bëjë nijet haxhin dhe umren së bashku (me të njëjtin ihram)."[7]

Shumë prej juristëve islamë mendojnë se ky është haxhi më i preferuar për besimtarin, ngase me kryerjen e këtij lloji të haxhit qëndrohet më së gjati me ihram, dhe, njëkohësisht, nëse haxhi kryhet sipas kësaj forme, obligohet edhe therja e kurbanit.

**Haxhi temetu:** Me fjalën et-temetu, në aspektin gjuhësor kuptojmë: të kënaqurit dhe të shijuarit e diçkaje, ndërsa në aspektin terminologjik nënkuptojmë: "Kur haxhiu bën nijet që fillimisht ta veshë ihramin, ta kryej umren, e pastaj të lirohet nga ihrami dhe rregullat e tij, e në ditën e Tervijes (ditën e tetë të Dhul-hixhes, para daljes në Arafat), ta veshë ihramin për ta kryer haxhin. Argument për ligjshmërinë e këtij lloji të haxhit kemi hadithin e transmetuar nga Ibn Abasi r.a., i cili tregon se në një rast Pejgamberi a.s. u kishte thënë disa sahabëve, që e kishin bërë nijet për ta kryer haxhin: "Nijetin tuaj për haxh shndërrojeni në umre, në përjashtim të atij që ka përgatitur edhe kurbanin!"[8] Pra, dallimi esencial mes haxhit kiran dhe atij et-temtu qëndron në faktin se haxhi kiran kryhet bashkë me umren, me një ihram, duke i respektuar haxhiu rregullat e tij, qysh kur e ka veshur atë në mikate (vendkalim për veshjen e ihramit) e deri sa t'i përfundojë umren dhe haxhin. Ndërsa në haxhin et-temetu haxhiu pas përfundimit të umres lirohet nga ihrami, pa iu nënshtruar ndonjë rregulle të caktuar të haxhit, dhe pastaj (në ditën e Tervijes) vesh ihramin për t'i filluar ritualet e haxhit.

Për këtë haxh haxhiu obligohet të presë kurban, nëse ka mundësi, e nëse nuk ka mundësi obligohet të agjërojë tri ditë në Meke, dhe shtatë ditë kur të kthehet në shtëpi. Thotë Zoti në Kuran: "E ai që bën umrën para haxhit (duhet therrë) një kurban që i vjen më lehtë, mirëpo nëse nuk ka, le të agjëroj tri ditë gjatë haxhit, e shtatë ditë kur të kthehet në shtëpinë e tij, këto janë dhjetë ditë të plota" (El-Bekare, 196).

**Haxhi ifrad:** Fjala ifrad në aspektin gjuhësor do të thotë të veçosh diç, të njësosh diç, ndërsa në aspektin terminologjik nënkupton: kur haxhiu e bën nijet ta veshë ihramin në mikat, për ta kryer vetëm haxhin (pa e kryer umren). Pra, për dallim nga dy llojet paraprake të haxhit, në këtë lloj të haxhit kryhet vetëm haxhi por jo edhe umreja. Argument për obligueshmërinë e këtij lloji të haxhit e kemi hadithin e transmetuar nga Aisheja r.a., e cila tregon se në Haxhin Lamtumirës: "Kishte disa prej nesh që e bëmë nijet për ta kryer umren, e disa të tjerë që e bënë nijet për ta kryer haxhin dhe umren, ndërsa i Dërguari i Zotit e bëri nijet për ta kryer vetëm haxhin."[9] Po kështu, haxhiu që e kryen haxhin ifrad obligohet të mbajë ihramet e tij gjatë tërë kohës së qëndrimit të tij në Mekë, deri në ditën e 10-të të Dhul-hixhes, kur i përfundon shumicën e ritualeve të haxhit.[10]

Dallim tjetër esencial është edhe fakti se haxhiu që e kryen haxhin ifrad nuk e ka vaxhib-obligim therrjen e kurbanit. E nëse haxhiu i tillë dëshiron të kryejë edhe umren gjatë atyre ditëve, pas përfundimit të ritualeve të haxhit, ai duhet të dalë jashtë territorit të haremit (në mesxhidut-ten'im), ta veshë ihramin, dhe të fillojë kështu ritualet e umres së tij.

(1) Sahihul-Buhari me nr. (1519). (2) Shiko Erkanu Elislam-Vehbi Sulejman Gavoxhi (2-700). (3) Transmeton ibni Maxhe (2-963). (4) Transmeton Buhariu dhe Muslimi. (5) El-Hidajeh sherh bidajtu-el-Mubtedi, Imam Merginani (1-161). (6) Transmeton Imam Muslimi me nr. (1232). (7) Transmeton Hakimi ne Mustedrek me nr. (3009). (8) Transmeton Buhariu. me nr. (1572). (9) Sahihul Buhari me nr. (1562). (10) Fikhul-Islamij ve ediletuhu (255-262) Prof. Dr. Vehbetu Ez-Zuhajli.

Mr. Fitim Gashi

# Kurbani dhe rregullat e tij

Kurbani është një institucion të cilin e hasim te të gjithë popujt, në të gjitha periudhat historike, si dhe te të gjitha fetë e besimet. Po që se i ndjekim ajetet kuranore, vërejmë qartazi se institucioni i kurbanit është po aq i vjetër sa edhe vetë njeriu. Në fakt institucionin e kurbanit sipas dëshmisë kuranore e hasim qysh në familjen e parë, familjen e babait të njerëzimit, Ademit a.s., kur dy djemtë e tij patën një mosmarrëveshje. Ata të dy ofruan kurban, ashtu që nga ajo se kujt do t'i pranohej kurbani varej edhe gjykimi se cili kishte qëndrim të drejtë e cili të gabuar. Prej njërit u pranua kurbani e prej tjetrit jo, dhe kështu u vërtetua se cili prej tyre kishte të drejtë e cili jo. Allahu i Lartësuar ka thënë: "Lexoju (o Muhamed) atyre (jehudive e të tjerëve) ngjarjen e vërtetë të dy bijve të Ademit, kur të dy flijuan kurbanë, nga të cilët njërit iu pranua, ndërsa tjetrit nuk iu pranua. Ai (që nuk iu pranua) tha: "Unë do të të mbys ty" (Kabili i tha Habilit). E ai (që iu pranua) tha: "Allahu pranon vetëm prej të sinqertëve" (El Maide, 27).

Një ngjarje tjetër e rëndësishme, që është e lidhur me kurbanin, është ngjarja e Ibrahimit a.s. dhe djalit të tij Ismailit a.s. Ibrahimi a.s. u urdhërua në ëndërr, e ëndrra e pejgamberëve është realitet, që ta bëjë kurban djalin e tij Ismailin. Me t'i treguar djalit Ismailit, ai menjëherë shfaqi gatishmëri që t'i nënshtrohej këtij urdhri të Allahut të Madhërishëm. Pasi që ndodhi ashtu siç edhe u deklarua gojarisht, "Ai tha: "O babai im, punoje atë që urdhërohesh, e ti do të më gjesh mua, nëse do Allahu, prej të durueshmëve!" (Es Safatë, 102), e kur u shtri që të zbatohet ndaj tij urdhëri i Allahut, erdhi shpëtimi nga Allahu i Gjithëmëshirshëm, ngase ky e kaloi provimin me sukses, dhe në vend të tij u bë kurban një dash. Allahu i Lartësuar thotë: "Ne e shpaguam atë me një të therrur (kurban) të rëndësishëm." (Es Safatë, 107).

Popujt që nuk u udhëzuan në rrugën e drejtë, kurbanin-sakrificën si institucion të rëndësishëm të besimit të tyre e dedikuan për objektiva të gabuara, dhe e realizuan në emër të gabuar.

Para shpalljes së Kuranit arabët injorantë prisnin kurbanë në emër të idhujve të tyre dhe për hir të autoritetit të putave. Gjithashtu, edhe popujt tjerë, duke filluar nga kohët e lashta, çonin kurbanë-sakrifica në emër të hyjnive të imagjinuara, për të arritur bekimin dhe simpatinë e tyre, apo për të shuar mllefin apo hidhërimin e tyre.

Me zbritjen e Kuranit Allahu i Madhërishëm urdhëroi qartë dhe në mënyrë të prerë që kurbani të therret vetëm për emër të Tij dhe për t'u arritur kënaqësia e Tij. I Lartmadhërishmi thotë: "Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve! Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Me këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar, dhe jam i pari i myslimanëve (i pari që pranoj dhe i bindem)!" ( El En'amë, 162-163).



### Definicioni dhe ligjësimi i kurbanit

Kurbani në sheriatin islam është një lloj ibadeti që nënkupton sakrificën e një lloji të caktuar të kafshëve, bagëtive ose gjedheve, në kohë të caktuar, me qëllim për t'iu afruar Allahut të Madhëruar.[1]

Ky lloj ibadeti është ligjësuar në vitin e dytë hixhrij, dhe është i themeluar në bazë të urdhrit të Kuranit dhe të hadithit të të Dërguarit të Allahut. Allahu i Lartësuar në Kuranin fisnik thotë: "Andaj ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd!" (El Kevther, 2). Gjithashtu thotë: "E devetë (therjen e tyre për kurban) ua kemi bërë prej dispozitave të Allahut…" ( El Haxhxh, 36). Ndërsa Muhamedi a.s. ka thënë: "Nuk ka bërë njeriu vepër më të dashur tek Allahu ditën e Bajramit sesa derdhja e gjakut (prerja e kurbanit), vërtet që ajo do të vijë Ditën e Kiametit me brirët, thundrat dhe leshin e saj. Kjo vepër e mirë do të arrijë tek Allahu para se të bjerë pika e parë e gjakut në tokë. Prandaj zbukurojini punët tuaja me kurbanë!" (Transmeton Hakimi, Ibën Maxheh dhe Termidhiu).

### Urtësia e kurbanit

Afrimi tek Allahu i Madhërishëm. Ringjallja e traditës së Profrtit tonë, Ibrahimit a.s., i cili kishte therrur kurban si shpagim për të birin, Ismailin a.s. Gatishmëria për sakrificë, besim, bamirësia, sinqeriteti dhe devotshmëria, janë urtësi tjera të kurbanit. Furnizim për familjen dhe mëshirë e solidaritet me të varfrit dhe skamnorët, si dhe falënderim ndaj Allahut të Madhërishëm për dhuntitë dhe begatitë e dhuruara.

### Dispozita e kurbanit

Therrja e kurbanit është vaxhib çdo vit, për atë që ka mundësi. Është nga veprat më të dashura tek Allahu, pas namazit të Bajramit. Te medhhebet tjera, përveç hanefinjve, therrja e kurbanit konsiderohet synet i fortë e që nuk duhet të lihet.

### Kushtet e therrjes së Kurbanit

Për të qenë vaxhib Kurbani, përsoni në fjalë duhet t'i plotësojë këto kushte:

1. Të jetë mzsliman, që do të thotë se jomzslimani nuk mund të presë kurban. Por, nëse e pret, nuk i pranohet.
2. Të ketë mundësi materiale. Mundësia materiale te hanefinjt nënkupton posedimin e shumës së nisabit të zekatit (85 gram ari), ose kundërvlerën e tij gjatë ditëve të Kurban Bajramit, dhe kjo shumë të jetë jashtë nevojave elementare të tij dhe të atij që e ka obligim përkujdesjen e tij.
3. Të jetë i lirë, pasi që dihet se robi nuk ka të drejtë pasurie.
4. Të jetë i shëndoshë mentalisht. Ai që është me të meta mendore nuk e ka vaxhib kurbanin.
5. Të jetë në moshën madhore. Ai që ende nuk e ka arritur moshën e pjekurisë, lejohet që nga pasuria e tij të pritet kurban, e këtë e bën kujdestari i tij. Në fakt ai nuk e ka vaxhib, por është mustehab (e parapëlqyer) që të pritet kurban për të voglin.
6. Të mos jetë udhëtar. Sipas hanefinjve udhëtari nuk e ka vaxhib therrjen e kurbanit. Ebu Bekri dhe Omeri r.a. nuk kanë prerë kurban kur kanë qenë udhëtarë.
7. Nijeti, është kusht pasi që prerja e kafshës mund të jetë për mish, por edhe për afrim tek Allahu. Muhamedi a.s. ka thënë: "Vërtet veprat shpërblehen sipas qëllimit." (Transmeton Buhariu dhe Muslimi).

### Llojet dhe mosha e kurbanit

Kurbani patjetër duhet të jetë nga bagëtitë si: dhi, dele, lopë, buallicë dhe deve. Dhitë e egra apo lopët e egra nuk lejohet të prehen si kurban. Edhe pse mishi i kafshëve të egra, si i dhisë së egër, i kaprrollit lejohet të hahet, nuk lejohet të prehen kurban. Allahu i Lartësuar thotë: "Ne i kemi caktuar çdo populli vendtherrjen (e kurbanit), që ta përmendin emrin e Allahut për arsye se i furnizoi ata me kafshët."( El Haxhxh, 34).

Mosha e caktuar e kurbanit është si në vijim:

- Delja dhe dhia duhet t'i kenë një vit të plotë e më shumë; lejohet të therret kurban edhe qengji mbi gjashtë muaj, nëse është i rriturr me trup dhe nuk dallohet nga delet që janë njëvjeçare.
- Lopa dhe buallica duhet t'i kenë dy vjet e më shumë;
- Deveja duhet t'i ketë pesë vjet e më shumë.

### Kafsha që nuk lejohet të prehet kurban

Nuk lejohet të theret kurban kafsha me këto të meta: E sëmura, e verbëra, qoftë në njërin sy apo në të dy, e çala që nuk mund të ecë deri te vendi i therjes, kafsha që është shumë e dobët, kafsha që e ka të humbur më shumë se gjysmën e veshit të saj, kafsha e cila e ka të humbur më shumë se gjysmën e bishtit të saj, kafsha të cilës i mungojnë më shumë se gjysma e dhëmbëve të saj, kafsha e lindur pa veshë, kafsha me hundë të këputur, kafsha që ka të humbur majat e sisave.

Ndërsa është mekruh (e papëlqyer) të prihet kurban kafsha me veshë të shqyer, kafsha me veshë të shpuar, kafsha me një pjesë të veshit të këputur, si dhe kafsha e qethur. Lejohet të theret për kurban kafsha e lindur pa brirë, dhe ajo që nuk e ka një pjesë të bririt.[2] Kurba-



ni-kafsha e dedikur për kurban duhet të jetë sa më e mirë dhe sa më e shëndetshme.

**Për sa persona vlen kurbani?**

Të gjithë dijetarët janë të pajtimit se delja dhe dhia janë kurban për një person, ndërsa kafshët e trasha, si: lopa, buallica dhe deveja, mund të prehen për shtatë persona, me kusht që nijeti i të gjithëve të jetë për kurban, që do të thotë se nëse njëri pjesëmarrës në therje ka për qëllim mishin e jo kurbanin, kurbani i tillë nuk vlen për asnjërin. Lejohet të marrin pjesë 4-5-6, e nuk lejohet mbi shtatë. Gjithashtu mjafton edhe një dele për tërë familjen, edhe nëse ata janë shumë. Transmetojnë Ibën Maxheh dhe Tirmidhiu, nga Ebu Ejub El-Ensariu, i cili thotë: "Në kohën e Muhamedit a.s. një njeri ka prerë kurban vetëm një dele, por ajo ka vlejtur edhe për tërë familjen e tij."[3]

**Koha e therjes së kurbanit**

Koha për prerjen e kurbanit është mëngjesi i ditës së Bajramit, pas faljes së tij, e kurrsesi nuk lejohet të prehet para faljes së namazit të Bajramit, dhe kjo vlen deri para faljes së ikindisë, ditën e katërt të Bajramit. Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush e pret kurbanin para namazit të Bajramit, ai e ka prerë për vete, e kush e pret pas namazit, ai ka plotësuar kushtin dhe është në traditën e myslimanëve." (Buhariu)

**Çka i preferohet atij që do të therë kurban?**

Është mirë që kurbanin ta therë vetë personi, por nëse nuk di, atëherë të paktën të prezentojë kur të theret ai. Këshillohet që kurbani të kthehet nga ana e kibles. Me rastin e therjes të thotë: *Bismil-lah…Allahu Ekber…Allahumme Hadhihi Minke ve Leke* (O Zoti ynë, kjo është prej Teje, dhe është për Ty). *Allahumme Hadhihi Anni Ve An Aileti* (O Zoti im, kjo është prej meje dhe prej familjes sime), ose në rast se ther kurban për dikë tjetër, të thotë: (Kjo është prej filanit dhe familjes së filanit).

**Shpërndarja e mishit të kurbanit**

Është e parapëlqyer që mishi i kurbanit të ndahet në tri pjesë: një pjesë t'u ndahet të varfërve, një pjesë t'u ndahet të afërmve dhe fqinjëve, dhe një pjesë të ndahet për familjen. Muhamedi a.s. ka thënë: "Një të tretën merreni për familjet tuaja, një të tretën për të afërmit tuaj, dhe një të tretën për skamnorët e të varfrit" (Transmeton El Hafidh Ebu Musa El Esfehani në El Vedhaif). Mirëpo lejohet që edhe i tëri t'u shpërndahet të varfërve dhe skamnorëve, nëse ai që e ka prerë nuk ka nevojë për atë mish.

Lëkura e kurbanit nuk lejohet të shitet, por jepet sadaka. Po ashtu nuk lejohet që therësi-kasapi të paguhet me lëkurën si dëmshpërblim të therjes, apo me mish të kurbanit. Muhamedi a.s. ka thënë: " Kush e shet lëkurën e kurbanit, ai nuk ka kurban" (Hakimi dhe Bejhekiu). Kjo nuk do të thotë se nuk lejohet t'i japësh kasapit asgjë, porse nuk lejohet t'i jepet në vend të pagesës, sepse t'i japësh diç nga mishi si lëmoshë do të ishte mirë. [4]

(1). Prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, El-Fikh el-Islami ve ediletuhu. Darul Fikr. Bot.4. 2002 Dimeshk, v.4, f. 2702. (2). Abdurrahman bin Muhamed el-Xheziri, Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu. Dar ibn Hazem. Bot.1.2001 Bejrut, f. 401. Dhe: Prof. dr.Vehbet Ez-zuhejli, El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, f.2719-2727. (3). El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, f. 2724-2725. (4). Po aty: f. 2739-2741.

Mr. Ejup Haziri

# Analizë fikhore për ngritjen e duarve

## Hyrje

Pas paraqitjes së opinioneve të ndryshme rreth ngritjes së duarve gjatë tekbirit fillestar, dhe argumentimit të secilit opinion, është e udhës që në fund të kësaj tematike të bëhet një analizë përfundimtare që shtjellon argumentet dhe reflekton mbi to.

Sigurisht se argumentimi për ngritjen e duarve thuajse gjithnjë është bërë nga pikëpamjet personale të individit e jo nga thellësia e argumentimit, prandaj edhe argumentet që janë ofruar në raste të tilla kanë qenë gjithnjë selektive, ku janë pranuar disa, e pjesa tjetër është parë e panevojshme, madje në disa raste edhe është refuzuar. Prandaj, këtu kam bërë një paraqitje të opinioneve dhe argumentimit të tyre, për t'i lënë hapësirë analizës përfundimtare, në mënyrë që të bëhet bashkimi i hadithëve që në shikim të parë mund të kuptohet nga dikush se tekstet janë konfrontuese mes vete, e që është e kundërta e asaj, dhe të përmenden mendimet e dijetarëve eminentë se çfarë është për qëllim rreth kësaj tematike.

## Hadithet me pikëpamje të "ndryshme"

Ndonëse në shikim të parë mund të duken se në lidhje me ngritjen e duarve gjatë tekbirit fillestar hadithet janë të ndryshëm, dhe mund të krijohet edhe huti nga besimtarët, me theks të veçantë nga fillestarët, mendoj se një sqarim i mirë dhe i elaboruar bukur largon hutimet dhe konfliktet verbale te ata që nuk i njohin mirë gjërat.

Në lidhje me ngritjen e duarve kemi hadithe të shumta nga një numër i madh i shokëve të Pejgamberit a.s., të cilët kanë transmetuar formën e të falurit nga i Dërguari i Allahut, a.s. Numri i hadithëve në këtë kontekst është i madh, dhe është e pamundur që në këtë punim të sjellen gjithë ato transmetime, dhe të flitet për to, mirëpo do të bëj një përmbledhje të shkurtër nga transmetuesit më të njohur rreth ngritjes së duarve.

## Hadithet e transmetuara nga Ebu Hurejre

Nga Ebu Hurejre kemi transmetime të ndryshme. Në hadithin e transmetuar nga ai, i cili është në koleksionin e Tirmidhiut dhe të të tjerëve, përmendet se duart janë ngritur, por pa precizuar se deri në cilin nivel kanë qenë ato: "Na ka treguar Abdullah ibën Abdurrahmani, na ka informuar Ubejdullah ibën Abdul-Mexhid El-Hanefij, na ka treguar Ibën Ebi Dhi'bi, e ky nga Seid ibën Sim'ani, i cili thotë: "E kam dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë: "I Dërguari i Allahut kur ngritej për namaz, duart i ngriste *medden*."[1]

Në transmetimin tjetër, po ashtu nga Ebu Hurejre, i cili është në koleksionin e Ibën Maxhes dhe të të tjerëve, tregon se duart ishin të ngritura në drejtim të supeve: "Më ka treguar Othman ibën Ebi Shejbe dhe Hisham ibën Ammari, të cilët kanë thënë: Na ka treguar Ismail ibën Ajashi nga Salih ibën Kejsan, e ky nga Abdurrahman El-A'rexh, e ky nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut duke i ngritur duart deri te supet e tij..." (Sunen Ibn Maxheh, 850).

Ndërsa transmetimi tjetër, gjithashtu nga Ebu Hurejre, i cili është në koleksionin e Ibën Huzejmes, se kur ai kishte hyrë në xhaminë e Beni Vurejk dhe u kishte treguar atyre për tre veprime që njerëzit i kishin lënë e që i Dërguari i Allahut i kishte vepruar ato, e në mes tyre ishte edhe ngritja e duarve deri mbi kokë: "…dhe ngriti duart e tij mbi kokë…" (Sahih ibn Huzejme, nr. 459).

Ky hadith sinjalizon për ngritjen e duarve mbi pozicionin e veshëve, madje edhe mbi kokë, duke sinjalizuar me shprehjen "*medden*", për të cilën kemi shpjeguar më herët se çfarë kuptimi mund të ketë ajo shprehje, e këtu ndonëse nuk është precizuar se sa duhet të jenë mbi veshë, megjithatë është sinjalizuar se ato kanë qenë mbi veshë, pa u saktësuar se a kanë qenë gishtërinjët tjerë, me përjashtim të gishtërinjve të mëdhenj, apo të tërë gishtërinjët e dorës.



### Hadithet e transmetuara nga Ibën Omeri

Është i njohur hadithi i transmetuar nga Ibën Omeri që flet për ngritjen e duarve deri te supet, i cili gjendet thuajse në gjithë koleksionet e njohura të hadithit, me disa ndryshime në tekst, ku në çdo ulje e ngritje transmeton se i Dërguari i Allahut i kishte ngritur duart: "Na ka treguar Ali bin Muhamedi, Hisham ibën Ammari dhe Ebu Omer Ed-Dariri, të cilët kanë thënë: "Na ka informuar Sufjan bin Ujejne nga Zuhriu, e ky nga Salimi, e ky nga Ibën Omeri, i cili ka thënë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut kur e fillonte namazin i ngriste duart derisa ato ishin paralel me supet e tij..." (Sunen ibn Maxhe, 848).

Mirëpo në praktikë versionet e Ibën Omerit kundërshtohen nga transmetimi i Muxhahidit, i cili ishte falur pas Ibën Omerit dhe nuk i kishte ngritur duart, përveç tekbirit fillestar.

Transmetohet nga Ebu Bekër bin Ajash nga Husajni e ky nga Muxhahidi, i cili ka thënë: "Nuk e kam parë Ibën Omerin t'i ketë ngritur duart, përveç tekbirit fillestar."[2]

Në koleksionin e Ibën Ebi Shejbe-s, hadithi i transmetuar nga Ibën Omeri përshkruan se duart kanë qenë deri te veshët, saqë ato nuk i tejkalonin veshët: "Na ka treguar Hushejmi, nga Zuhriu, ky nga Salimi, e ky nga Ibën Omeri, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut, kur hynte në namaz, i ngriste duart e tij, po ashtu kur bënte ruku dhe kur ngrihej prej saj, e duart e tij nuk i tejkalonin veshët e tij." (Musanef ibn Ebi Shejbe, 2443).

### Hadithet e transmetuara nga Vail bin Huxhr

Edhe nga Vail ibën Huxhri kemi dy transmetime brenda një hadithi, dhe ky mund të jetë njëri ndër argumentet kryesore për bashkimin e haditheve në këtë çështje: "Na ka treguar Fehd ibën Sulejmani, na ka treguar Muhamed bin Seid bin El-Asbehani, i cili ka thënë: na ka treguar Sheriku, e ky nga Asim ibën Kulejbi, ky nga babai i tij, e ky nga Vail ibën Huxhri, i cili thotë: "Erdha tek i Dërguari i Allahut, e pashë se duart i ngriti deri te veshët e tij kur shqiptoi tekbirin..., e pastaj shkova tek ai edhe në vitin tjetër, e ata (Pejgamberi a.s. me shokë), kishin rroba të gjata, kurse duart i ngrisin nën rrobat e tyre, e Sheriku (njëri nga transmetuesit) sinjalizoi për ngritjen e duarve deri te gjoksi." (Sherh Meanil Athar, nr. 1170).

Në koleksionin e Ebu Davudit ky hadith, që është autentik, vjen në këtë formë: "Na ka treguar Othman bin Ebi Shejbe, na ka treguar Sheriku, nga Asim bin Kulejb, ky nga babai i tij, e ky nga Vail bi n Huxhri, i cilit thotë: "E pashë të Dërguarin e Allahut kur ia filloi namazit, i ngriti duart deri te veshët e tij." Pastaj thotë: "Më pas erdha prapë dhe pashë se duart gjatë tekbirit fillestar i ngrisin

deri tek gjokset e tyre, e ata kishin të veshur rroba të gjata (lloj gëzofi-duart i kishin nën rroba)."[3]

### Hadithet e transmetuara nga Malik ibën El-Huvejrith

Nga Malik ibën El-Huvejrith kemi hadithin që tregon se duart gjatë tekbirit fillestar duhet të ngrihen deri te veshët, i cili transmetohet në koleksionin e Muslimit dhe në koleksionet tjera: "Më ka treguar Ebu Kamil El-Xhahderij, na ka treguar Ebu Avanete nga Katade, e ky nga Nasr bin Asim, e ky nga Malik bin El-Huvejrithi, i cili thotë se, i Dërguari i Allahut, kur shqiptonte tekbirin, i ngriste duart derisa ato ishin në nivelin e veshëve të tij..."[4]

Në hadithin tjetër, po ashtu nga ky sahabi, përshkruhet se duart gjatë tekbirit ishin mbi pjesën e sipërme të veshëve: "Na ka treguar Hafs bin Omer, na ka treguar Shu'be nga Katadeh, e ky nga Nasër bin Asim, e ky nga Malik bin El-Huvejrith, i cili thotë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut, i ngriti duart kur shqiptoi tekbirin, kur shkoi në ruku, gjatë ngritjes nga ajo, derisa ato (duart) ishin mbi pjesën e sipërme të veshëve."[4]

### Bashkimi i haditheve

Nga ajo që përmendëm më lart dikujt ndoshta mund t'i duket si hadithe të transmetuara e kontradiktorë, dhe ndoshta ndokush mund të përfundoj me një mendim krejtësisht të gabuar rreth kësaj tematike, mirëpo e vërteta është se hadithet e transmetuara në këtë çështje nuk janë kontradiktore, por ato mund të bashkohen njëri me tjetrin, dhe për këtë ne do të sjellim dëshmi nga plejada e dijetarëve, nga të githa shkollat juridike.

E si mund të bëhet bashkimi i haditheve që në shikim të parë e sipërfaqësor mund të duken të kundërta mes vete? Është e lehtë dhe shumë e thjeshtë. Natyra e haditheve rreth ngritjes së duarve është përshkruese, dhe përshkrimi është nga shokët e të Dërguarit të Allahut, të cilët e kishin parë atë se si i ngriste duart. Mirëpo, gjatë përshkrimit ata përshkruajnë se duart e tij ishin deri te supet, deri te veshët apo deri mbi veshë. Këtu duhet të ndalemi dhe t'i analizojmë transmetimet e tyre. Cila pjesë e duarve ishte deri te supet? Cila pjesë e dorës ishte deri te veshët apo mbi veshë? A ishte pjesa e sipërme apo pjesa e poshtme e dorës deri te supet? A ishin majat e gishtërinjve mbi veshë?

Në bazë të analizimit të haditheve mund të vijmë në një konkludim se pozita e ngritjes së duarve gjatë tekbirit fillestar është në këtë mënyrë:
pjesa e poshtme e shuplakës së duarve duhet të jetë tek apo mbi supet, gishtat e mëdhenj deri te veshët, kurse gishtërinjtë tjerë mbi veshë. Vetëm kështu mund të bashkohen hadithet e ndryshme në këtë tematikë, sepse forma praktike e ngritjes së duarve mund të përputhet me hadithet e trasmetuara. Po cilat janë argumentet kur thuhet se forma e ngritjes së duarve duhet të jetë në këtë formë: pjesa e poshtme e shuplakës së duarve deri te supet, gishtërinjtë e mëdhenj deri te veshët, kurse pjesa e sipërme e duarve, gjegjësisht gishtërinjtë tjerë, mbi veshë.

### Argumentet që dëshmojë për këtë

Hadithet e transmetuara nga Ebu Hurejre, ku njëri transmetim flet për ngritjen e duarve deri te supet e tjetri deri mbi veshë konfirmojnë atë se pjesa e poshtme e duarve ka qenë te supet, e pjesa e sipërme e tyre mbi veshë. Po ashtu hadithet e transmetuara nga Malik ibën El-Huvejrith tregojnë se gishtërinjtë e mëdhenj ishin fare pranë të butëve të veshëve, përderisa gishtërinjtë tjerë ishin mbi pozicionin e veshëve. Ndërsa ajo që e vulos këtë çështje është transmetimi i Vailit, i cili e kishte vizituar të Dërguarin e Allahut dhe kishte përcjellë me vëmendje të madhe se si falej i Dërguari i Allahut, e ai kishte vërejtur se i Dërguari i Allahut i kishte ngritur duart deri te veshët. Ndërsa, gjatë vizitës së tij në vitin tjetër, ai kishte vërejtur se i Dërguari i Allahut, së bashku me shokët që ishin të pranishëm, duart i kishin ngritur deri te gjoksi, apo deri te supet, por kjo kishte ndodhur për shkak të rrobave që i kishin veshur. Madje, ai ka përshkruar edhe llojin e rrobave që ata kishin veshur, ku sipas gjuhëtarëve janë rroba që i veshin fetarët dhe ata që kryejnë adhurime, ku edhe duart janë nën rroba (rroba pa mangë, ku vetëm te koka është e hapur) dhe me ç'rast pamundësohet ngritja e duarve: "Na ka treguar Fehd bin Sulejmani, na ka treguar Muhamed bin Seid bin El-Asbehani, i cili ka thënë: Na ka treguar Sheriku, e ky nga Asim bin Kulejbi, e ky nga babai i tij, e ky nga Vail bin Huxhri, i cili thotë: "Erdha tek i Dërguari i Allahut, e pashë se duart i ngriti deri te veshët e tij kur shqiptoi tekbirin.... e pastaj shkova tek ai edhe në vitin tjetër, e ata (Pejgamberi a.s. me shokë) kishin rroba të gjata, kurse duart i ngrisin nën rrobat e tyre, e Sheriku (njëri nga transmetuesit) sinjalizoi për ngritjen e duarve deri te gjoksi." (Sherh Meanil Athar, nr. 1170).

Në lidhje me bashkimin e haditheve që flasin për ngritjen e duarve në mënyra të ndryshme, kolosi i madh, Tahaviu, në librin e njohur "Sherh Meani-l Athar", thotë: "Vail bin Huxhri në versionin e tij për ngritjen e duarve deri te gjoksi (apo supet-*menakib*), na tregon se ata (sahabët) i kishin ngritur duart deri te su-

pet, për shkak se duart e tyre ishin nën rroba. Prandaj, ky version tregon se këtë e kishin bërë për shkak të të ftohtit, ku duart i kishin ngritur sipas mundësisë së tyre, pra deri te supet. E në rastet tjera (të zakonshme) i kishin ngritur duart deri te veshët. Versioni i Ibën Omerit, për ngritjen e duarve deri te supet ishte atëherë kur duart e tyre ishin nën rroba, përndryshe ky hadith e kundërshton hadithin që e transmeton Vail bin Huxhri, dhe mund të kuptohen si dy hadithe të kundërt mes vete. Mirëpo, ne bëjmë bashkimin e këtyre dy haditheve, ku hadithi i transmetuar nga Ibën Omeri ka qenë atëherë kur i Dërguari i Allahut i kishte duart nën rrobën e tij, bazuar në ndodhinë që e transmeton Vaili në transmetimin e tij, e transmetimin e Vailit për veprimin e të Dërguarit të Allahut (ngritjen e duarve deri te veshët), e kishte bërë atëherë kur nuk mbretëronte të ftohtë i madh, prandaj preferohet ky mendim dhe lihen mendimet tjera..."[6]

Nxënësi i Ibën Tejmijes, Ibën Kajim El-Xhevziu, nga shkolla hambelite, mbron këtë qëndrim që po e shpjegojmë, se pjesa e gishtërinjve duhet të jetë te pjesa e sipërme e veshëve, gishti tregues deri te veshët, kurse pjesa e poshtme e shuplakës së dorës mbetet te supet. Ai, kur tregon për formën e namazit të Pejgamberit, thotë: "Ishte (i Dërguari i Allahut) që ngriste duart e tij, gishtërinjtë e tij ishin të hapur (e jo të bashkuar) në drejtim të kibles, dhe ngriheshin deri në pjesën e sipërme të veshëve." Po ashtu thotë: "Pjesa e sipërme e dorës deri te pjesa e sipërme e veshëve, kurse pjesa e poshtme e shuplakës deri te supet, dhe vetëm kështu largohet polemika."[7]

Mendim të njëjtë me Ibën Kajimin ka edhe San'ani, i cili nuk i përkiste shkollave juridike.[8] Ai bën bashkimin e haditheve dhe thotë: "Është për qëllim që shpina e (shuplakës së dorës) të jetë te supet, dhe gishtërinjtë e saj te veshët, sikurse që nënkupton hadithi i Vailit në koleksionin e Ebu Davudit, se pjesa e poshtme e dorës ishte te supet, kurse gishti i madh te pjesa e poshtme e veshit."[9]

Tehaneviu, në veprën kapitale të tij, "I'lau-s Sunen", bën bashkimin e transmetimeve të ndryshme, dhe kështu pohon se arrihet përputhja mes teksteve. Ai thotë: "Gishtat e mëdhenj prekin të butët e veshëve, ndërsa majet e gishtërinjve tjerë duhet të jenë në pjesën e sipërme të veshëve."[10] Po kështu e shpegon edhe autori i "El-Hidajes". Autori i "Fet'hu-l Kadir"-it në këtë kontekst thotë: "Nuk ka kontradikta mes transmetimeve, sepse prekja e të butëve të veshëve nga gishtat e mëdhenj justifikon tregimin e duarve te supet dhe veshët, ngase pjesa e poshtme e dorës me kyqin e saj është paralel me supe apo afër saj, ndërsa shuplaka e dorës është paralel me veshë..., andaj kjo duhet të merret parasysh."[11]

**Dëshmi nga gjithë medhhebet**

Të këtij mendimi për ngritjen e duarve dhe bashkimin e haditheve në këtë kontekst janë një pjesë e konsiderueshme e dijetarëve, e që për shkak të hapësirës nuk mund të sjellim githë opinionet e tyre. Madje, dijetarë të njohur nga të gjitha shkollat juridike, ku kalimthi do të përmendim vetëm disa prej tyre, dëshmojnë se ngritja e duarve bëhet në formën të cilën po e shpjegojmë.

Ibën Xhuzej, njëri ndër dijetarët më të mëdhenj të shkollës malikite, kur flet për pozitën e ngritjes së duarve, shpjegon qëndrimin e medhhebit të tij, dhe si mendim të parë sjell se duart duhet të ngrihen deri te veshët, e bashkimin e haditheve në këtë kontekst e bën kështu: "E bashkimi i tërë këtyre mendimeve është kështu: "Pjesa e poshtme e dorës duhet të jetë te supet, kurse ajo e sipërmja te veshët."[12]

Neveviu, si njëri ndër njohësit më të mirë, i cili është nga shkolla juridike shafiite, në komentin që i bën "Sahihut" të Muslimit, për mënyrën e ngritjes së duarve, thotë: "Forma që është e njohur në shkollën tonë (medhhebin), dhe sipas shumicës së medhhebeve, është kjo: "Duart ngrihen në drejtim të supeve, ashtu që majat e gishtërinjve të jenë parelel me pjesën e sipërme të veshëve, gishtat e mëdhenj deri te të butët e veshëve, e pjesa e poshtme e dorës te supet. Ky është kuptimi i tyre (Shafiut dhe të tjerëve), me fjalën "në drejtim të supeve". Kështu, Shafiu mblodhi dhe bashkoi transmetimet e haditheve, e njerëzit e pëlqyen veprimin e tij."[13] Këtë e potencon edhe në librin "El-Mexhmu", mirëpo e potencojnë edhe dijetarët e tjerë, si Rrafiu dhe të tjerët, dhe njëherit ky është qëndrimi zyrtar i medhhebit.[14]

El-Hirekij konsiderohet njëri ndër njohësit më të mëdhenj nga shkolla hanbelite, i cili për ngritjen e duarve thotë: "Duart ngrihen deri te pjesa e sipërme e veshëve, apo deri te supet."[15]

Abdul Melik ibën Abdul Hamid El-Mejmunij thotë: "Nuk kam parë namazfalës që falet më mirë sesa Ahmed ibën Hanbeli..., kur ai ngriste duart e tij gjatë tekbirit fillestar, ato ishin pranë supeve të tij, kurse gishtërinjtë e mëdhenj të tij ishin krejtësisht pranë veshëve të tij. Askënd s'e kam parë që pason më mirë hadithet si atë, dhe që i vendos ato në vendet e veta."[16]

**Mesi i preferuar**

Nëse analizohen tri opinionet e ngritjes së duarve, ku njëri nënkupton ngritjen e duarve deri te supet, tjetri



deri te veshët, e i fundit deri mbi veshë, atëherë mesi i këtyre opinioneve është padyshim i dyti, që nënkupton ngritjen e duarve deri te veshët. Ky njëherit konsiderohet si mesi i artë, dhe mesatarja është bazament i fuqishëm në jurisprudencën islame, dhe ajo kërkohet në çdo gjë, madje edhe në adhurime. Prandaj, këto që i kam përmendur këtu janë dëshmi të bollshme që tregojnë se duart gjatë tekbirit fillestar duhet të ngrihen deri te veshët, gjegjësisht gishtërinjtë e mëdhenj të prekin të butët e veshëve, gishtërinjtë tjerë të jenë paralel me veshë ose mbi ta, kurse pjesa e poshtme e shuplakës së dorës të jetë afër supeve. Madje për këtë, siç potencova edhe më sipër, dëshmojnë dijetarët më të njohur nga të gjitha shkollat juridike.

(1) Tirmidhiu në Sunen, nr. 223, dhe thotë se hadithi është i mirë (hasen); Ebu Davudi në Sunen, nr. 642; Ahmedi në Musned, nr. 10087; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1157. Hakimi ka thënë se senedi i tij është autentik, edhe Dhehebiu ishte pajtuar me të. Albani thotë se senedi i hadithit është autentik, shih Sahih Ebi Davud, nr. 735, Sahih ve Daif Sunen Ebi Davud, nr. 753. (2) Bejhekiu në Ma'rifet Es-Sunen ve-l Athar, nr. 837; Ibën Ebi Shejbe, në Musannef, nr. 2467. (3) Ebu Davudi në Sunen, nr. 728. Hadithi s'ka dyshim se është në gradën më të lartë të vlerësimit. Për këtë edhe Albani thotë se është autentik. (4) Muslimi në Sahih, nr. 589; Taberaniu në Mu'xhemu-l Kebir, nr. 15982; Bejhekiu në Ma'rifetu-s Sunen ve-l Athar, nr. 826. (5) Ebu Davudi në Sunen, nr. 636; Nesaiu në Sunen Es-Sugra, nr. 871; Tahaviu në Sherh Mushkilu-l Athar, nr. 5837; Ahmedi në Musned, nr.15047, 1505; Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2427, 2442. (6) Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1170, v. I, f. 197. (7) Ibën Kajjim El-Xhevzije, 'I'lamu-l muvekkiine an rabbi-l Alemine, Muessetu-r Rrisaleh, 1998, v. I, f. 194-195. (8) Edhe në shkrimet e tij e potencon se nuk i përket shkollave juridike, e për këtë ka një kaside, ku qartë shprehet se i përket vetëm Kuranit dhe Sunetit. Në fillim ishte përkrahës i AbdulVehabit, por më vonë, kur pa veprimet e tij kundër myslimanëve që nuk pajtoheshin me idetë e tij, dhe tekfirin që u bënte myslimanëve, u distancua prej tij dhe thirrjes së tij. Ndonëse është i lindur në një ambient zejdit, në shkrimet e tij nuk vërehet askund se anon nga shkolla zejdite, përkundrazi shprehet se i takon Ehli Sunetit. (9) Muhamed ibën Ismail Es-San'ani, Subulu-s Selam Sherh Bulugu-l Meram, bot. IV-të, Mektebetu Mustafa El-Babi El-Halebij, 1379-1960, v. I, f. 164. (10) Tehanevi, I'lau-s Sunen, v. II, f. 180. (11) Ibën Humam, Fet'hu-l Kadir (shpjegim i Hidajes), Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, v. I, f. 282. (12) Ibën Xhuzej, El-Kavanin El-Fikhijetu, f. 43. (13) Nevevi, El-Minhaxh Sherh Sahih Muslim ibën El-Haxhaxh, bot. II-të, 1392, Dar Ihjau-t Turath El-Arebij, Bejrut-Liban, v. IV, f. 95. (14) Nevevi, El-Mexhmu' Sherhu-l Muhedhdheb, Daru-l Fikr, Liban-Bejrut, v. III, f. 305. (15) Ebu-l Kasim El-Hirekij, Muhtesar El-Hirekij, Daru-s Sahabetu li-t Turath, 1413-1993, v. I, f. 22. (16) Ibën Ebi Hatim, El-Xherhu ve-t Ta'dil, bot. I-rë, Mexhlis Dairetu-l Mearif El-Uthmanijeh, HajdarAbad-Indi dhe Dar Ihjau-t Turath El-Arebij, Bejrut-Liban, 1271-1952, v. I, f. 307.

Mr. Driton Arifi

# Efekti i imponimit në aktin martesor

Meqë lidhja martesore ka qenë një nga vendimet dhe aktet më vitale për jetën e njeriut në të kaluarën, e që do të vazhdojë të mbetet kështu edhe në të ardhmen, s'është çudi pastaj pse Allahu i Lartmadhëruar ka vendosur kritere e kushte për këtë akt, të cilat në të vërtetë synojnë esencialisht vazhdueshmërinë dhe qëndrueshmërinë sa më afatgjate të aktit.

Në këtë kontekst një nga gjërat më qenësore për vazhdueshmërinë e aktit martesor, e që është vënë theksi mbi të dhe nga legjislacioni islam, është pra pëlqimi dhe pajtueshmëria e plotë e dy palëve, mashkullit dhe femrës, për lidhjen e tyre të ardhshme martesore.

Pëlqimi i dy palëve paraprakisht dhe pajtueshmëria pa imponim do ta bënte secilin të shtojë kujdesin dhe të jetë më vigjilent për veprimet dhe fjalët e veta në raport me tjetrin. Ndodh kështu sepse rëndom njeriu është i gatshëm të marrë përsipër gjithë pasojat e verpimeve dhe vendimeve të veta që i ka marrë në jetën e vet, pa imponim të askujt por me vullnetin e lirë.

Nisur nga këtu buron edhe rëndësia e lënies së lirë të secilit person që të marrë vendimin e vet për jetën e tij, të lirë e pa imponime nga askush. Natyrisht, në këndvështrimin islam kjo do të duhej të ndodhte pas marrjes së masave paraprake të konfirmimit të sinqeritetit dhe seriozitetit të kërkesës, verifikimin e fetarësisë-devotshmërisë dhe dinjitetit të palës tjetër, si dhe aprovimit nga kujdestari i vajzës. Në të vërtetë aprovimi i kujdestarit të vajzës është kushtëzuar nga shumë dijetarë (e jo nga hanefinjtë) vetëm për interes të asaj femre që do të martohet, ngase vendimi i saj, nëse merret pa konsulltën e prindit dhe aprovimin e tij, është gjithnjë më i mundshëm të jetë mashtrim, e ajo të jetë viktimë e një vendimi të pamatur e të pa analizuar mirë. Megjithatë akti i lidhjes martesore ka të bëjë ekskluzivisht me çiftin (mashkullin dhe femrën), prandaj fjala e tyre ka peshën esenciale në këtë vendim jetësor.

I Dërguari i Allahut ia kthen femrës të drejtën e saj për vendimmarrje

Hadithet e Muhamedit s.a.v.s. në lidhje me këtë çështje janë të shumtë. Është evidentuar një rast kur Aisheja r.a. e pyet Muhamedin a.s. duke i thënë: "O i Dërguari i Allahut, a merret leje nga femrat për martesën e tyre (kur kujdestarët e tyre dëshirojnë t'i martojnë ato)? Ai u përgjigj: "Po (duhet të merret pëlqimi dhe leja e tyre)." Ndërsa ajo shtoi: "Si të flasë e të shfaqë pëlqimin e vet femra që është e pamartuar-virgjër, kur ajo turpërohet dhe vetëm hesht?" Ai tha: "Heshtja e saj është leje prej saj (për martesë)."[1]

### Heshtja e femrës së pamartuar, për shkak të turpit

Heshtja e femrës së pamartuar, për shkak të turpit, merret si pëlqim dhe leje prej saj për martesë, por vetëm nëse nuk ekziston asnjë element që tregon se heshtja buron nga frika apo kërcënimi mbi të. Juristët islamë kanë theksuar një rregull të vlefshëm lidhur me heshtjen dhe efektin e saj ligjor në jurisprudencën islame, duke thënë: "Heshtja në pozitën kur kërkohet mendimi dhe aprovimi është aprovim dhe pajtim". Dhe ata janë pajtuar se vajza që nuk ka qenë asnjëherë e martuar, dhe ka ruajtur nderin dhe moralin e saj, pa dyshim se nëse e tilla hesht dhe nuk flet në momentin kur pyetet të vendosë për martesë, atëherë heshtja e saj konsiderohet aprovim dhe pëlqim.[2] Ndërsa ajo që ka qenë ndonjë herë e martuar, patjetër duhet edhe të flasë e ta shfaqë pajtueshmërinë e vet në formën deklarative, ngase tek e tilla femër nuk ekziston kompleksi i turpit për të folur hapur për fatin e vet.

Ishte i drejtpërdrejtë Muhamedi a.s. kur foli për obligueshmërinë e marrjes së pëlqimit të vajzës në rastin e martesës së saj, ashtu siç Abdullah bin Abbasi r.a. e dëgjoi atë duke thënë: "Gruaja e vejë është më kompetente për vetvetën e saj (në martesë) sesa kujdestari i saj, ndërsa femrës së pamartuar- të virgjër duhet marrë leja-pëlqimi i saj, e heshtja e saj është leje për të."[3]

Në këtë hadith vihet në spikamë qartazi rëndësia



e marrjes së pëlqimit të femrës me rastin e lidhjes së martesës së saj, pavarësisht statusit të saj: se a është e vejë apo e pamartuar. Dallimi sipas hadithit është vetëm në formën e marrjes së pëlqimit të saj, e jo se a duhet apo nuk duhet të merret ai pëlqim apo leje, pra si bazë në atë rast. Po kështu rrëfehet me rrugë të sakta se një grua ka shkuar tek i Dërguari i Allahut s.a.v.s. dhe i është ankuar atij duke i thënë se babai i saj e kishte martuar atë vetëm sa për t'ia ngritur autoritetin familjes së burrit të saj, dhe i Dërguari i Allahut ia la në dorë çështjen e saj (duke i thënë nëse donte të vazhdonte me të ose të ndahej prej tij), ndërsa ajo qe përgjigjur: "Unë po pajtohem të vazhdoj jetën me burrin tim, me të cilin më martoi babai im (pa dëshirën time), vetëm dëshirova t'u tregoj femrave se për fatin e tyre nuk kanë asgjë në dorë prindërit e tyre."[4]

Prandaj dijetarët islamë të shkollave të ndryshme juridike, por më së shumti të asaj hanefite, qysh nga kohët e vjetra kanë deklaruar mendimin e tyre qartazi se: kujdestari legjitim e i denjë (qoftë babai, gjyshi, vëllau, e të ngjashëm) i femrës nuk ka kompetencë ligjore e as të drejtë të vendosë për fatin e vajzës në martesë, pa dëshirën dhe vullnetin e saj, nëse ajo është në moshën madhore dhe është mentalisht e shëndoshë. Madje, sipas këtij mendimi, nëse kujdestarët kanë lidhur kontratën e martesës për të dhe pa lejen e saj, atëherë ky akt kurorëzimi mbetet i pezulluar dhe i paekzekutueshëm, deri në vendimin e vetë femrës që ka kompetencë ta vazhdojë aktin e tillë e të pajtohet me të, dhe si i tillë të legjitimohet, ose edhe ta refuzojë e të kërkojë prishjen e një kontrate të tillë.[4]

Këtë mendim nga juristët klasikë islamë e mbështesin Imam El-Evzaiu, Sha'biu, Tavusi, Eth-Theuriu, Ibn Mundhiri dhe Imam Ahmedi në njërin transmetim të tij.

Madje këtë sot e përkrahin një shumicë absolute e dijetarëve bashkëkohorë edhe nga shkollat tjera juridike, që në fakt kristalizon mirëfilli dinjitetin dhe autoritetin e femrës që të vendosë për fatin e saj në bashkëpunim me prindin e saj, dhe njëherit tregon për pozitën e saj brenda kornizave të sheriatit islam.

Nëse i bëjmë një analizë më të thellë kornizës ligjore të sheriatit islam, do të shohim përkryeshmërinë e ligjeve të tij, në çdo aspekt jetësor , e në veçanti ato norma-dispozita që rregullojnë raportet martesore. Mrekullia fshihet në atë se Allahu i Lartmadhëruar ka kushtëzuar pëlqimin dhe aprovimin e femrës moshërritur e të mençur, kur është çështja e martesës së saj, dhe njëkohësisht ka ligjësuar lejen dhe aprovimin e kujdestarit të femrës me rastin e lidhjes së kontratës së martesës së saj. Dhe nëse një lidhje martesore është kontraktuar pas aprovimit të çiftit, por edhe të kujdestarit të femrës, atëherë kjo është shumë më e mundshme të jetë më afatgjate, sepse ka legjitimitet më të fuqishëm, dhe palët janë shumë më të kujdesshëm për mosprishje të një kurore të tillë. Përfituesit në këtë rast do të jenë kryekëput çifti bashkëshortor. Një legjislacion i tillë i përkryer, madje edhe sot gjen hapësirë në kornizat ligjore pozitiviste bashkëkohore, rrjedhimisht edhe në: "Ligji për Familjen" i Kosovës, i aprovuar në vitin 2004, ku në Nenin e 18-të, rreth vullnetit të lirë në martesë dhe formimin e familjes, thuhet: "Martesa nuk do të jetë e plotfuqishme, nëse pëlqimi është arritur përmes shtrëngimit, kërcënimit ose lajthimit, apo ndonjë mungese tjetër të vullnetit të lirë nga ana e bashkëshortëve të ardhshëm."

Prandaj, kujdestarët e vajzave të tyre duhet pasur prasysh se kompetenca e tyre për vendimmarrje nuk është absolute, dhe abuzimi me këtë të drejtë ka efektin kryesor në shtimin e rasteve të pakënaqësisë familjare në mes çifteve martesore, e jo rrallë çon edhe deri te shkurorëzimet e shumta, që ani pse janë të lejuara në rrethana të caktuara, megjithatë nuk parapëlqehen nga sheriati islam.

(1) Sahihul-Buhari (nr. 6946). (2) Muhamed Sidki Burnu, El-Vexhiiz fil-Kavaid el-Fikhijje, f . 205, Bot. i katërt, 1996, Er-risaletu, Bejrut. (3) Sahih Muslim (nr. 2098). (4) Sunen Ibn Maxheh, (nr. 1874), pastaj Darukutniju në "Sunenin" e tij (nr. 3555). Hadithi është i saktë–sahih, sipas shumë hadithologëve. (5) El-Ajnij, El-Binajeh sherh El-hidaje ( 5\80). Darul-kutub el-ilmijje. Bot. i parë, 2000, Bejrut.

Prof. Dr. Adem Zejnullahu

# Toleranca fetare e shqiptarëve në krijimet popullore

"Kemi tri fe, por kemi vetëm një Atdhe të përbashkët, një gjak vëllazëror, një gjuhë, një diell e një Zot. Detyrë mbi detyra kemi bashkimin dhe mbrojtjen e Atdheut...!"

(Mulla Idriz Gjilani)

Besimi në Krijuesin e gjithësisë është i hershëm, ndërsa në periudhën e zhvillimit të tij të hershëm krijuesin e vet e imagjinonte dhe e adhuronte në forma të ndryshme. Njeriu për Zot e mendonte se ishte dielli, hëna, yjet, malet, dukuritë e ndryshme natyrore, erërat, detet, zjarret, por edhe gjësendet e ndryshme. Këto perëndi të shumta i adhuronte, i besonte, madje për hir të tyre bënte edhe flijime.

Edhe paraardhësit tanë, pellazgo-ilirët, sikurse edhe shumë popuj të tjerë të Ballkanit dhe më gjerë, ishin paganë, idhujtarë; ata adhuronin gurët, drutë, kafshët e ndryshme etj.

Me kohë popujt kaluan nga politeizmi në monoteizëm, gjë që shënuan shkallë shumë më të lartë të zhvillimit shoqëror-kulturor, me një vetëdije më të avancuar për Krijuesin e gjithësisë.

Shqiptarët, para se ta pranonin Islamin, për një kohë të gjatë ishin të krishterë, katolikë dhe ortodoksë, por me ardhjen e Islamit në trojet shqiptare pjesa më e madhe e tyre e pranoi atë, duke përjetuar një rilindje tjetër të zhvillimit kulturor e shpirtëror. Për krahasimin me fetë e tjera, Alija Izetbegoviq, thotë: "Islami ndryshon nga të gjitha religjionet, doktrinat dhe filozofitë e jetës... Boshti i kësaj filozofie është kërkesa që njëkohësisht të jetohet jeta e brendshme dhe e jashtme, morale dhe shoqërore, shpirtërore dhe fizike, ose thënë më saktë, që vetëdijshëm dhe vullnetarisht të pranohen këto dy aspekte të jetës si përcaktim i njeriut në tokë."[1]

Populli i ynë, me tri besime fetare: Islamin, Katolicizmin dhe Ortodoksizmin, e ka ruajtur mirëqenien duke i kultivuar dhe respektuar, brez pas brezi, duke krijuar një harmoni etnike shpirtërore e qytetëruese që karakterizohet me tolerancë maksimale për besimin e tjetrit, sepse vetëdija kombëtare ishte më e fuqishme se ajo fetare, ndaj edhe u krijua edhe binomi Fe e Atdhe. Kështu, kemi tri fe, por vetëm një atdhe, ndaj të cilit kemi obligim ta duam, ta ruajmë, ta përparojmë dhe ta mbrojmë të gjithë së bashku. Toleranca ndërmjet besimeve fetare te shqiptarët trajtohet në një numër të madh të anekdotave popullore, të cilat këtë dimension të aktivitetit jetësor e shpirtëror të popullit tonë e pasqyrojnë në shumë aspekte.

Shqiptarët kanë shumë veçori dalluese në krahasim me popujt e tjerë, të cilat i shquajnë për vlera kombëtare e gjithënjerëzore. Njëra ndër to është edhe jeta dhe besimi në familjet e përziera, siç thuhet në popull laramane, anëtarët e të cilave u përkasin dy besimeve të ndryshme fetare: islame dhe katolike, të cilat respektohen njësoj, duke i përfillur, ruajtur e kultivuar, madje dhe festuar në mënyrë të barabartë gjithë tempujt, ritet, festat e njëri-tjetrit, në vazhdimësi.

Kjo veçori e shqiptarëve i ka frymëzuar shumë krijues popullorë, studiues, historianë, sociologë, albanologë dhe udhëpërshkrues të ndryshëm, të cilët këto fenomene i kanë paraqitur në shkrimet e tyre, duke i vlerësuar lart si vetëdije e popullit dhe pjesë e qytetërimit kulturor kombëtar e fetar, që duhet t'u shërbejë për të mirë edhe shumë popujve të tjerë.

### Jeta e përbashkët

Kështu, bie në sy etnografi i njohur austriak A.T. Waldkampf, që lidhur me tolerancën ndërfetare shqiptare shkruan: "Shqiptarët festojnë së bashku me të krishterët Pashkën, po ashtu edhe shqiptarët ortodoksë marrin pjesë në të kremten myslimane Ramazan."[2]

Në vazhdim do t'i shqyrtojmë disa anekdota popullore, të cilat në vete përmbajnë një tematikë të tillë me interes për lexuesit e këtyre besimeve.

Çështja e tolerancës fetare ndërmjet shqiptarëve, në mënyrë më të hollësishme, pasqyrohet në këto anekdota: "Qysh shkojnë në mes veti vllaznit e dy feve", "Remet s'i kemi nda", "Si tjerri e bojnat", "Si baba për djemë", "Tri fe – pa Bartalome", "Zoti i ka krijuar veç



dy fe", "Një ngjarje në Smolicë" etj.

Është i njohur fakti se familjet laramane kryesisht jetojnë në Kosovë, e që prore e kanë preokupuar vëmendjen e njerëzve të ndryshëm, pra për të ditur më shumë lidhur me jetën, besimin dhe funksionimin e anëtarëve të këtyre familjeve me besime të ndryshme fetare, pra se si shkojnë ndërmjet vete, si është raporti ndërmjet besimit islam dhe të krishterë, si bashkëjetojnë, ruhen, kultivohen dhe festohen ritet e njëri-tjetrit. Anekdota "Qysh shkojnë në mes veti vllaznit e dy feve", përmban po një tematikë të këtillë. Këtu, rrëfimtari anekdotik, me anë të dialogut që zhvillon babai me djalin, pasqyron hollësisht jetën dhe aktivitetin shpirtëror të vëllezërve me besim të ndryshëm:

- Allahile, babë, qysh shkojnë mes veti vllaznit e dy feve, njani katolik e tjetri musliman, e qysh rrnojnë bashkë me ni shpi?[3]

Babai, duke dashur që birit t'ia bëjë me dije marrëdhëniet ndërmjet vëllezërve, ia thotë në mënyrë lakonike, urtësisht dhe mençurisht, duke përdorur një krahasim të thjeshtë e konkret nga familja e tyre:

- Po, mor bir, kjo asht kallaj m'e ditë, i thotë i ati. Ata shkojnë e jetojnë bashkë qishtu si unë e ti.[4]

Sipas tekstit, në vazhdim të krijimit anekdotik, djali ende nuk e ka krejtësisht të qartë, ndaj babait i shtron pyetje përsëri: - Qysh si unë e ti?

Babai, duke e parë se i biri nuk e ka kuptuar sa duhet e si duhet përgjigjen, ia shpjegon në mënyrë më koncize, më të thjeshtë e më drejtpërdrejt, duke e marrë një shembull konkret nga familja e tyre:

- Po, unë falna, ninoj, shkoj n'xhami, e ti jo, edhe po rrnojmë bashkë si ata, - i thotë ky.[4]

Në bazë të tekstit të lartshënuar dëgjuesi kupton se feja, besimi, falja e riteve të feve është në vullnetin e secilit njeri, individ, në përcaktimin e tij, pa imponime e dhunë, pra si përcaktohet me dëshirë e vullnet.

Raporti familjar në familjet laramane trajtohet në mënyrë edhe më të hollësishme në anekdotën "Remet s'i kemi nda", ku narratori anekdotik rrëfen se si një ditë Mark Skeneri (Snjeri n.v. i A.Z.) i Shkodrës vjen te Ramadan Shabani në Kijevë, për ta parë e kuvenduar, por nuk e gjen aty e kthehet në shtëpi. Të nesërmen, kur vjen Ramadan Shabani në familje, anëtarët e lajmërojnë se kishte qenë Mark Skeneri nga Shkodra për ta vizituar. Ky, duke ia njohur aftësitë mendore të Markut, i pyet familjarët:

- A foli naj sen? – po i vetë Ramadani?

- Foli, - i thanë ata, - po ni fjalë nuk e murem vesh se

shka dashti me thanë, kur tha: - remet s'i kemi nda.[6]

Pasi anëtarët e familjes së Ramadanit nuk kishin qenë në gjendje për ta kuptuar se ç'kishte thënë Marku me fjalët remet[7] s'i kemi nda!, Ramadani ua shpjegoi: Marku, me fjalët remet s'i kemi nda, ka dashur të thotë se në një familje, kur remet, orenditë, gjësendet shtëpiake janë të vendosura si duhet e ku duhet, atëherë edhe zemrat janë bashkë, por nëse remet ndahen, atëherë edhe zemrat qëndrojnë më larg njëratjetrës, gjë që në rrafshin konkret nënkupton se shqiptarët janë një komb, kanë një traditë, një etnopsikologji, një rregullim dhe funksionim të përbashkët familjar e vëllazëror, me përjashtim të faktit se i kanë tri fe të ndryshme.

Marrëdhëniet ndërmjet kombit dhe fesë, në mënyrë edhe më të theksuar, trajtohen edhe në anekdotën "Si tjerri e bojnat", në të cilën rrëfimtari tregon se si një ditë Mujë Loshi, njëri ndër pleqtë e urtë, ndodhet në një familje laramane në Gjakovë, ku kishte anëtarë të besimeve myslimane e të krishtere. Të pranishmit në odë, duke pasur informacion se Muja ishte një njeri i mençur, e pyesin se çka mendonte për kombin dhe ndarjet fetare. Ai, me anë të të shprehurit figurativ popullor, ua konkretizoi dhe ua shpjegoi sa më thjesht kuptimin e pyetjes:

A p'e shihni kit qylym?

- Po.

- Ky a pej ni tjerri e pej shumë bojnave. Kombi a si tjerri e fetë sikur bojnat.[8]

Me shpërfaqjen e këtij mendimi Muja kishte dashur t'u thoshte të pranishmëve se kombi është qilimi, tërësia - kombi, ndërsa fijet janë ngjyrat të cilat e zbukurojnë edhe më shumë qilimin – kombin, duke i dhënë një pamje edhe më të mirë.

Në disa anekdota flitet konkretisht edhe për marrëdhëniet ndërmjet dy besimeve myslimane dhe katolike, se cili nga to është më i vjetër dhe më i ri. Kështu, anekdota "Si baba për djem" bën fjalë për një njeri nga fshati Zllapuçan i Komunës së Therandës, i cili vazhdimisht shkonte herë në kishë, herë në xhami. Një ditë një kureshtar e pyet:

- Pse shkon në të dyja?

Ai në mënyrë të drejtpërdrejtë i përgjigjet:

- Se t'dyjat janë tonat.

Në vazhdim të kësaj bisede, dikush nga burrat sërish e pyet:

- Cilën e do ma fort?

Ai përsëri në mënyrë lakonike i thotë:

- Sikur baba si i ka dy djem. Nashta t'voglit ja ka hatrin pak ma tepër, po t'dytë i ka t'vetë.[9]

Historikisht harmonia ndërfetare e shqiptarëve ka qenë gjithmonë në nivel të lartë, dhe nuk ka pasur ndonjë rast që është dëmtuar në përmasa të ndjeshme kombëtare e fetare, por në vazhdimësi është ruajtur dhe kultivuar, shprehur në binom fe-atdhe, që nënkupton se përparësi gjithmonë i është dhënë kombëtares, atdheut.

Në anekdotën "Tri fe - pa Bartolome" narratori flet në veten e tretë, duke informuar marrësin se njëherë Gjergj Fishta (katolik) me një mysliman dhe me një ortodoks bashkë kishin shkuar, si delegacion shqiptar, te konsulli francez, për të biseduar për çështje të rëndësishme kombëtare. Konsulli francez, kur i sheh përfaqësuesit e tri feve së bashku, u drejtohet në mënyrë provokuese:

- A ju jeni përfaqësues të popullit me tri fe?[10]

Fishta, duke e ditur se çka po mendonte ai qeveritar, ia kthen përgjigjen në mënyrë figurative e diplomatike: "Po, tri fe- po pa Bartolme", që i jep të kuptojë se shqiptarët nuk kanë probleme mes vete në aspektin fetar, sikurse kishin disa popuj të tjerë të botës, të cilët brenda një nate, për shkaqe fetare, janë vrarë me mija ndërmjet tyre, siç njihet "Nata e Bartolomeut".

Harmonia e mirë ndërmjet shqiptarëve në aspektin kombëtar e fetar i ka penguar armiqtë tanë, ndaj në vazhdimësi janë angazhuar për ta shkatërruar në forma të ndryshme. Ata kanë përdorur metodat më të përsosura për ta nxitur vëllavrasjen në përmasa të mëdha. Në këto përpjekje djallëzore më të angazhuarit kanë qenë Kisha Ortodokse me qeverinë serbe, që i kanë njësuar mendimet dhe veprimet në shumë aksione kriminale.

Këto veprime kriminale serbët i kanë bërë me qëllime të caktuara, duke dashur që shqiptarët të vriten me njëri-tjetrin, në mënyrë që më lehtë të sundohen dhe të zhduken. Klerikët ortodoksë serbë, që nga koha e mbretit Dushan e deri në kohët e vona, kanë ndërmarrë aksione të ndryshme e me qëllim të prishjes së marrëdhënieve ndërmjet shqiptarëve. Ata kanë angazhuar serbë të veshur në rroba shqiptare, por edhe ndonjë shqiptar të gjorë, të blerë me pak para, apo për ndonjë interes të vogël personal, për t'ua djegur shtallat, të lashtat, apo pasurinë, sidomos familjeve të armiqësuara shqiptare, në mënyrë që ta ndiznin armën e hakmarrjes. Jo rrallë serbët, me porosi të caktuar nga klerikët dhe Qeveria e tyre, hidhnin koka derrash të prerë nëpër xhami të ndryshme, si: në Prizren, Gjakovë, Shkodër etj., me ç'rast, ndonjëherë shkaktonin edhe probleme serioze. Por, në saje të angazhimit të përfaqësuesve të të dy konfesioneve fetare, shumë shpejt



kanë përfunduar, fatmirësisht pa vëllavrasje, dhe më vonë është kuptuar se kush i ka shkaktuar dhe me çfarë qëllimi. Përpjekje të tilla ka pasur shumë.

**Harmonia ndërfetare e shqiptarëve**

Kujtesa e popullit i ka ruajtur dhe i ka bartur te gjeneratat e reja. Një angazhim të tillë të qeverisë dhe të kishës serbe, për të shkatërruar mirëbesimin ndërfetar të shqiptarët, e pasqyron edhe krijimi popullor "Një ngjarje në Smolicë", në të cilin rrëfehet se më 1920, në xhaminë e Smolicës, në Gjakovë, në Ditën e Bajramit, kur shkojnë xhemati për ta falur namazin e bajramit, në xhami gjejnë koka derrash, duke dashur që ta nxisin luftën ndërmjet fiseve të Krasniqes e Hasit, të besimit islam dhe Nikajt-Merturit, të besimit katolik. Por, me angazhimin e imamit të xhamisë, i cili fton xhematin që namazin e Bajramit ta falin në oborr, dhe të priftit të kishës shqiptare, vëllavrasja u eliminua pa ndonjë dëm.

Prifti, posa dëgjon, me të shpejtë shkon dhe përshëndetet me hoxhën dhe me disa të pranishëmë, ua uron festën e Bajramit, e pastaj fillojnë bisedën.

Hoxha i tregon se ç'ka ndodhur në xhami. E ofron edhe te dera që të shikojë. Prifti shtangohet. I kërkon hoxhës një afat prej dy orësh, dhe shkon. Urdhëron që përmes kambanës së kishës të jepet alarm. Tubohen të gjithë pjesëtarët e konfesionit. Pasi u tregon ngjarjen e hidhur, u thotë:

- Ose do të betohemi që s'jemi fajtorë për veprën e ndytë në xhaminë e vëllezërve tanë të besimit islam, ose do të luftojmë!?"

Të gjithë me radhë, me dorë të mbështetur në Ungjill, u betuan për pafajësinë.

Prifti shkon te imami. I drejtohet me fjalët:

- Hoxhë Efendi, i nderur, imam i kësaj xhamie të shenjtë! Të gjithë besimtarët e kishës sime dhe të rajonit deri ku është dëgjuar jehona e kambanës u tubuam në kuvend të jashtëzakonshëm. Jemi betuar me dorë mbi Ungjill që askush prej nesh s'ka pjesë në këtë krim, në këtë maskër e faqe të zezë, në këtë kurth, që armiqtë e kombit tonë e kurdisën, për të shkaktuar vëllavrasje ndërmjet nesh. Unë, imam i nderuar, do të betohem edhe njëherë, për të gjithë besimtarët katolikë, në Un-



gjillin që e mora me vete, po edhe në Kuran, nëse më lejoni, këtu para teje e para këtyre burrave, të tubuar.

- Jo, prift i nderuar, beja u bë tamam.

- Të gjithë u ngritën në këmbë. E përqafuan priftin, duke i kërkuar falje e duke i shprehur falënderime vëllazërore.[11]

Sipas kujtesës së popullit, pas një kohe jo shumë të gjatë, të dy konfeksionet e besimeve shqiptare u informuan se veprën e ndyrë e kishin bërë serbët e fshatit Gorazhdec, afër Pejës, me qëllim dhe porosi të caktuar që të shkaktonin vëllavrasje ndërmjet shqiptarëve.

Veprime të tilla ka pasur edhe në raste të tjera. Kështu, njëherë disa katolikë, të nxitur nga të huajt, deshën ta digjnin Xhaminë e Lezhës, por porsa merr vesh At Gjergj Fishta, shkon e hyn brenda. Kur vijnë disa njerëz për ta djegur, ky u flet në emër, kurse ata habiten shumë e i thonë: "Si mor At, ti edhe prift edhe hoxhë? Fishta ua kthen me fjalë të buta: "Jo, unë jam prift, por meqë hoxha kishte ca punë në Shkodër, më tha mua me rujtë se edhe kjo është shpia e Zotit për shqiptarë!"[12]

Të dhënat jetësore e historike dëshmojnë fuqishëm se shqiptarët e tre besimeve gjatë rrjedhave historike e kanë ndihmuar njëri-tjetrin në rast nevoje, duke i dalë në ndihmë sepse e kanë konsideruar obligim kombëtar e fetar. Realiteti jetësor dhe historik i popullit tonë dëshmoi mendimin e Edith Durhamit, kur thoshte se: "Shqiptari, para se gjithash është shqiptar." Këtë, në një mënyrë e pohon edhe intelektuali i njohur, Mati Logoreci (1867-1941), mësues i Shkollës së parë shqipe në Prizren (1888), kur thotë: "Ne katolikët (shqiptarë) ekzistojmë në sajë të myslimanëve. Po të mos ishin myslimanët, sllavët prej kohësh do të na kishin asimiluar ose do të na kishin përzënë prej këtej."[13]

Në fund do theksuar se kjo harmoni ndërfetare e shqiptarëve me tre besime të ndryshme, shekuj me radhë, është ruajtur falë shumicës së besimit islam, që bazohet në Kuranin e madhërishëm, që rrezaton paqe, dashuri, respekt, tolerancë ndërmjet feve e njerëzve të ndryshëm, e sidomos ndërmjet vëllezërve. Po ashtu këtë harmoni fetare të popullit tonë duhet ruajtur, kultivuar, respektuar e bartur te gjeneratat e reja, me porosi të caktuar që ta vazhdojnë traditën e mirë ndërfetare, duke respektuar e festuar festat e njëri-tjetrit, duke bërë kumari ndërmjet tyre, sepse kjo traditë e qytetërim është vlerë e çmuar me të cilën duhet të mburremi para botës, por gjithmonë duke qenë vigjilentë se çështja e tri feve, tri vlerave të mëdha kombëtare e fetare, e popullit tonë, në sytë e armiqve është pikë nevralgjike, të cilën po që se nuk e ruajmë me përkushtim, njësoj e të gjithë së bashku, armiqtë tanë mund ta shfrytëzojnë për dënimin dhe shkatërrimin e qenies sonë etnike, gjë që do të ishte me pasoja të rënda. Është shumë me vlerë edhe porosia që në krijimet e tyre sollën rilindësit tanë, si vizion që na përforcon kombëtarisht dashurinë dhe respektin për vëllezërit nga gjaku, pavarësisht nga besimi që kanë.

(1) Alija Izebegoviq, Islami sot dhe nesër, Tiranë, 1992, f. 2. (2) A. T.Von Waldkampf, Greqia Maqedonia dhe Shqipëria e Jugut, Laipzig, 1897, sipas M.Basha: Islami në Shqipëri gjatë shekujve, Tiranë, 2000, f. 97. (3) Salih Zogiani 999, Anekdota, Prishtinë, 2010, f. 145. (4) Vepra e cituar, f. 145. (5) Po aty, 145. (6) Salih Zogiani, Anekdota shqiptare 5, Prishtinë, 2012, f. 272. (7) Shih: Fjalori i Gjuhës së sotme Shqipe, Rilindja, Prishtinë 1981, f. 1679. Remet, rraqet, enët e bakërta dhe sendet e tjera të përdorimit të përditshëm në shtëpi. (8) Salih Zogjani, Anekdota shqiptare, 5, Prishtinë, 2014, .272. (9) Mehmet Rukiqi, Anekdota popullore, II, Prishtinë, 2004, f. 73. (10) Salih Zogjani, Anekdota 5, Prishtinë, 2012, f. 272. (11) Shih: Mehmet Rukiqi, Azem Galica , IAP, Prishtinë, 2014, f. 228-229. (12) Hajrudin S. Muja, Ulqini dhe Tivari Ndërmjet Krishterimit dhe Islamit, Logos, 2000, f. 308. (13) Vepra e cituar, f. 223.

**Ahmed Faruk El Helbavi**

# Si ndihmon zekati në ndërtimin e ekonomisë së fortë kombëtare?

Zekati është shtylla e tretë e Islamit, dhe simbol nga simbolet e tij. Është një mbresë që karakterizohet në vetë ekzistencën e tij, duke ia shtuar edhe anën financiare, që mund të ndihmojë në mënyrë aktive në zgjedhjen e shumë problemeve ekonomike në shtetet e botës islame. Kjo gjë të shtynë të mendosh në sistemimin dhe ngjalljen e tij, në formë institucionale e me përparësi të veçantë, sidomos tash kur këto shtete po vuajnë nga mashtrimet më të ndryshme ekonomike.

Feja e drejtë islame ka gjetur numër formash e metodash për ta realizuar sigurinë shoqërore, e cila numërohet një nga bazat në të cilën ngritet shoqëria. Në mesin e tyre është zekati, sadakaja, vakfi, kefaretet, premtimet, etj. Këto janë për të siguruar një jetë të dinjitetshme për individin, dhe për të realizuar lumturinë e tij, ekzistencën e tij në një rreth me ngrohtësi e siguri, bashkim dhe paqe. Zekati që e ka bërë feja jonë obligim, nuk jepet vullnetarisht, por është obligim i detyrueshëm, për të mbrojtur ata që s'kanë mundësi. Zekati është obligim pasurie, e nxjerrja e tij është simptomë e imanit dhe argument i bindjes së thellë. Atë e jep myslimani për solidaritet shoqëror, dhe me të mbjell miqësi e ngrohtësi, dhe përhap bashkëpunim ndërmjet individëve dhe shoqërisë. Zekati nuk është një epërsi e të pasurve ndaj të varfërve, që e japin atë dhe e pranojnë të varfrit si të përulur, përkundrazi është e drejtë e të varfërve në pasurinë e të pasurit, e për këtë I Lartësuari thotë: "…e që caktojnë një pjesë të pasurisë së tyre për lypësin dhe për nevojtarin." (El Mearixh, 24-25). Njeriu i pasur mbulon nevojat e veta familjare dhe tepricën ua jep të varfërve. Me këtë gjest e ruan pasurinë dhe e zhvillon atë edhe më shumë. Zekati është mburoja e pasurisë nga ziliqarët dhe kriminelët mëkatarë. Për këtë Pejgamberi a.s. thotë: "Fortifikojeni pasurinë tuaj me zekat, dhe shëroni të sëmurit tuaj me sadaka, e përgatituni për bela (sfidë) me lutje!" (Taberani).



## Sigurimi shoqëror dhe nevoja e tij

Sigurimi i ndërsjellë shoqëror domethënë që individët e popullit të jenë në sigurinë e shoqërisë së tyre, dhe çdo njeri që ka mundësi, ose që ka pushtet, të mund ta ndihmojë me të mira shoqërinë e tij. Kjo për ta ruajtur durimin e ngritjes shoqërore dhe për të kryer çdokush detyrat në këtë rreth veprimi, e nëse vonohet, (si pasojë) mund të çojë te rrënimi. Ky kuptim përfshin sigurinë shoqërore dhe ndihmat shoqërore, e që konsiderohen garancë shoqërore. Ne mjaftohemi të vërtetojmë se rrethanat në të cilat jetojmë tash kanë shumë nevojë për garancë shoqërore, e cila shpreh vëllazërimin e besimit dhe frytin e lidhjes shpirtërore, ekonomike e kulturore, e që lidhin individ të shoqërisë me njëritjetrin. Prandaj zekati është metodë për afrim të hapësirës ndërmjet të pasurve dhe të varfërve. Përkundër asaj që Islami e njeh dallimin esencial ndërmjet të pasurve dhe të varfërve, prapë nuk ka thirrur në atë që i pasuri të pasurohet më shumë dhe i varfëri të varfërohet më shumë, pra të zgjerohet hendeku ndërmjet dy grupeve, por, përkundrazi, Islami ndërhyn dhe nxjerr ligje për t'i ngushtuar hapësirat ndërmjet tyre. Islami ka vepruar në kufizimin e tiranisë së të pasurve, si dhe në ngritjen e nivelit të të varfërve. Islami e ka bërë zekatin të pastrojë shpirtin nga koprracia, si dhe shpë-

tim të trupit nga mëkatet. Zekati stimulon shpirtin me dhënien, dhe është ilaç për sëmundjet shpirtërore, si dhe falënderim për begati. Pastrimi i pasurisë zhvillon shpirtin bujar dhe fisnik, nxit bashkëpunim ndërmjet myslimanëve, plotëson nevojat e të varfërve, e ruan nderin e tyre nga zgjatja e dorës lypja… Ai është e drejtë obliguese dhe jo vullnetare, e që i pasuri ia lejon të varfrit kur të dojë ai.

### Zekati është shembulli më i lartë për sigurim shoqëror

Zekati është një institucion për sigurim shoqëror. Kështu e cilësojnë shumë dijetarë, pasi që ai është i obligueshëm me vlerën e tij të caktuar. Zekati ka pasur sukses në shekujt e kaluar të Islamit, të përfaqësuar në Ministrinë e Financave. Ai ka qenë në përgjegjësi të halifit, pra në realizimin e zhvillimit ekonomik, si dhe ka qenë mënyra më e qartë e luftimit të varfërisë dhe forma e sigurimit shoqëror të ndërsjellë. Zekati edhe nxjerr urrejtjen nga zemrat e të varfërve për të pasurit. Ai edhe i ka adoptuar besimtarët në shpenzime e bujari, e këto janë mënyra e punës për atë që nuk ka pasuri. Kështu edhe na bëhet e qartë se zekati ka qenë dhe është mjet real për të mposhtur varfërinë, dhe atë nëpërmes sigurimit, apo edhe dhënies rast të rinisë për punë, qoftë duke u dhënë nga fondi i zekatit një shumë të caktuar që të fillojnë biznesin, apo duke blerë mjete për punë prodhuese. Pra, zekati bëhet mjet praktik i zhvillimit, dhe mposhtje praktike e varfërisë. Kjo vërtetohet edhe nga fjala e Pejgamberit a.s.: “Sadakaja nuk e pakëson pasurinë.” Sepse pasuria kur të shpenzohet zgjerohet - rritet. Prej saj përfitojnë shumë njerëz, përkundër asaj se ka një hendek ndërmjet të pasurve dhe të varfërve. Të gjitha këto dobi të japin të kuptosh se zekati është punë e domosdoshme për të përmirësuar (jetën) e individit dhe shoqërisë.

### Roli i zekatit në shërimin e ngecjes ekonomike

Ngecja ekonomike është nga problemet me të cilat po vuan ekonomia botërore, e nga ky problem nuk kanë shpëtuar as vendet tona islame. Për këtë ngecje ekonomike ka disa shkaqe:

Shtimi i mallrave në depo; moszbatimi i tregtarëve-moskryerja e detyrave të tyre financiare; pakësimi i institucioneve financiare që japinë-bëjnë pagesa tatimi të nevojshme etj... Përkundër shumë zgjidhjeve dhe propozimeve, për ilaçin e ngecjes ekonomike ende nuk është dhënë rezultat. Kjo ngecje ekonomike ka përfshirë gjithë botën. Për këtë edhe kanë filluar disa studime për hulumtimin e metodave në ekonominë islame, pra për shërimin e ngecjes ekonomike, për çka është bërë e qartë se zekati ka ndikim madhështor në shërimin e ngecjes ekonomike, dhe atë përmes metodave dhe mjeteve të shumta. Zekati ndihmon në prodhim dhe në ulje të papunësisë domethënë, si dhe ka fuqi në luftimin e kësaj të fundit. Ai ka ndikim edhe në shpërndarjen e të hyrave të pasurisë kombëtare. Islami ka thirrur të punohet në lëvizjen e kapitalit. Të investohet në pasuri dhe të jepet në ato vende që ka dobi shoqëria. Gjithashtu e ka ashpërsuar fushatën ndaj atyre që e deponojnë mallin dhe e ngrijnë kapitalin e mbyllur, e nuk japin për mëkëmbjen e ekonomisë. I Lartësuari thotë: “O besimtarë, në të vërtetë shumë priftërinj dhe murgj përlajnë pasurinë e njerëzve pa të drejtë, dhe i largojnë ata nga rruga e Allahut. Ata që grumbullojnë ar dhe argjend, dhe nuk e shpenzojnë për hir të Allahut, paralajmëroji me dënim të dhembshëm. Do të vijë dita kur (thesaret e mbledhura) do të digjen në zjarrin e Xhehenemit dhe me to do të damkoset balli, anët dhe shpina e tyre, dhe do t’u thuhet: “Kjo është ajo që keni grumbulluar për veten; pra, shijoni atë që grumbulluat!” (Et Tevbeh, 34-35).

Islami nuk ndalon vetëm në luftimin e deponimit afër bërjes haram, por ka bërë hap praktik, që e ka vlerën dhe ndikimin e tij për të vënë në lëvizje monedhat e deponuara. E nxjerrja e tyre nga vendi ku janë deponuar, që ta luajnë rolin e tyre në mëkëmbjen e ekonomisë është krejt qëllimi. Ky hap përfaqëson obligimin e zekatit, dhe e sqaron atë se dhënësi e jep atë nga fitimi i tij, dhe me atë e ruan kapitalin e tij, punon në zhvillimin-në rritjen e pasurisë së tij. Ajo qartësohet nga thirrja e Pejgamberit a.s. në investime të nevojshme të mallit, që të mos hahet ajo pasuri (nëse rri e deponuar). Pejgamberi a.s. ka thënë: “Kush e merr përkujdesjen e një jetimi në pasurin e tij, le të investojë që të mos e hajë atë (pasuri) sadakaja.”

Pejgamberi a.s. e ka urdhëruar kujdestarin e jetimit ta investojë mallin e tij (e të rritet ai mall). Pra, është më me përparësi që njeriu ta investojë mallin e tij, që të paguajë zekatin nga fitimi i tij me lehtësi, e jo (nga pasuria e deponuar). Prandaj na është bërë e qartë edhe në kohën e tashme, se rreziku i deponimit ndikon në ngecjen e ekonomisë. Nëse nuk investohet, nuk ka aktivitet ekonomik, dhe kështu vjen deri te inflacioni dhe papunësia. Deponimi i monedhave shkurton fushatën e zgjerimit të prodhimit dhe vendet e punës.

Kështu pra, bota nuk njeh sistem ekonomik si sistemi Islam, si në zgjidhjen e problemeve të tubimit të pasurisë, apo edhe në aspekte tjera. Zekati vepron shpejt: investohet në ruajtjen e kapitalit, sepse ai e



inkurajon poseduesin e mallit në mënyrë indirekte në investimin e mallit derisa të realizohet pasurimi i bollshëm, e që ia bën (obligim) dhënien e zekatit, dhe kështu ka dobi poseduesi i mallit nga investimi i tij në fitim, e shoqëria kanë dobi duke marrë të drejtën e tyre që e kanë në zekat. Me këtë zekati luan dy role: kapitalin dhe lëvizjen e pasurisë.

### Zekati është mjet-ilaç i anomalisë ekonomike

Ekonomistët në të gjitha shtetet e botës prioritetin më të madh ia kushtojnë ilaçit të anomalive ekonomike. Zekati është mekanizmi për ilaçin e kësaj anomalie apo çrregullimi financiar. Ne mund ta njohim ilaçin e këtij çrregullimi nga dy drejtime: 1- Investimet; 2- Zekati dhe puna e projekteve. Kështu, mund ta shohim se zekati është aksionar efektiv në ilaçin e shumë problemeve ekonomike në shumë vende të botës, e që e bën-e ngjall obligimin e (dhënies) së tij.

Disa hulumtues kanë vërtetuar se zekati është fitimprurës i lartë, dhe me të bëhet e mundur të mbulohen shumë nevoja shoqërore dhe ekonomike, posaçërisht islame.

### Zekati dhe lufta e papunësië

Është e qartë se zekati ndihmon çdo njeri që është i aftë për punë në prodhim. Ai gjen fuqinë prodhuese, duke ia bashkangjitur edhe punësimin e forcës. Me këtë edhe bëhet mposhtja graduale e papunësisë, ku çdo individ i shoqërisë bëhet prodhues. Gjithashtu zekati është thirrje në rregullimin dhe stimulimin material që ndahet për nëpunësit (që punojnë në tubimin e zekatit). Është e qartë se sa më shumë që mundohet nëpunësi në tubimin e zekatit, atij i shtohen të hyrat-të ardhurat nga zekati, dhe kështu ngritet edhe pjesëmarrja e nëpunësve.

### Zekati, shpërndarja e të hyrave dhe pasuria (e bollshme)

Obligimi i zekatit është nga mjetet-metodat e përtëritjes së shpërndarjes të pasurisë ndërmjet individëve të shoqërisë në bazë të drejtë. Zekati merret nga i pasuri dhe i jepet të varfërve. Kështu bëhet transferimi i një numri nga të hyrat e të pasurit, nëpërmes zekatit, te i varfëri, e ajo shkakton fitim për të varfrin më shumë se humbje për të pasurin. Rezultati përfundimtar është dobi e përgjithshme për shoqërinë. Shtohet edhe me përsëritjen e shpërndarjes së të hyrave në interes të të varfërve që bëhen konsumatorë si të tjerët-të pasurit. Ekonomistët thonë se sa herë shtohet konsumimi, shtohen investimet, deri në një nivel të caktuar, e ai është nivel që e përfaqëson atë punë plotësisht.

### Dispozitat e zekatit kufizojnë ngecjen

Në përbërje të shpenzimit të zekatit është edhe shpenzimi për borxhlinj. Borxhlinj janë ata që janë detyruar të marrin borxh (për gjëra elementare të jetës), dhe që nuk kanë pasur mundësi t'i kthejnë ato, nëse ato borxhe nuk janë shpenzuar në mëkate. Pra, këtyre njerëzve u lahen borxhet nga fondi i zekatit. Po edhe nëse ka mundësi të shlyerjes së borxhit (kjo bëhet) për inkurajim dhe për punë të mira, burrëri dhe pajtim ndërmjet njerëzve. Nga këtu shihet se zekati bëhet pjesëmarrës i fshirjes së borxheve, dhe aftëson njerëzit të profesionalizohen e të praktikojnë profesionin e tyre në punët që i bëjnë, qoftë tregti, bujqësi etj. Me këtë përfiton ekonomia kombëtare, pas shfrytëzimit të kësaj fuqie të papunë, pra në shndërrimin e saj në fuqi prodhuese. Në saje të aksioneve gjendet edhe një kërkesë shtesë, domethënë që shtimi i shpenzimeve të çojë në shtimin e prodhimit, gjë që çon edhe në mëkëmbjen ekonomike.

### Zekati është zgjedhje e dobishme për sëmundjet njerëzore

Që ta kuptojmë vlerën e zekatit dhe çmimin e tij, po edhe nevojën e tij të madhe për njerëzimin, le t'i hedhim një shikim të shpejt disa numrave dhe statistikave që sqarojnë deri ku ka arritur bota në dallime ndërmjet të pasurve dhe të varfërve. Këta numra thonë: pasuria e tre më të pasurve të botës arrin atë që barazon prodhimin vendor të 48 shteteve të varfra, sikur që pasuria e 200 prej më të pasurve të botës që tejkalon në raport me të hyrat e 41 % të banorëve të botës. Ekspertët kanë bashkuar mendimin në atë se të mirat e planetit (Tokës) mjaftojnë për ngritjen e standardit për gjashtë miliardë banorët e planetit. Po të ishte ndarja e asaj (pasurie) e përafërt nga drejtësia, 35 mijë fëmijë që vdesin çdo ditë nga uria dhe sëmundjet (këta fëmijë bëjnë të pestën e banorëve nga vendet në zhvillim) s'do të vdisnin. Dhe tash po pakësohen ndihmat e veçanta për shtetet e varfra, e kjo përmes OKB-së. Ato tash janë sa ajo që shpenzojnë nëntë shtete të përparuara për ushqimin e maceve dhe qenve, dhe atë vetëm për gjashtë ditë.

Në planetin Tokë jetojnë 6 miliardë njerëz. Numri i banorëve të vendeve në zhvillim arrin 4,3 miliard . Prej tyre afërsisht 3 miliard jetojnë nën vijën e varfërisë




me dy dollarë amerikanë në ditë. Në mesin e tyre 1.2 miliard janë me më pak se 1 dollar në ditë. Të gjitha këto të dhëna i bëjnë të mençurit të vijnë në përfundim se zekati është zgjidhje e dobishme dhe ilaç-shërues për sëmundjet nga të cilat vuan njerëzia.

### Dallimi në mes zekatit dhe sadakasë

Sadakaja është fjalë e përgjithshme e nganjëherë i lihet edhe zekatit të obliguar, nga fjala e të Lartësuarit: "Lëmosha e zekatit është vetëm për të varfrit, për nevojtarët, për ata që janë ngarkuar me mbledhjen dhe administrimin e tij, për lirimin e skllevërve, për të rënduarit nga borxhet, për (luftëtarët në) rrugën e Allahut dhe për udhëtarët e mbetur rrugëve. Këto janë detyrat e vëna prej Allahut. Vërtet Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë!" (Et Tevbeh, 60).

Fjala e të Lartësuarit: "T'i jepni lëmoshat haptazi është gjë e mirë, por t'ua jepni ato të varfërve fshehurazi është edhe më mire, dhe ju shlyen disa nga gjynahet tuaja. Allahu e njeh mirë çdo vepër që ju bëni". (El Bekare, 271).

Fjala sadaka i lihet çdo pune të mire. Këtë e gjejmë kur Pejgamberi a.s. thotë: "Buzëqeshja jote në fytyrën e vëllait tënd është sadaka." Sa i takon zekatit ligjor (obligues), ai është hak i veçantë dhe i caktuar për kategori të caktuara, i krahasuar me qëllim ibadeti (adhurimi). Zekati është shtylla e tretë nga shtyllat e Islamit. Për atë e shohim se Ebu Bekër Es-Siduiku (halifi i parë pas Pejgamberit a.s.) shpalli luftë kundër penguesve të zekatit. Shpallja e tij del nga thënia e tij e njohur: "Vallahi do ta luftoj atë që bën dallim në mes namazit dhe zekatit! Zekati është hak i mallit. Vallahi, nëse ma pengojnë një deve që ia kanë dhënë Pejgamberit a.s., do ta luftoj atë që nuk e jep!"

Megjithëse sadakaja nuk është obligative, në të ka shumë të mira. Po të shikonim në kohën tonë, po edhe në kohët e kaluara, se si mbështetja vetëm në zekat nuk i përfshinte të gjitha punët e mira, doo ta kuptonim më mire. Prandaj zotriu dhe i dashuri ynë, Muhamedi a.s. ka thënë: "Në mall ka hak përveç zekatit." Kurani fisnik dhe sunetet pejgamberike kanë nxitur atë që ka mall për sadakanë. Për këtë i Lartësuari thotë: "Ata që shpenzojnë pasurinë e tyre në rrugë të Allahut, i shëmbëllejnë atij që mbjell një kokërr nga e cila dalin shtatë kallinj, ku secili kalli ka nga njëqind kokrra. Allahu ia shton (shpërblimin) edhe më tepër kujt të dëshirojë. Allahu është Mirëbërës i Madh, dhe i Gjithëdijshëm!" (El Bekare, 261).

Këto që u përmenden, por edhe shumë të tjera që flasin për këtë, tregojnë se myslimani duhet ta japë zekatin edhe për prodhimet bujqësore, dhe atë (nuk duhet pritur një vit), por me t'i mbledhur bereqetet të jepë 10 % nga teprica që i mbetet, nëse nuk ka bërë shpenzime të shumta në ujitje e plehra artificiale, kurse 5 % nëse ka shpenzuar për ujitje… etj., e për kapitalin e fjetur veç 2.5%.

Ne duhet t'i dimë pasojat negative nga mosdhënia e zekatit. Ato janë: mosstabiliteti shpirtëror te familjet nevojtare e që nuk u mjaftojnë të hyrat për blerjen e gjërave elementare për jetë normale, paraqitja e urisë dhe çka e shoqëron atë, problemet shëndetësore etj. Mosdhënia e (zekatit) ndikon edhe në përhapjen e papunësisë.

### Zekati jepet gjatë tërë vitit

Dhe nga urtësia e ligjit islam është vazhdimi i dhënies së zekatit gjatë tërë vitit. Nuk ka të caktuar kohë të njohur nga ajo që vërteton fuqinë e zekatit në ngecjen ekonomike, prandaj ka mbetur të jepet gjatë tërë vitit. Megjithatë, zekati mund t'i jepet një kategorie nga tetë kategoritë që i ka kufizuar Ligjvënësi i Urtë. Mund të ndodh fatkeqësi (katastrofë) te një kolektiv, ose gjendje e jashtëzakonshme e varfërisë, e që kërkon intervenim të menjëhershëm. Duke u nisur nga këtu juristët (islamë) kanë lejuar t'i jepet zekati një kategorie nga tetë kategoritë, ose më shumë sipas nevojës. E shohim se Imam Ibni Kajimi thotë se lejohet të kufizohet në një kategori nga tetë kategoritë, por edhe lejohet t'i jepet një personi. Dijetarët kanë lejuar ngutjen e dhënies së zekatit, nëse nevoja e shoqërisë është urgjente, pra ta japin zekatin në krizë ekonomike. S'ka dyshim këtu është për qëllim ruajtja e stabilitetit ekonomik dhe zbutja e ngecjes ekonomike.

Të gjithë dijetarët janë të mendimit se nga zekati ka dobi të mëdha shoqërore, dhe me të eliminohen urrejtjet dhe armiqësitë që mund të jenë në gjoksat (zemrat) e të varfërve kur shohin se si kënaqen të pasurit. Dhe, mospërfitimi i tyre as edhe një gjë nga ajo pasuri, i nxit në urrejtje. Ndoshta bartin në vete armiqësi e urrejtje ndaj të pasurve, që nuk u kushtojnë kujdes ndaj atyre në të drejta, dhe nuk u japin atyre në nevoja. E po që se të pasurit u japin atyre diçka nga pasuria e tyre, në krye të çdo viti, eliminohen këto gjëra dhe arrihet ngrohtësia dhe lidhjet e mira.

***Përktheu dhe përshtati: Bajrush Ahmeti nga "Minberul-Islami", nr. 6. Prill. 2013.***

Fitore Jaha

# Nëna, dashuria dhe edukimi i fëmijëve nga ana e saj

Fëmijët janë dhuratë e Zotit. Një fëmijë ka shumë nevojë për përkujdesje, mirëkuptim, e mbi të gjitha për dashuri, e sidomos për dashurinë e prindërve, përkatësisht nënës. Fëmija e kupton shprehjen e mirësjelljes që nga foshnjëria. Nënat janë shembulli i parë dhe më i mirë gjatë fëmijërisë së vajzave, kurse baballarët janë shembull për djemtë.

Që nga çasti i lindjes, secila foshnje kërkon lidhjen me nënën. Ky është qëllimi i lëvizjeve të saj menjëherë pas lindjes. Shumë muaj me radhë nëna luan rol jashtzakonisht të rëndësishëm në jetën e saj (foshnjës), gati se plotësisht gjithçka varet nga ajo. Në këtë situatë zhvillohen fillet e aftësive për jetë në bashkësi. Nëna i ofron foshnjës lidhjet e para me një krijesë tjetër njerëzore, dhe interesin e parë në dikë tjetër. Ajo është ura e parë për jetë në bashkësi. Një foshnjë që nuk mund të krijojë lidhje me nënën e saj, apo ndonjë njeri tjetër, fundi i saj (i foshnjës) do të ishte i pashmangshëm.[1] Dashuria, respekti, toleranca dhe mirëkuptimi i treguar nga nëna, babai dhe pjesëtarët e familjes, te fëmija ndikon në zhvillimin e ndjenjës së dhembshurisë dhe ndërgjegjes. Nëse fëmijët mbahen larg fenomeneve negative dhe të frikshme, nëse rriten duke parë shembuj positive, atëherë ato do të mbushen me ndjenjën e dashurisë dhe dhembshurisë. Duhet të vëzhgohen me kujdes sjelljet e fëmijës ndaj kafshëve dhe ambientit përreth.[2] Fëmijët që duken më nervozë dhe më të ashpër në fëmijëri, që rriten në një familje me probleme apo konflikte të shpeshta (sidomos mes prindërve), edhe gjatë jetës në të ardhmen ka më shumë mundësi të bëhen më agresivë apo edhe kriminelë. Ndërsa, ata fëmijë që rriten me sjellje të butë, me dashuri, përkujdesje dhe në ambient familjar, të hareshëm e të dashur, kanë më shumë mundësi që në të ardhmen të bëhen më të dashur dhe më tolerantë. Jo kot thuhet se fëmijët janë pasqyrë e familjes. Fëmijët ndikohen shumë nga rrethi ku rriten, nga familja, e kryesisht nga prindërit e tyre. Pra, këta faktorë ndikojnë më së shumti në formimin e fëmijës.

**Dashuria e nënës mbron nga stresi**

Hulumtimet më të reja tregojnë rezultate interesante në lidhje me atë se si fëmijëria e hershme mund të ndikojë në jetën e një të rrituri. Përvoja gjatë foshnjërisë, ngjarjet që nuk kujtohen etj., reflektohen në jetën e tyre dhe nxisin reagime të caktuara në fazën e rritjes. Sipas një hulumtimi, fëmijët që kanë pasur shumë dashuri nga nëna, kujdes dhe vëmendje, kur të rriten do të ndjehen më të sigurt në marrëdhëniet ndërnjerëzore. Gjithashtu, ata më mirë do të gjenden edhe në kontaktet shoqërore, si dhe në vështirësitë jetësore. Hulumtimi ka zbuluar që dashuria e nënës është shumë e rëndësishme, dhe përgjegjësia prindërore është më e madhe sesa që është menduar më parë.[3]



### Por, pse ndikon aq shumë sjellja dhe dashuria e nënës te fëmija?

Sekreti qëndron te hormoni i dashurisë. Dashuria e nënës për fëmijën nuk mund të përshkruhet me fjalë: është aq e madhe, aq komplekse dhe aq e bukur. Janë të shumtë ata që e mbështesin këtë tezë. Në fakt, kjo dashuri kaq e madhe dhe e veçantë ka qenë objekt i një sërë studimesh shkencore të bëra kohët e fundit. Mes faktorëve që e lidhin kaq shumë nënën dhe fëmijën, me sa duket, qëndron një hormon i ashtuquajtur "hormoni i dashurisë", oksitocina. Është ky hormon që mendohet se prodhohet në sasi të mëdha pas lindjes, çka bën që nëna të ketë një dashuri kaq të fortë ndaj të sapolindurit. Kjo sjellje i jep rëndësi një procesi që forcon lidhjen mes të dyve, madje shumë më tepër se ajo mes babait dhe fëmijës. Pavarësisht se efektet e oksitocinës mbi qeniet njerëzore nuk janë sqaruar të gjitha, duket se këto mund të favorizojnë një lidhje më të fortë mes nënës dhe fëmijës. Megjithatë, ajo që është e qartë ka lidhje me faktin se kjo substancë luan disa role të rëndësishme. Mes funksioneve janë dy më të rëndësishëm, të ushtruara gjatë shtatzënisë ose menjëherë pas lindjes, e që janë: stimulimi i dhimbjeve të lindjes, dhe ushqyerja me gji e foshnjës.

### Fëmijët janë ilaçi i nënave

Për disa është një zgjedhje, për disa të tjerë është një shaka e shëmtuar, pra që të mos e shtrëngojnë kurrë në kraharor pasardhësin e tyre. Sipas një numri të madh kërkimesh, të bëra kryesisht në vitet 2008 dhe 2009, numri i grave që nuk dëshirojnë të kenë fëmijë ose nuk mund të lindin është më i vogël se numri i grave që lindin, dhe sidomos atyre që bëjnë dy deri në katër fëmijë. Nga studimet u pa se, në krahasim me ato gra që bëhen nëna, gratë që nuk lindin jetojnë më keq, kanë jetëgjatësi më të shkurtër, dhe janë më të predispozuara për t'u prekur nga një numër i madh i sëmundjeve, sidomos atyre psikologjike. Gjithashtu u pa se ato vuanin tmerresisht në aspektin social dhe psikologjik, pra faktin se nuk bëheshin dot nëna, sidomos pasi kalonin në moshë. Kështu, gjinekologu Luis Adams, i Universitetit të Floridës në SHBA, shpjegon: "Nuk duhet ta harrojmë kurrë se lindja është një nga momentet më të rëndësishme në jetën e një gruaje, është momenti kur jeta e saj ndryshon plotësisht. Gjithashtu nuk duhet të harrojmë se një grua lind për të pasur pasardhësit e saj. Të gjitha gratë që ushqejnë fëmijët e tyre me qumështin e gjirit janë më pak të predispozuara për t'u prekur nga kanceri i gjirit, ndërsa kanceri i mitrës ka përqindje më të lartë për t'u zhvilluar te gratë që nuk kanë lindur, sepse disa pjesë që duhej të ishin bërë aktive pas lindjes nuk e kanë funksionin e tyre. Nënat janë më të afta ta largojnë stresin e shkaktuar me kalimin e viteve dhe në periudhën e menopauzës, gjë që shumë shpesh çon në depresion", përfundon ai.[4]

### Përkujdesja islame ndaj fëmijëve

Islami jo vetëm që prindërve ua bëri obligim edukimin e shkëlqyeshëm dhe përgatitjen e fëmijëve të tyre për një jetë më të frytshme, por ata i obligoi edhe në pëkujdesje që para lindjes së tyre. Islami e obligon mashkullin që për bashkëshorte të ardhshme të zgjedhë me kujdes një besimtare fisnike, që mund të jetë një nënë e mirë dhe mund të përkujdeset me sukses për fëmijët, shtëpinë dhe obligimet bashkëshortore. E urdhëron prindin që t'i mbrojë fëmijët, t'i edukojë dhe t'i mirëmbajë ata në mënyrën më të mirë. Gjithashtu, edhe fëmijëve ua tërheq vërejtjen që tek ata të mos egzistojë kurrfarë kundërshtimi sa i përket mirëmbajtjes, si dhe të mos egzistojë ndonjë bindje eventuale se ai (prindi) është ai që i furnizon ata![4] Edukimi i fëmijës te çdo prind është ndër qëllimet kryesore jetësore, kuptohet pas qëllimeve, obligimeve dhe çështjeve të adhurimit të Krijuesit.

Për fëmijën prindi e dëshiron më të mirën e mundshme, pra që fëmija i tij në të ardhmen të jetë njeriu më i mirë në gjitha aspektet. Por, sa punojnë prindërit për ta arritur këtë gjë, është çështje tjetër. Edhe pse edukimi i fëmijëve ka rëndësi të madhe, një numër i madh i prindërve këtë çështje e lënë pas dore dhe nuk i kushtojnë vëmendjen dhe kujdesin e duhur. Këta prindër i anashkalojnë fëmijët për shkak se "nuk kanë kohë" (shkaku i garës për t'u pasuruar, prestigjit, respektit në shoqëri dhe preokupimeve të tjera) të flasin dhe të shoqërohen me fëmijët e tyre, kështu që, si rrjedhojë e kësaj prindërit ballafaqohen me padëgjueshmërinë e fëmijëve të tyre dhe fillojnë të ankohen për ta. Për fat të keq, nuk janë aspak të vetëdijshëm se pikërisht ata janë shkaku i gjendjes së tillë të fëmijëve të tyre. Ndoshta ua plotësojnë të gjitha nevojat material, por nuk arrijnë ta edukojnë siç duan. Shpeshherë, për të arritur te qëllimet e tyre, prindërit përdorin metodat e frikësimit ndaj fëmijëve të vegjël. Në rastet kur fëmija nuk fle, nuk ha, apo nuk i bindet prindërve, të rriturit menjëherë përdorin shprehjet e famshme të frikësimit për të sjellë në vend disiplinën. Kështu, shpeshherë te fëmijët krijohet frika nga: errësira, shtazët, vetëtima, mjeku, polici, vjedhësi, si dhe forma të tjera të frikës, të cilat për disa prindër janë mjete edukimi. Pas



një kohe të caktuar fëmija mund të fillojë të frikësohet nga gjëra, dukuri e individë nga të cilët nuk duhet të frikësohet, përkundrazi. Disa prej këtyre frikësimeve zhduken me rritjen, e të tjerat vazhdojnë të jenë pjesë e jetës së individit edhe në moshë të rritur. Problemi kryesor, sipas psikologëve, është se fëmijët jo rrallë mund të mbeten peng i këtyre frikësimeve, duke u mbyllur në vetvete apo duke i përjetuar shumë rëndë situatat normale. Frika e tepërt e pengon personalitetin e fëmijës në marrjen e ndonjë aksioni, dhe assesi nuk ndikon në zhvillimin dinamik të tij. Me një fjalë, frika ul besimin dhe aftësitë te fëmijët, deri në atë masë sa fëmijët me një dozë të tepruar të frikës mund të duken si fëmijë të prapambetur emocionalisht dhe intelektualisht. Prindërit janë përgjegjës për shumë forma të frikës te fëmijët, për shkak të shembujve që u tregojnë fëmijëve të tyre, ose nga mënyra e edukimit të tyre. Prindërit e mençur duhet të mundohen ta zbusin ndjenjën e frikës te fëmijët, dhe në vend të tyre të përdorin mjete të tjera në përmirësimin e sjelljeve të pahijshme. Një gabim tjetër i prindërve është përdorimi i forcës fizike si mjet edukimi, e që në fakt është krejt e kundërta. Fëmija, nga rrahjet që i shkaktohen, sidomos nga prindërit, krijon përshtypje të distancës dhe arbitraritetit të prindit ndaj tij, gjë që do të ndikojë keq në psikologjinë e tij, si dhe do të reflektohet në moshën e pjekurisë. Rrahjet, shuplakat apo goditjet, si formë dënimi, u mëson fëmijëve se nuk ka problem t'i godasësh të tjerët për të zgjidhur problemet, dhe kjo mund t'i mësojë ata të ndëshkojnë të tjerët në të njëjtën mënyrë me të cilën janë ndëshkuar vetë. Pra, dhuna fizike nuk duhet të shihet si alternative. Një fakt tjetër që mund të haset shumë shpesh te disa prindër është edhe jobarazia ndërmjet fëmijëve, gjë që tregon për një sjellje joedukative dhe jo të dashur për fëmijët. Të preferosh disa fëmijë nga të tjerët, të mos i trajtosh në mënyrë të barabartë të gjithë, të bësh dallime mes tyre, mund të shkaktojë armiqësi, urrejtje, inat, xhelozi dhe prishje të lidhjeve vëllazërore mes fëmijëve.[6] Shembulli më i mire, e që na mëson shumë se dallimi dhe trajtimi jo i njëjtë i fëmijëve mund të shkaktojë xhelozi, urrejtje dhe shumë dukuri tjera negative, pa dyshim se është shembulli i pejgamberit Jusufit a.s., që u veçua nga babai i tij, pejgamberi Jakub a.s.

(1) http://www.psikologjia.com/?p=127. Një kapitull i zgjedhur dhe i përkthyer nga libri i ALFRED ADLER-it "Wozu leben wir" (Për çka jetojmë).qasja 03.05.2015. (2) http://www.bebaime.com/keshilla-/ndjenja-e-dhembshurise-tek-femiu.qasja 01.05.2015. (3) http://www.bebaime.com/tema/dashuria-e-nenes-mbron-nga-stresi qasja 01.05.2015. (4) https://www.shqiperia.com/Dashuria-nene-femije.7639/ Botuar: 5 vite më pare.Shkruar nga: Shqip. 03.05.2015 ora 23:40. (5) Bazat e Pedagogjisë Islame, Ali Abdull- Halim Mahmud, Botues Furkan ISM 2013 Shkup F.69. (6) http://www.radioislame.com/index.php?frame_rd=artikulli.php?id= 7030. Rukije Brega.qasja, 05.05.2015.

Ma. Sc. Refik Gërbeshi

# Islami e ruajti identitetin kombëtar

## Ndikimi i fesë

S'ka dyshim bazat e civilizimeve janë fetë, dhe gjithnjë e më shumë janë më ndikuese në shoqërinë moderne. Çdoherë që feja qëndroi në ballë të revolucioneve, rezultati ishte masiv dhe reflektues. Pavarsisht që jofetarët tentuan ta përdorin për interesa më të ngushta, duke fshehur qëllimet e tyre prapa fesë, ajo mbetet elementi më ndikues dhe më masiv i shoqërisë njerëzore. Feja nxit besimtarët për punë të mira humanitare, duke e obliguar individin me misionin e kontributit për paqe e liri, për dallim nga ideologjitë njerëzore që ofrojnë diçka më të ngushtë, më minore. Bindja fetare ofron edhe amshueshmërinë. "Baza e moralit duhet të jetë feja, për arsye së besimi është një themel dhe shtyllë e rregullimit të njerëzimit, dhe njerëzia nuk mund të zhvishet nga ajo për asnjë kohë, dhe në asnjë mënyrë."[1]

Pavarsisht pretendimeve se me zhvillimin e shkencës njeriu do të bëhet "I pavarur nga Zoti", qetësinë, lumturinë dhe orientimin e drejtë të shoqërisë nuk mund ta sjellin këto të arritura."Le të pranojmë se teknika dhe komforti që sollën shkencat eksperimentale në shek XX-të kanë siguruar rehatinë e disave, mirëpo, ato në asnjë mënyrë, nuk kanë siguruar lumturinë e njerëzimit."[2]

## Në ruajtje të identitetit kombëtar

Ishin fetarët ata që i dhanë kuptim politikës komëbtare shqiptare, duke filluar që me Mulla Ymer Prizrenin e tutje, me parimin se Zoti i obligon të japin kontibut për lirinë dhe ruajtjen e popullit të tyre. Duke dashur të jenë më afër popullit, prijësit fetarë ua mësonin masës orientimin e drejtë krahas besimit edhe atdhedashurinë."Intelektualët shqiptarë nisën të shkruanin në gjuhën shqipe me qëllim që veprat e tyre të ishin më të kuptueshme për masën."[3] Shkollat e hershme ishin kryesisht fetare, apo të stimuluara nga fetarët, kurse shkrimet shqipe, pavarsisht botëkuptimeve të ndryshme, fillojnë që nga gazelat, divanet shqipe me alfabet araboosman. Në shekullin XVIII një prodhim të veçantë letrar në shqip e bëjnë autorët e qendrave jugore të Shqipërisë. Natyra e veprave të këtyre autorëve i afrohet më shumë qëllimit të një vepre letrare artistike të mirëfilltë, pa ndonjë qëllim të paravënë. Veprat e tyre merren me jetën qytetare, me përfytyrimet personale e sociale, me jetën e përditshme, madje dhe me shfaqjet karakteristike të kësaj jete. Ata u quajtën bejtexhinj, që domethënë vjershëtarë: nga gjuha arabe bejte-varg. Në këtë vështrim edhe vjershëtarët janë nismëtarët e shkrimit të letërsisë shqiptare. Kontributi i myslimanëve është që nga viti 1728, me Fjalorin e Gjuhës Shqipe nga Nezim Frakulla, kurse në 1884 me poemën e Haziz Ali Ulqinakut. Kurse poema për Muhamedin a.s. është nje ndër elementet më të përhapura ne letërsin shqipe me shkrimin osman, e ruajtur edhe gojarisht, gjeneratë pas gjenerate. "Mevludi është formë e veçantë e krijimtarisë letrare shqipe."[4] Në anën tjetër të kufirit, në Shqipëri, kishte përpjekje për të ringjallur, përhapur e mbajtur traditën islame si identitet kombëtar, por vjen komunizmi dhe e ndërpret çdo gjë. Kështu, në vitët 1923 e tutje, për 16 vjet radhazi, feja jo vetëm që ndihmoi ruajtjen dhe përhapjen e identitetit shqiptar, por edhe ndikoi në kultivimin e një pasurie kulturore një mendimi teologjik islam gjatë kohës së paspavarsisë."[4]

## Shqiptarët dhe identiteti islam në Evropë

Pozita gjeografike ku jetonin shqiptarët autoktonë i bënte ata të jenë në epiqendër dhe, duke qenë të vendosur në identitetin e tyre, të përballen me sfida të shumta. Rumelia-Ballkani, që do të thotë qendra, lindja dhe juglindja e Evropës, përkundër trysnive, luftërave dhe pasojave të pashmangshme të tyre, si varfëria dhe degjenerimi, akoma e përfaqëson krahun evropian të Islamit. "Shqiptarët, me pranimin e Islamit, bëhen element ndikues në rajon e më gjerë, duke shpëtuar nga coptimet greke, serbe e bullgare. Por edhe duke



qenë "një prej kaptinave më të rëndësishmë dhe më të bekuara të Islamit në Evropë."[6] "Në krahasim me vendet tjera të Ballkanit, në Kosovë nuk janë më të pakta medresetë, mejtepet, çezmat, urat, sahatkullat, hanet, hamamet, karvansarajet dhe objektet tjera të "qytetërimit", gjegjësisht të dijes, shkencës, pastërtisë, rregullit, sigurisë e urbanizmit."[7]

### Projektet serbe për të dëmtuar fenë

Historikisht mësymjet kriminale serbe janë bërë në ditët që shënojnë identitetin fetar të shqiptarëve, si dhe mbi objektet e tyre fetare. Përveçse me qëllim të shndërrohen festat e gëzimit në hidhërime e vuajtje për besimtarët, mësymjet e tilla në ditë të Bajramit, dhe mbi xhamitë e mbushura me besimtarë shqiptarë, ishin një pëlqim i qartë i mesazhit se shqiptarët duhet braktisur tokën e tyre.[8] Serbët, ku mundën dhe si mundën, bënë masakra mbi shqiptarët. Ata janë të prirë që krimet më të mëdha t'i bëjnë në ditët dhe në netët festive më të mëdha fetare islame, siç është dita e Bajramit, dita e xhumasë etj.[9] Kënga epiko-historike e Demë Ahmetit ka për objekt këndimin e një masakre të thellë e të përmasave të mëdha që bënë kriminelët serbë ndaj fmailjes së Demës, pikrisht në ditën e Bajramit. Duke e ditur se meshkujt shkojnë në xhami për ta falur Bajramin, e në shtëpi mbesin vetëm gratë dhe fëmijët, serbët e ditën se do ta kishin më të lehtë të bëjnë krime dhe t'i shfryjnë ndjenjat shtazarake, ta zhdukin familjen, ta nëpërkëmbin nderin familjar, kombëtar e fetar."[10] Nga ana tjetër, mendimi i hoxhës vë në funksion lëvizjen e burrave për ta ruajtur nderin, duke ndërprerë faljen dhe festimin e Bajramit. Kështu, kur vjen lajmi i Demës për masakrën në familjen e tij, hoxha jep zgjidhjen e duhur për t'iu bashkangjitur Demë Ahmetit. Këtë e shprehin edhe vargjet e këngës popullore:

*Kush s'priton mas Demës me shkue,*
*Kit Bajram si n'Qabe me çue."*[11]

### Elementet e qëndrueshmërisë

Feja islame me qytetrimin e saj në vazhdimësi zuri vend në botën materiale shpirtrore të shqiptarëve, por ajo u reflektua gradualisht edhe në fushën e krijimtarisë poetike gojore. Islami dhe praktikimi i tij, siç është agjërimi i Ramazanit, ishte dhe do të mbetet shtyllë e fortë e qëndrimit të myslimanit në fenë e tij, pastaj sakrificë dhe vepër madhore, por edhe stimulim për të qëndruar patundshëm në këtë fe dhe etnietet. Te këngët popullore shqiptare gjejmë këtë element të qëndrueshmërisë dhe të fuqishëm e inkurajuese, për të mos u dorëzuar ndaj dhunës kriminale që bënë sllavët për t'ua ndërruar fenë shqiptarëve, anekënd trojeve, e veçanërisht pjesës së Lugut të Baranit, ku udheqësi, Hazir Alia, u thotë vendosmërisht kriminelëve:

*"Niher Zotit i kemi besue*
*Për çdo ditë në xhami jem shkue,*
*Ramazanin kemi ngjinue ,*
*gjithë Bajramin e kem festue ,*
*s'mun na shtjen kurrë fenë me nrrue."*[12]

(1) Hafiz Ali Kraja, "A duhet feja-A e pengon bashkimin kombëtar" Shkup, 1999 f.53. (2) Prof. Dr. Bekir Toploglu "Biseda fetare", Përktheu: Mit'hat Hoxha, Istambull, 1999, 16 . (3) Dr. Abdullah Hamiti, "Nazim Frakulla-jeta dhe divanet e tij", Në: "Edukata Islame", nr. 67-2002, Prishtinë, f. 41. (4-5) Grup Autorësh: "Mevludi tek shqiptarët", Prishtinë, 2010, f. 105. (6) K. M. SH. "Zani i nalt", Vëllimi i pare, Tiranë, 2014, f. xi. (7) "Kosova kitableri", Mbishkrimet në Kosovë, f. 21. (8) Po aty, f. 25. (9) Dr. Hysen Matoshi, "Lotët për atëdheun e robëruar", Në "Takvimi" (1432-1433), 2011, Prishitnë, 2011, f. 238.(10) Prof. Dr. Adem Zejnullahu, "Këngë popullore me elemente islame", Prishtinë, 2011, f. 31. (11) Po aty. f. 32. (12) (k 21.V.V 166-171). (13) K. 50 V36-41, Sipas Prof. Dr. Adem Zejnullahu, "Këngë popullore me elemente islame", Prishtinë, 2011, f. 46.

Dr. Sadik Mehmeti

# Një familje fisnike shqiptare që la vulën e saj në ndërtimin dhe zhvillimin e shumë vendbanimeve tona

Për arsye të ndryshme historia jonë kombëtare është pasqyruar me shumë boshllëqe, e që sigurisht se do të plotësohen me kohë, për t'i dhënë asaj atributet e vërteta shkencore. Deri më sot nuk janë pasqyruar sa duhet dhe si duhet shumë ngjarje dhe figura, dhe nga ana tjetër, mjaft aktorë të historisë sonë janë përmendur shkarazi, e herë-herë, madje janë paraqitur edhe në mënyrë joobjektive dhe të njëanshme. Ndodh që veprimtaria e disa prej personaliteteve tona më shumë njihet jashtë sesa në vendlindjen e tyre. Ndër këto personalitete bën pjesë edhe Koxha Sinan Pashai dhe djali i tij, Mehmet Pashë Kaçanik(li)u, të cilët për nga vlerat humane, ushtarake, politike dhe historike tejkalojnë statusin e prijësve lokalë. Këta dy padyshim paraqesin personazhe historike me përmasa kombëtare, dhe krahasuar me historinë e shkruar për shumë pashallarë, vezirë, kryearkitektë etj. shqiptarë që vepruan në atë kohë, Koxha Sinan Pashai dhe Mehmet Pashë Kaçaniku paraqiten, do të thoshim, si më të prekshëm, pasi akoma deri në ditët tona ruhen disa vepra arkitektonike të bëra nga ata, si në trojet shqiptare ashtu edhe në viset tjera që dikur i takonin Perandorisë Osmane.

Po kush ishin këta personalitete të shquar të kësaj familjeje fisnike shqiptare, të cilët vepruan në kohën e Perandorisë Osmane; këta vakëflënës të mëdhenj, emri i të cilëve, - dhe sidomos emri i Koxha Sinan Pashasë dhe djalit të tij Mehmet Pashasë, - është i lidhur ngushtë me Kaçanikun dhe me ndërtimin e tij, po edhe me qytetet tjera shqiptare, si Lumën, Shkupin, Tetovën, Dibrën, Gostivarin, etj., pa përmendur këtu edhe shumë vakëfe që këta kanë lënë në vende të tjera, si në Jemen, Gjeorgji, Turqi, Siri, Greqi, Bullgari, Egjipt, Arabi Saudite etj. Dhe, edhe pse kjo familje fisnike dhe bujare shqiptare ka vënë vulën e saj në ndërtimin dhe zhvillimin e shumë vendbanimeve tona, për të ende nuk kemi një monografi të mirëfilltë ku do të përfshiheshin të gjitha vakëfet që kanë lënë këta burrështetas të shquar, nga më të mëdhenjtë e kohës.

## Nga Topojani i Lumës

Kjo familje fisnike shqiptare ka origjinë nga Topojani i Lumës (Shqipëri). I pari i tyre ishte Ali Begu. Titulli beg që mbante ky fisnik shqiptar tregon se ai kishte qenë një njeri me ndikim dhe me pozitë në shoqëri. Po ky Ali Begu është ai që në Prizrenin e lashtë ngriti katër ura, ndër to edhe Urën e njohur të Gurit, e ndërtuar më 1533, e cila ruhet edhe sot.[1]

Dihet se Ali Begu i sipërpërmendur kishte tre djem: Hysen Begun, Ajas Pashanë dhe Koxha Sinan Pashanë.

Hysen Begu përmendet në Vakëfnamenë e Mehmet Kaçanikut, i cili thotë se në fshatin e tij (në Topojan) nga Hysen Begu e kishte blerë një çiflig, e të cilin e linte vakëf. Për djalin tjetër të Ali Begut, Ajas Pashanë dihet se qe bërë vali i Bagdadit në vitin 1545, dhe në atë cilësi kishte ndërmarrë fushatën ushtarake kundër Basrasë. Më pastaj kishte fituar titullin vezir, kurse në vitin 1549 qe bërë vali në Dijar Bekir. Meqë gjatë rebelimit të Shehzade Bajazidit, Ajas Pashai, duke qenë në pozitën e valiut të Erzurumit i kishte ndihmuar rebelët, ndaj dhe qe likuiduar në vitin 1559. Bijtë e Ajas Pashasë kanë qenë Mehmet Pashai dhe Mustafë Pashai.[2]

Sami Frashëri, në "Kamus al-a'lam"-in e tij të mirënjohur, për Ajas Pashanë shkruan: "Edhe ky është shqiptar. Është vëllai i kryeministrit Sinan Pashait, të njohur si Çlirues i Jemenit. Gjatë kohës së Sulltan Sylejmanit u caktua bejlerbe i Erzurumit. Për shkak se ia mundësoi dhe ia lehtësoi ikjen për në Iran, Shehzade Bajazid Hanit, i cili shpalli kryengritje në Anadoll, më 966/1558 në Erzurum, Ajas Pashai u dënua me vdekje nga ana e Sulltan Selimit II. Djali i tij, Mustafë Pashai gjendej në luftën e Vllahisë, me mixhën e tij, Sinan Pashanë."[3]

Mustafë Pashai, djali i Ajas Pashasë, ishte vali i Prizrenit, i cili në vitin 970/1562-63 në Prizren kishte ndërtuar një xhami të bukur, e cila në vitin 1950 qe goditur nga rrufeja, kurse në vitin 1952 qe rrënuar tërësisht dhe mbi të u ndërtua Tregu i Gjelbërt, e më pastaj, më



1979/80 qe ndërtuar godina e Bankkosit, ku pas luftës së fundit në Kosovë qe vendosur UNMIK-u, kurse sot është i vendosur Kuvendi Komunal i Prizrenit.

Nga pinjollë të tjerë të kësaj familje fisnikësh e shqiptare përmenden edhe vëllai i Mustafë Pashasë, Mehmet Pashai dhe Hasan Pashai, për të cilët në literaturë mungojnë të dhënat, përveç faktit se për të dytin, Hasan Pashanë, dihet me siguri se ka qenë vali i Adenit, atëherë kur Jemeni qe qeverisur nga axha i Hasanit, Koxha Sinan Pashai.

Koxha Sinan Pashai, - "shqiptar i pazbutur dhe kokëfortë", pesë herë kryeminister dhe vakëflënës i madh

Sa i takon djalit të tretë të Ali Begut, Koxha Sinan Pashasë, të dhënat biografike janë më të bollshme. Për të kanë shkruar shumë studiues, si: Tahir Efendiu, Sami Frashëri, Jorga, Babingeri, Peçeviu, Mehmet Syrejai, Hameri, G. Elezoviçi, Jastrebovi etj. Por kontributin më të madh për ndriçimin e kësaj figure kaq të shquar, më pastaj për përkthimin e Vakëfnamesë së tij dhe për sqarimin e shumë çështjeve të cilat shkenca serbe i kishte futur në rrugë të gabuar, - e ka dhënë Dr. Hasan Kaleshi, i cili edhe i ka shfrytëzuar të gjitha burimet e sipërshënuara.[4]

Në "Kronikën" e përmendur të Tahir Efendiut, në kreun "Kronika e Vezirit të Madh, gaziut dhe çliruesit të Jemenit, Sinan Pashasë", shkruan: "E quajnë Sinan Pasha. Është me prejardhje nga Topojani. E ka pushtuar Jemenin…"

Kurse H. Kaleshi, shkruan: "Koxha Sinan Pashai, Gazi Sinan Pashai ose Sinan Pashai, "Çliriues i Jemenit" (Fatih-i Yemen) është lindur në fshatin Topojan të Lumës (Shqipëri), kishte qenë pesë herë Vezir i Madh, kishte komanduar shumë fushata ushtarake kundër Austrisë, përtej Danubit...

Koxha Sinan Pashai ka qenë pesë herë Vezir i Madh në Perandorinë Osmane. Kishte komanduar shumë fushata ushtarake kundër Austrisë, përtej Danubit. Gjatë kohës së sulltan Sylejman Kanuniut, ishte në pozitën e shefit të kontrolluesve të ushqimit, kurse më vonë qe bërë sanxhakbej i Malatisë, Kastamunit, Gazës, Tripolit të Sirisë, Erzurumit dhe Halepit. Në vitin 1568 ishte caktuar mëkëmbës i Egjiptit, nga kishte nisur fushatën pushtuese kundër Jemenit të rebeluar, dhe të cilin serish ia nënshtroi Perandorisë. Në vitin 1571, përmes detit qe kthyer në Xhide, e nga këtu kishte vazhduar për në Mekë, ku kishte kryer haxhin dhe kishte ndërtuar një seri vakëfesh, nga të cilët disa janë ruajtur edhe sot. Në të njëjtin vit ishte kthyer në Kajro, dhe kishte dhënë urdhrin që të pastrohej kanali për ujitje nga Kajroja deri në Aleksandri, i cili kishte dalë nga përdorimi. Në të njëjtin vit po ashtu kishte përfunduar ndërtimin e xhamisë së tij në paralagjen Bulak të Kajros, e cila ekziston edhe sot.

Në pranverën e 1574 kishte komanduar ushtrinë osmane në fushatën kundër Tunizisë, së bashku me kapitenin Këllëç Ali Pashanë. Në pranverën e 1580 kishte udhëhequr ushtrinë osmane kundër Gjeorgjisë. Në të njëjtin vit (më 25 gusht) qe caktuar për herën e parë Kryeminister (sadriazem). Edhe pse larg nga vendlindja - Luma, ai kurrë nuk e kishte harruar atë. Me lutjen e tij, në vitin 1586 Sulltan Murati III kishte lëshuar një ferman, me të cilin banorët e pesë fshatrave, që ishin pronë e Sinan Pashasë, liroheshin nga të gjitha tatimet. Në ferman thuhet: "Ish-Veziri im i Madh, tani nga ana ime i caktuar vali i vilajetit të Damaskut, Sinan Pashai, me qëllim që të bëjë vepër të mirë për fshatrat e tij: Qajle, që për çdo vit i sjell të ardhura 6.000 akçe, Fluri 4.000 akçe, Topojani 5.000 akçe, Kalimashi 8.000 akçe, Beleshqeja, të cilën e ka blerë Sinan Pashai nga spahiu Lutfi me të ardhura prej 3.000 akçeve, me të gjitha malet, arat, kopshtet, pyjet, që janë në kufij të atyre fshatrave, - ua dhuron në shfrytëzim të përhershëm banorëve të këtyre fshatrave, rajës. Për vërtetimin e kësaj, e lëshoj këtë ferman, dhe urdhëroj që nga banorët e fshatrave të lartpërmendur askush të mos guxojë të marrë yshyrin, as tatim në dele dhe kurrfarë tatimi tjetër nga tokat, të cilat tani janë bërë pasuri e rajës". Ka ndërtuar edhe ujësjellësin në vendlindjen e tij.

Kronistët turq nuk shkruajnë mirë për shumë çështje të Koxha Sinan Pashasë, edhe pse i përmendin meritat e tij të mëdha për Perandorinë Osmane. Ata thonë se ka qenë i ashpër, mendjemadh e hakmarrës. Peçevi, e quan "Arna'ud na'ud" (Shqiptari kokëfortë). Ata po



ashtu ia shohin për të madhe që i ka ngritur shqiptarët në pozita të ndryshme. Historiani Hamer e quan "shqiptar i pazbutur", kurse Jorga konsideron se ai ka qenë i fundit nga më të mëdhenjtë e periudhës së shkëlqyeshme të Perandorisë Osmane.

Duke u gjetur rreth dyzetë vjet në pozitat më të larta shtetërore, nga ato rreth pesëmbëdhjetë vjet vezir i madh dhe komandant suprem, ai ka mundur të arrinte pasuri të mëdha. Haset e tij shtriheshin në shumë sanxhaqe të perandorisë.

Emri i Koxha Sinan Pashasë është i lidhur ngushtë me Kaçanikun dhe ndërtimin e tij. Evlia Çelebiu thotë se Koxha Sinan Pashai e ka ndërtuar Kalanë e Kaçanikut, që është katërkëndëshe e fortë dhe madhështore, dhe që ka tetëqind hapa në perimetër. Përveç kalasë, Sinan Pashai në Kaçanik ka ndërtuar një xhami (1594), - atë që ekziston edhe sot, - një imaret (kuzhinë popullore), dy hane, një shkollë dhe një hamam. Përveç këtyre themelatave dhe vakëfëve, në trojet tona ka lënë: 2 hane në Kaçanik, 1 hamam në Kaçanik, 12 lokale në Shkup, 1 konak i përbërë nga disa shtëpi dhe pasuri tjetër në fshatin Akbash, në Shkup, 1 konak në fshatin Jenixhe, në kadillëkun e Shkupit, 5 mullinj te fshati Janixhe, në Vardar, në kadillëkun e Shkupit, 3 mullinj në kufijtë e fshatit Ismixhe, në Shkup, 1 konak në fshatin Tabanoc, në kadillëkun e Kratovës, 1 kullosë verore në fshatin Tabanoc, në kadillëkun e përmendur, 2 mullinj në fshatin Tabanoc, 1 konak në fshatin Jezerc, në kadillëkun e Prishtinës, gjithë fshatin Janoshticë, në kadillëkun e Vrajës, gjithë fshatin Qajle, në kadillëkun e Gorës, pasurinë e quajtur Delan, në lumin Dollovë, në nahinë e Muzakës, 6 mullinj në lumin Dollovë, 2 mullinj në lumin Dumovë (Muzakë), 1 hamam në Prishtinë, 2 mullinj afër fshatit Kamenicë, në kadillëkun e Novobërdës, vendin "Ulema-pasha - kullos dimërore" në kadillëkun Tikvesh, vendin "Jahja pasha - kullos verore" në kadillëkun e Ulqinit, 12.000 dele në fshatin Kamenicë, në kadillëkun e Novobërdës etj.

Përveç këtyre, ai ka ndërtuar edhe objekte të tjera të shumta përshpirtnuese, dhe themeloi shumë vakëfe në anë të ndryshme të Perandorisë Osmane. Ka lënë pasuri personale në shërbim të popullit si: xhami, mektebe, karavansaraje, imarete etj., në vendet, si: Jemen, Gjeorgji, Turqi, Siri, Greqi, Bullgari, Egjipt, Arabi

Saudite. Haset e tij shtriheshin në sanxhaqet e Pashasë (Manastir, Kesri, Demir Hisar, Serez, Lerin, Plovdiv), Nikopol, More, Janinë, Tirhali, Vlorë, Smederevë, Krushec, Silistri, Konjë, Akshehir, Aksaraj, Nigde, Agribozu, Marash dhe Ajdin. Vdiq më 3 mars 1596 dhe u varros në tyrben e tij, në lagjen Sifiler në Stamboll.[4]

Mehmet Pashë Kaçaniku, themelues i shumë vakëfëve në Kaçanik, Shkup, Dibër e Gostivar

Ishte udhëheqës i shquar ushtarak, kapuxhibash, serdar, bejlerbej, vali, bamirës dhe vakëflënës. Ishte i njohur si Mehmed Pashë Kaçaniku, sipas vendlindjes së tij. Rrjedh nga një familje fisnike shqiptare me origjinë nga Topojani i Lumës. Është biri i pesë herë sadriazemit Koxha Sinan Pashasë, dhe ka mbajtur pozita të ndryshme në Perandorinë Osmane. Në vitin 1590 e gjejmë si aga të jeniçerëve, kurse në vitin 1592 ai bëhet bejlerbej i Rumelisë. Në këtë detyrë e kishte emëruar babai, i cili asokohe ishte Vezir i Madh. Një vit më vonë, ai është vali i Sirisë, kurse nga viti 1593 bëhet serdar me gradën vezir. Më pastaj ka pasur postin e Muhafizit (komandant) i Kalasë së Beogradit, vali i Konjës dhe Damaskut. Sipas kronistëve, Mehmed Pashai, përveç përkrahjes nga babai, ka pasur edhe përkrahjen e oborrit perandorak, sepse ka qenë i martuar me motrën e Sulltan Selimit II, princeshën Xhemile.[6]

Duke ndjekur rrugën e babait të tij, edhe Mehmed Pashë Kaçaniku ka ndërtuar në Kaçanik disa objekte, kështu që Kaçaniku rreth vitit 1600 kishte një pamje të një vendbanimi të zhvilluar dhe me një serë institucionesh publike. Në Vakëfnamenë e Mehmed Pashë Kaçanikut gjejmë të shënuar: "Në grykën e quajtur Kaçanik po ashtu kam vakëfnuar tre mullinj të tjerë…"; "…edhe në kasabanë me emrin Kaçanik (kam vakëfnuar) urën e ndërtuar në lumin Nerodime, e cila rrjedh kah Kalaja, kroin dhe katër hane të ndërtuara rishtazi, të cilët gjenden në lagjen e jobesimtarëve të kasabasë së përmendur."[7]

Në vitin 1601 ai vakëfnoi një xhami në Shkup, dhe vaizit (predikuesit) të saj i caktoi pagën ditore prej tri akçesh. Po në Shkup ai ndërtoi një shkollë, dhe mësimdhënësit të saj i caktoi pagën ditore prej gjashtë akçesh. Mehmed Pashai ka vëkëfnuar edhe një bibliotekë dhe një teqe në Shkup. Po ky vakëflënës ka ndërtuar edhe një xhami dhe një shkollë në Gostivar, kurse për mirëmbajtjen e tyre ka vakëfnuar një karvansaraj dhe një hamam në Gostivar.

Origjinali i tri Vakëfnameve të Mehmed Pashë Kaçanikut ruhet në Arkivin e Kosovës, dhe është i shkruar në osmanishte, me shkrimin arab nes'h të trashë, jashtëzakonisht bukur, shumë qartë dhe lexueshëm. Vakëfnametë kanë gjithsej 65 faqe të formatit 26x17 cm, kurse teksti është 20x11 cm. Secila faqe ka nga 13 rreshta. Letra është e verdhe dhe e lëmuar. Në faqen 1b ka një tugra sulltanore të formatit të madh. Vakëfnametë janë të vokalizuara. Kanë të shënuar numrin e faqeve, dhe faqet kanë kustodat. Për shkak të rëndësisë që kanë këto Vakëfname, sidomos për Kaçanikun dhe për qytetet e tjera shqiptare, duhet të shpallen dhe të trajtohen si monument i shkruar me vlera kombëtare. Nga ana tjetër, i biri i Mehmed Pashasë, Mustafë Pashë Kaçaniku, në vitin 1644 ka ndërtuar një xhami në Gostivar, kurse i biri i Mustafë Pashasë, Ebubekir Pashai, po në Gostivar ka ndërtuar Xhaminë e Sahatit dhe medresenë pranë saj. Mehmet Pashë Kaçaniku ka vdekur në vitin 1609.[8]

### Si përfundim

Studimi i veprës së Koxha Sinan Pashasë, si një nga sadriazemët më të suksesshëm të Perandorisë Osmane të shek XVI, dhe si themelues i qytetit të Kaçanikut, më pastaj studimi i vakëfeve të tij dhe të djalit të tij Mehmet Pashë Kaçanikliut, si dhe pinjollëve të tjerë të kësaj familjeje fisnikësh me prejardhje shqiptare, përbën një detyrim për studiuesit tanë. Kjo edhe për të pasuruar listën e emrave të mëdhenj që historia e shqiptarëve ka nxjerrë gjatë shekujve, dhe për të mbushur faqet e saj. Kurse Luma, Kaçaniku, Prizreni, Tetova, Dibra, Gostivari, etj., duhen të mburren për këta bijë të mëdhenj të trevave të tyre, të cilët me gjithë ofiqet dhe privilegjet që kishin në Stamboll dhe gjetiu, prapë preferuan që të ktheheshin në vendlindjen e tyre dhe aty të ndërtonin objekte dhe të themelonin vakëfe, duke ngritur shumë vepra bamirëse dhe duke u qëndruar pranë njerëzve të thjeshtë; ata kurrë nuk harruan vendlindjen e tyre dhe as nuk harruan të ndihmojnë në çdo pikëpamje zhvillimin ekonomik, arsimor, fetar, zejtar, arkitektonik etj., të vendit të tyre.

(1) Raif Vermica, Kosova'da Osmanli mimari eserleri, I, Ankara, 1999, f. 126. (2) Dr. Hasan Kaleši, "Najstariji vakufski dokumenti u Jugoslaviji na arapskom jeziku", Prishtinë, 1972, f. 268. Ky libër është përkthyer në gjuhën shqipe nga Ismail Rexhepi, dhe është botuar nga Kryesia e BIK-ut, Prishtinë 2010. (3) Sami Frashëri, Kamus al-a'lam, I, f. 505. Cituar sipas: Sami Frashëri, Vepra, 9, (përktheu Mehdi Polisi), Shkup, 1994, f. 41. (4) Dr. Hasan Kaleši "Najstariji vakufski..., vep. cit., f. 257-308. (5) Dr. Hasan Kaleši "Najstariji vakufski..., vep. cit., f. 257-308. (6) Hasan Kaleši i Mehmed Mehmedovski, "Tri vakufnami na Kaćanikli Mehmed paša", Skopje, 1958. (7) Hasan Kalesi-Mehmed Mehmedovski, "Tri vakufnami..., vep. cit., f. 27. (8) Nehat Krasniqi, Roli i fisnikërisë shqiptare në zhvillimin e kulturës dhe civilizimit islam në trojet shqiptare gjatë periudhës osmane, "Vjetari" i Arkivit të Kosovës, nr. XXXV – XXXVI, Prishtinë, 2006, f. 218.

Besnik Jaha

# Recension për librin "Fragmente nga jeta e sahabëve"

(Libri "Fragmente nga jeta e sahabëve", i autorit egjiptian Dr. Abdurrahman Rafet El Basha është libër që si asnjë tjetër të afron me sahabët e Resulullahut, aq sa gjatë leximit humbet kohën dhe të duket se je pjesë e kohës kur jetuan Resulullahu dhe shokët e tij të sinqertë, sahabët r.a., ndërsa faqet e tij s'dëshiron të mbarojnë kurrë.)




Për herë të parë në shqip ky libër u botua në vitin 1996, në shtatë broshura, në formë të lekturës shkollore, e më vonë edhe si libër i plotë, ndërsa për herë të fundit, më 2014, libri vjen me botimin e dytë, tani në një vëllim të plotë dhe më të bukur se herave tjera.

Derisa në botimin e parë ishin përfshirë gjithsej pesëdhjetë e tetë sahabë, në mesin e të cilëve ishin edhe katër femra, në këtë botim ky libër vjen edhe me 14 sahabë më shumë, katër prej të cilëve edhe këtu janë femra, e që edhe vetë autori i ka shtuar në botimet e mëvonshme të librit në gjuhën arabe.

Në mbi 500 faqet e këtij libri lexuesi shqipfolës do të ketë mundësi të njihet me 72 shokë të pejgambetit tonë të fundit, Muhamedit a.s., përkatësisht me copëza e fragmente nga jeta e tyre shumë e begatë me punë e shembuj për historinë në përgjithësi. Në këtë kontekst, edhe nëse fillojmë me të parin sahabi të renditur në libër, Seid ibnu Amir el-Xhumehij, që edhe sot e kësaj dite mbetet shembull në udhëheqje e qeverisje; megjithëse ishte vali në Hims ai prapë ishte më i varfri në qytet, apo edhe me të fundit, që është një grua (El-Guemejdau bintu Milhan), e njohur më shumë si Umu Sulejm, e që mbetet shembull për gjininë femrore, si në urtësi, largpamësi, sjellje të mirë, edukatë, sadaka, diskutim dhe thirrje në të vërtetën, përgjithësisht ky libër na jep shembuj të shumtë e konkretë se si duhet qenë një shoqëri e shëndoshë, stabile dhe prosperuese. Vetë përmbledhja e fragmenteve nga jeta e 72 personaliteteve të njohur nga brezi i parë i Islamit është veçoria thelemore qe e dallon këtë botim nga botimet e mëparshme të këtij libri, por edhe librin në veçanti nga librat tjerë të historisë islame.

Ky libër lindi/erdhi si preokupim i dashurisë së madhe e të sinqertë që autori mishëroi në shpirtin e tij për Zotin, të Dërguarit e Tij, si dhe shokët e tyre, sahabët. Në një paratekst të botimit të këtij libri autori edhe thotë: "O Zot i Madhërishëm! Unë i desha sahabët e Pejgamberit Tënd - Muhamedit a.s., me një dashuri të çiltër e të sinqertë, andaj më afro, pranë cilitdo prej tyre, në Ditën e Llahtarisë së madhe (Ditën e Gjykimit) meqë Ti, o i Gjithëmëshirshëm e di se ata nuk i desha për asgjë tjetër, përveç për hir të dashurisë së madhe ndaj Teje!"

**"Sepse gjërat më të bukura paguhen vetëm me çmimin e vuajtjeve të mëdha…"**

I cilësuar si një libër që ka përmbledhur "shembuj sakrificash" të njërëzve më të sinqertë që njohu historia njerëzore, ky libër ia vlen të shfletohet edhe për një fakt tjetër, atë të shembullit transformues të karakterit. "Nëse ata njerëz para përqafimit të fesë islame ishin të njohur me vrazhdësinë dhe sjelljet e tyre më të shëmtuara, me kalimin e tyre në fenë islame ata shndërrohen krejtësisht në njerëz me tipare të reja, të cilat nuk kishin asgjë të përbashkët me të kaluarën. Ata ishin të butë me të pafuqishmit, por të ashpër dhe të pathyeshëm ndaj armiqve dhe mizorëve", thotë ndër të tjera profesori Qemajl Morina në parathënien e botimit të parë të këtij libri, në vitin 1996. Në këtë kontekst është më se e mjaftueshme të kujtojmë transformimin e karakterit të

Omerit r.a. dhe të Halib bin Velidit r.a.

Mësimi të cilin duhet ta mësojmë të gjithë nga kjo periudhë nëpër të cilën kaloi Pejgamberi a.s. dhe sahabët e tij është se kurdoherë që besimi (imani) është i ngulitur në shpirt, atëherë të gjitha sakrificat janë të lehta. Çdo fitore kërkon një çmim tejet të lartë, i cili patjetër lypset të paguhet për të. E kur është fjala për të shprehur vlerën e gjërave të shtrenjta, e që duhet paguar me çmim të madh, si shkrimtarët dhe poetët nuk shprehet ashkush. Shkrimtarja australiane Colleen McCullough, në një vepër të sajën, kur do të tregojë se sakrifica për diçka të shtrenjtë nuk ka rëndësi sa është, qoftë edhe nëse paguhet me jetën, ndër të tjera, shprehet: “Sepse gjërat më të bukura paguhen vetëm me çmimin e vuajtjeve të mëdha…”. Ndërsa ky libër është ndoshta libri që më së shumti ka përmbledhur shembuj të sakrificave dhe vuajtjeve për gjëra të shtrenjta, përkatësisht për atë që ndërton dinjitetin njerëzor, fenë. Zoti i shpërbleftë për sakrificat e tyre, e bëftë shembullin e tyre mësim për ne dhe shoqëritë në mbarë botën, siç i bëri të paharruar deri më sot, e duke i pasuar shembujt e tyre na e mundësoftë edhe neve fatin e tyre: në këtë botë sundimin e saj, e në botën tjetër Xhenetin.

Ky libër copëzash jete me plot vuajtje e sakrifica, me fragmente nga shokët më të afërt të Pejgamberit a.s. është një llambë që të ndriçon rrugët e jetës, për ta njohur të kaluarën dhe për ta vlerësuar të tashmen, dhe assesi një fragmentarizim, ndërprerje dhe copëzim i një historie, për të mbetur e pakuptueshme. Fragmentariteti në këtë libër është në shërbim të plotësimit, dhe jo në shërbim të ndarjes. Prandaj edhe titulli “Fragmente nga jeta e sahabëve” i shkon tepër mirë një përmbledhjeje copëzash jetësh që ndërtojnë një histori, jetë të plotë të një shoqërie shembullore, siç ishte ajo e Pejgamberit a.s.

Libri “Fragmente nga jeta e sahabëve”, i autorit egjiptian Dr. Abdurrahman Rafet El Basha është libër që si asnjë tjetër të afron me sahabët e Resulullahut, aq sa gjatë leximit humbet kohën dhe të duket se je pjesë e kohës kur jetuan Resulullahu dhe shokët e tij të sinqertë, sahabët r.a., ndërsa faqet e tij s’dëshiron të mbarojnë kurrë.

Duke njohur sahabët dhe jetën e tyre ne sadopak do të edukohemi dhe do të priremi të bëjmë vepra të tilla, e ky pa dyshim se është përfitimi më i madh nga leximi i këtij libri. Përveç kësaj, nga praktikimi i kësaj trashëgimie të lavdishme ne edhe do të përfitojmë shpërbilm të madh nga Zoti për ruajtjen e trashëgimisë së gjeneratës më të artë që pati historia njerëzore; e pastë thënë Zoti që veprat tona t’u përngjajnë veprave të tyre!

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Pejë**

*Shpall*

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

**Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Qyshk**

Kandidatët e interesuar duhet t’i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T’i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndosha psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë;

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose e dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t’i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Pejës

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën “Dituria Islame”.

KBI në Pejë nuk siguron shtëpinë për banim të imamit.

**Portrete hoxhallarësh (2)**

**Mr. Qemajl Morina**

# Kasaphaneja serbo-maqedonase e harruar e Gjilanit

Kasaphaneja e Gjilanit ndodhi në dhjetorin e vitit 1944, e aty u vranë dhe u masakruan me qindra shqiptarë, në mënyrën më barbare; e duke ua copëtuar pjesët e trupit dhe duke i pjekur për së gjalli në zjarr, nën zhurmën e muzikës serbe, që të mos dëgjoheshin klithmat e vdekjes së tyre.

Por ajo që është edhe më keq është fakti se ky krim makabër ende mbetet në heshtje.[1] Kanë kaluar 70 vjet nga ploja që shënon fundin tragjik të Luftës së Dytë Botërore, dhe që për pak vite të saj e shndërroi Gjilanin në një lloj Srebrenice të Kosovës, me rreth 8.000 viktima. Asnjë tryezë, asnjë debat, asnjë nxitje për të shpalosur fakte historike për masakrën e Gjilanit. Asnjë pyetje se çka solli viti 1945 për Kosovën? Masakra e Gjilanit dëshmon kompleksitetin e rrethanave të Luftës së Dytë Botërore në Kosovë. Për qarqet e gjera ajo ka mbetur gjysmë e ndriçuar, gjysmë e errët, për ato me akribi shkencore gjysmë histori, gjysmë rrëfim i tmerrshëm i gjysheve. Ashtu siç kishte treguar për të imami ynë i nderuar, Mulla Shefki ef. Rexhepi dhe shokët e tij që me sytë e tyre panë masakrimin e vëllezërve të tyre, po të mos ishte ndërhyrja e të Madhit Zot, të njëjtin fat do ta përjetonin edhe këta.

Shohim se në mesin e atyre që u burgosen ishte edhe imami i xhamisë së fshatit Hodonoc, Mulla Shefki ef. Rexhepi. Edhe pse për shkaqet e burgosje së tij ekzistojnë disa variante, ai që përputhet me realitetin është se administrata e okupatorit serb synonte eliminimin e tij, ashtu siç pohon edhe Dr. Akif Bajrami[2] në një artikull që mban titullin "Listat e pushtetit serb për likuidimin e hoxhallarëve të Kosovës", ku në mesin e tyre gjendet edhe emri i Mulla Shefki ef. Rexhepit. Ky variant na bën të mos besojmë shumë në variantet tjera. Me këtë rast vlen të theksohet shkrimi i ish-gazetarit të gazetës "Bujku", i botuar në të përditshmen "Koha Ditore", ku flitet për "Kujtimet" e Shaban Haxhisë, komandantit të Brigadës së Shtatë Kosovare, e që është nga shkrimet më të mira të botuara lidhur me masakrën e Gjilanit, pjesë të të cilit do të sjellim në tërësi. Më 22 dhjetor 1944, në fshatin Përlepnicë, Shtabi i forcave shqiptare vullnetare vendosi ta sulmojë Gjilanin. Në mëngjesin e 23 dhjetorit 1944, forcat vullnetare sulmuan dhe gati arritën ta merrnin gjithë qytetin, përveç ndërtesës së OZNA-s dhe të Këshillit Popullor të Rrethit. Forcat serbo-maqedonase kryen masakër në shenjë hakmarrjeje për sulmin e forcave vullnetare shqiptare mbi Gjilanin. Ato arrestuan pa dallim qytetarët shqiptarë nëpër shtëpitë e tyre, dhe i masakruan në ndërtesën e vjetër të burgut të Gjilanit. Popullsia u mbyll nëpër shtëpi, nga frika e kasaphanës. Të rrallë ishin ata familjarë që guxonin të interesoheshin për fatin e të afërmve të tyre të burgosur.[3] Autoritetet serbo-maqedonase familjarëve u jepnin qëllimisht informacion të gabuar për fatin e viktimave, në mënyrë që ata të besonin se të burgosurit ishin akoma gjallë, ose të zhdukur. Pas këtij grupi, këto forca arrestuan edhe më tej shqiptarë nga fshatrat përreth. Burime të shkruara janë të panjohura tash për tash. Për këtë masakër ekzistojnë pak burime të botuara. Njëri syresh është libri i memoareve i Komandantit të Brigadës VII Kosovare, Shaban Haxhi Demaliaj, nga fshati Pac i Bytyçit të Shqipërisë, një komunist idealist që serbishten e kishte mësuar në Pozharevc të Serbisë.

Shaban Haxhia thotë se fati i Gjilanit në fundvitin e 1944-ës kishte mbetur në duart e kriminelit Vlado Popoviq, sekretar i Organizatës së Partisë Komuniste në Gjilan. Haxhia merr urdhrin e komandantit të Shtabit Operativ të Kosovës, kolonel Fadil Hoxhës: "Ju të niseni për në Gjilan, pasi atje kanë hyrë dy banda dhe e kanë okupuar atë. Duhet ta çlironi me çdo kusht dhe sa më parë." Haxhia nuk shprehet saktësisht me data dhe nuk tregon kur hyri në Gjilan. Haxhia e organizoi një mbledhje për të vënë kontrollin mbi qytetin, por atë e kundërshtonin Vlado Popoviq, shtabi i brigadës maqedonase, si dhe komisari i Brigadës V të Kosovës. "Pasi vendosi shumica, komanda e vendit mori përsipër sigurimin e qytetit", kujton Haxhia.

Me të dalë nga mbledhja, Shaban Haxhia i gjen 150 shqiptarë nga fshatrat përreth, të lidhur dy nga dy, nën përcjelljen e partizanëve maqedonas, për t'i çuar në burg. Haxhia kërkoi lirimin e tyre dhe shkoi ta takonte shtabin e batalionit II të Brigadës VII. Komandanti i batalionit, Ali Ukshini, komisari Kristo Mulaneshi, zëvendëskomandanti Musa Rexhepi dhe zëvendëskomisari i batalionit, Isuf Bajraktari, kishin vendosur se duhet ta nisin luftën. Mirëpo, Shaban Haxhia i kundërshtoi ata, me arsyetimin se në rast të tillë ky do të ishte pretekst për thellimin e masakrës.

### Trutë e njerëzve nëpër borë

Shaban Haxhisë nuk iu lejua hyrja në burg, pa lejen e komandantit të shtabit të brigadës maqedonase. Haxhia thotë se, siç u provua më vonë, ai nuk u lejua të hynte në burg, në mënyrë që forcat e burgut të kishin mundësi dhe kohë të largonin kufomat e mbytura me sëpatë. "Kështu që kur hyra në mëngjes, shihej gjaku i shumtë i mbetur në borë, në shumë vende. Sapo hyra brenda të burgosurit ishin shumë të shqetësuar dhe qëndronin në këmbë, duke u dridhur, pasi pritnin fatin e atyre të tjerëve që ishin mbytur më parë. Në fytyrat e tyre të tmerruara kuptova se në burg ishte bërë një masakër e llahtarshme."

Haxhia thotë se aty kishte kuptuar se natën rojet e burgut i kishin nxjerrë të burgosurit nga burgu, i kishin mbytur dhe i kishin hequr kufomat e tyre.

Nëpër oborr të burgut Haxhia thotë se qe dëshmitar okular i truve të njerëzve të shpërndarë andej këtej, ndërsa në WC ai pa shumë këpucë të përgjakura.

Edhe rrugës për në OZNA komandanti Shaban Haxhia gjeti tri kufoma, vetëm në këmisha dhe brekë, me kokë të dëmtuara, njëra syresh 20 metra larg trupit. Asnjë informatë nga OZNA-ja. Në Komitetin e Partisë Haxhia e takon sekretarin politik, Vlado Popoviqin, të cilit i propozon që të gjithë serbët e mobilizuar nga Gjilani të çarmatosen e të shpërndahen nëpër shtëpi, sepse krimet ndaj shqiptarëve i kishin bërë ata. Haxhia propozoi që edhe qytetin ta marrë në dorëzim Batalioni II i Brigadës VII Kosovare. Por Popoviqi iu përgjigj se të gjithë serbët e mobilizuar ishin elementët më të mirë.

Sipas Shaban Haxhisë, komisioni për të verifikuar gjendjen sipas Vlado Popoviqit nuk u krijua, ndërsa ato ditë dhjetori ishin vrarë rreth 78 shqiptarë. Për këto krime Haxhia merrte justifikime banale të Popoviqit dhe zyrtarëve të tjerë partizanë serbo-maqedonas.

Haxhia, me forcat e tij, shumë shpejt u detyrua të largohej nga Gjilani, me urdhër të Shtabit të Kosovës, nënshkruar nga nënkoloneli Gjuro Brajeviq. Në çastet e largimit nga Gjilani, shefi i divizionit maqedonas, majori Velo Turkoviq, të cilit Haxhia i foli për masakrën, tha se populli i Gjilanit është një armik, se i ka luftuar dhe për këtë edhe do të përgjigjet me luftë, vrasje, arrestime. Popullsia e asaj kohe kishte bindjen se varrezat masive ku ishin mbuluar viktimat mund të ishin në oborrin e kazermës së atëhershme të armatës, sot kampi "Monteith" në Gjilan.

Në Prishtinë Haxhia takoi komandantin, kolonel Fadil Hoxhën, nënkomandantin Gjuro Brajeviqin dhe zyrtarët tjerë partizanë. Haxhia raportoi për masakrën e Gjilanit, duke u thënë se ishte skenari i njëjtë me masakrën çetnike të Rozhajës. Por raporti i tij u prit ftohtë dhe u quajt diçka e parëndësishme. Shaban Haxhia kujton fjalët që ia ka thënë Fadil Hoxhës, se "populli u mor në qafë, se po të jetë ai në vendin e Hoxhës do të jepte dorëheqje". Shaban Haxhia këmbëngulte se faji kryesor për masakrën e Gjilanit i binte sekretarit të partisë, Shtabit të Brigadës XVII maqedonase, komandantit të vendit dhe OZNA-as. Masakra është përgatitur prej tyre. Haxhia pati edhe një bisedë tjetër pasdite, dhe kësaj radhe vetëm me Fadil Hoxhën. Kur Haxhia ia prezantoi idenë për të dhënë dorëheqje, se më nuk mund të jetë komandant brigade, Fadil Hoxha e porositi që të mos e bënte këtë gjë, sepse anëtarët e shtabit do ta miratonin menjëherë. Sa për masakrën, u premtua se "do të nisej një anëtar i shtabit për të parë gjendjen".

As sot, 70 vjet pas, nuk ka as shenjë, as varr as përmendore të qindra shqiptarëve të masakruar. Një lehtësi e padurueshme harrimi, një indiferencë e turpshme!

Ajo që kishte vërejtur imam Mulla Shefki ef. Rexhepi në kasaphanën e Gjilanit ishte tmerri dhe ankthi që kishte depërtuar në thellësinë e shpirtrave të tyre nga ato pamje të llahtarshme që ndodhnin para tyre. Për këtë ai konsideroi obligim që atyre njerëzve edhe në ato rrethana t'u fliste, që së paku t'ua lehtësonte aq sa do të mundej, ta bënte një gjë të tillë në ato rrethana. Ai iu drejtua të pranishmëve me këto fjalë: "Vëllezër besimtarë, ne besojmë se i Madhi Zot është Ai që na ka falë shpirtin, dhe Ai është i Vetmi që na e merr atë në momentin kur Ai do, dhe në mënyrën që Ai do. Për këtë mos u brengosni aspak, sepse këta qafira nuk kanë në dorë asgjë. Do të ndodhë vetëm ajo që e ka shkruar i Madhi Zot!"

Derisa Mulla Shefkiu po fliste, Aqif Dermaku, një i bashkëburgosur me imamin, nga fshati Shipashnicë; gjatë qëndrimit tim si imam Ramazani, gjatë vitit 1970, më pati treguar se komandanti i burgut po u thoshte ushtarëve: "Ja se si hoxha po u mban fjalim të burgosurve!"



Retrospektivë

# Masakra e Gjilanit, krimi dhe indiferenca

**As sot, 62 vjet pas, asnjë tryezë, asnjë debat, asnjë nxitje për të shpalosur fakte historike për masakrën e Gjilanit. As sot nuk ka as shenjë, as varr, as përmendore të rreth 80 shqiptarëve të masakruar nga partizanët serbë e maqedonas në Gjilan. A mund të jenë ata në varrezat masive në oborrin e kazermës së atëhershme të Armatës jugosllave, sot kampi "Monteith" në Gjilan?**

*Lulzim Mjeku*

Masakra e Gjilanit e dhjetorit të vitit 1944, kur u vranë, duke u copëtuar, rreth 80 shqiptarë, mbetet akoma një krim i lënë në heshtje. Kanë kaluar 62 vjet nga ploja, e cila shënon fundin tragjik të Luftës së Dytë Botërore dhe që për pak vite të saj e shndërroi Gjilanin në një lloj Srebrenice të Kosovës, me rreth 8.000 viktima. Asnjë tryezë, asnjë debat, asnjë nxitje për të shpalosur fakte his-

të Kosovës, kolonel Fadil Hoxhës. "Ju të niseni për Gjilan, pasi atje kanë hyrë dy banda dhe e kanë okupuar atë. Duhet ta çlironi me çdo kusht dhe sa më parë". Haxhia nuk shprehet saktësisht me data dhe nuk tregon kur hyri në Gjilan. Haxhia e organizoi një mbledhje për të shtënë në duar e tij kontrollin mbi qytetin, por atë e kundërshtonin Vlado Popoviq, shtabi i brigadës maqedonase, si dhe komisari i Brigadës V

takon sekretarin politik [illegible] Popoviqin, të cilit i propo[illegible] gjithë serbët e mobilizuar [illegible] lani të çarmatoseshin e [illegible] daheshin nëpër shtëpi, [illegible] krimet ndaj shqiptarë[illegible] bërë ata. Haxhia propozo[illegible] qytetin ta marrë në [illegible] Batalioni II i Brigadës VII [illegible] vare. Por, Popoviqi [illegible] të gjithë serbët e mobi[illegible] elementët më të mirë. Sipas Shaban Haxhis[illegible]

"Atë natë u dëgjua zhurma e një xhipi që kishte ardhur nga Prishtina, dhe të nesërmen na liruan të gjithëve në shtëpi. Zhurma e atij xhipi ishte xhipi i Shaban Haxhisë, kishte përmendur në memoaret e tij imami i xhamisë së fshatit Hodonoc", Mulla Shefki ef. Rexhepi. Sipas të dhënave të Ukshin Zajmit, në një dorëshkrim të tijin, përveç tjerash thuhet se në një telegram të shifruar thuhej se aty ishin edhe komandanti dhe komisari i Brigadës së pestë malaziase, dhe Tomë Popoviqi me djalin e tij Vlladon. Përmbajtjen e kësaj bisede në mbrëmje e zbuloi komisari i kësaj brigade, në ndërtesën e postës, kur i dërgoi një telegram të shifruar. Aty Rato Seliqit, centralist në postë, ky komisar i tha: "Deri më sot asgjë nuk kemi bërë. Jemi marrë vesh që nga nesër të fillojmë likuidimin e shqiptarëve, nga mosha shtatëmbëdhjetëvjeçare e përpjetë." Dhe vërtet që të nesërmen, për një javë, veç të tjerëve u vranë shtatë hoxhallarë, si dhe dy djem hoxhallarësh:

Mulla Mehmet Behluli,
Mulla Sylë Smira
Mulla Mehmet i Hamdishehëve
Mulla Sabriu i Ibrahim Llashticës
Mulla Mustafë Llashtica
Mulla Shabani i Livoçëve, ndërsa
Hoxhë Aliu është vrarë në oborr të Xhamisë së Madhe

Në ditët në vijim ishin vrarë edhe dy bijtë e hoxhallarëve: Esat Berisha, djali i Mulla i Ymerit dhe Qamili i Mulla Jonuzëve.

### Vdekja e imam Mulla Shefki ef. Rexhepit

Arrestimi dhe qëndrimi për disa muaj në burg i imam Mulla Shefki ef. Rexhepit, dhe tmerri që ai kishte përjetuar në burgun hetues të OZNE-së në Gjilan, kishin ndikuar shumë në jetën e tij. Megjithatë, ai ishte munduar të nxirrte mësime nga ato ditë të vështira të burgut, të cilat i kishte përshkruar në memoaret dhe në bisedat me bashkëkohanikët e tij. Kështu shohim se ai më nuk donte të mbetej indiferent ndaj çështjeve politike të asaj kohe, ashtu siç ishte traditë në ato kohëra. Për këtë ai me shumë shokë të tij merr iniciativën për t'iu kundërvënë okupatorëve serbo-maqedonas, me të gjitha forcat që kishin në dispozicion. E shohim se ai së bashku me shumë shokë të tij marrin iniciativën për themelimin e Ballit Kombëtar për Mbrojtjen e Kosovës, si dhe iniciativën tjetër për mosshpërnguljen e popullatës shqiptare për në Turqi. Në të dy këto nisma, edhe pse vepruan në rrethana tejet të vështira, ata patën sukses të konsiderueshme në veprimtarinë e tyre të gjerë fetare dhe kombëtare. Kështu që shumë shpejt arritën themelimin e bërthamave të para të Këshillave Kombëtarë të Ballit Kombëtar pothuajse në çdo fshat, ku në krye të tyre ishin pothuajse hoxhallarët.

Mirëpo rrethanat tejet të vështira nëpër të cilat kishte kaluar imami Mulla Shefki ef. Rexhepi kishin ndikuar dukshëm në keqësimin e shëndetit psiko-fizik të tij, gjë që ishin paraqitur shenjat serioze të sëmundjes së tuberkulozit, andaj me gjithë përpjekjet e tij të njëpasnjëshme për shërimin e saj, nuk pati sukses. Kështu, më 07 mars 1949 kalon në botën e amshueshme, pasi që kishte shërbyer më tepër se 15 vjet imam, mualim dhe vaiz në fshatin e lindjes, duke mos kursyer asnjë moment të qetësisë së jetës së tij. Qëllim të vetëm kishte që besimtarët myslimanë të të gjitha moshave, në veçanti atyre të moshës rinore, të pajisen me njohuri islame. Ai, si shumë bashkëkohanikë të tij të asaj kohe, vdiq në moshë të re, ende pa i mbushur katër dekada të plota. Vdekja e Mulla Shefki ef. Rexhepit kishte lënë një boshllëk të madh jo vetëm në mesin e farefisit, xhematit, por edhe shumë më gjerë, për shkak të respektit të tij të madh që gëzonte te të gjitha gjeneratat. Bashkëkohanikët e tij flasin për një varrim madhështor, e që rrallë kujt i ishte bërë në ato vite të vështira të pasluftës.

E lusim Allahun e Madhërishëm që ta shpërblejë me Xhenetin Firdefs!

(1) Lulzim Mjeku, Masakra e Gjilanit, krimi dhe indiferenca, Koha ditore, 23.12.2006, f. 36. (2) Dituria Islame. Nr. 50, viti 1994. (3) Ibid. f. 36.

Dr. Mujo Slatina

# Edukimi/arsimimi ndërmjet shekullarizimit dhe interkulturalizmit

**Shekulli XXI do të jetë koha e kalimit nga shoqëria e materies dhe energjisë në shoqërinë e shenjave. Për dallim nga shoqëria e materies dhe energjisë shoqëria e shenjave do të kërkojë që dituria dhe teknologjia të jenë më shumë të frymëzuara nga vlerat njerëzore morale e universale. Ajo shoqëri do të jetë e karakterizuar nga diversiteti i kulturave dhe edukimi interkulturor.**

Koha që po sjell shekulli XXI do të jetë koha e njohjes reciproke të kulturave, koha e komunikimit ndërkulturor dhe e shkëmbimit të vlerave të ndryshme kulturore dhe civilizuese. Këtë qëllim, nga i cili edukimi/arsimimi do të synojë në të ardhmen, të kujton edhe fjala kuranore: "Ju bëmë popuj e fise, që të njiheni në mes vete." (El Huxhuratë, 13). Ajo kohë do të shkelë mbi vetëmjaftueshmërinë nacionale në edukim, e do të mundësojë varësinë e gjithanshme reciproke të popujve. Ajo kohë do të kërkojë që me ndihmën e edukimit/arsimimit t'u japë një kuptim tjetërfare marrëdhënieve në mes popujve dhe kulturave të tyre. Ajo do të jetë një kohë kur edukatorët do të mësojnë si t'u drejtohen fëmijëve nga mjedise të ndryshme kulturore, për pasurimin e tyre shpirtëror me diveristete njerëzore. Historinë kulturore të botës në 50 vjetët e ardhshëm, siç e parashohin shkencëtarët, do ta karakterizojnë dy dukuri në aparencë të kundërta. Ajo do të jetë koha e krijimit të kulturës botërore, dhe e gjallërimit të kulturave etnike. Përparimi i rrufeshëm i teknologjive komunikuese, si dhe lëvizja e njerëzve, do të mundësojnë lindjen e një "kulture" të caktuar botërore (porte ajrore, hotele të mëdha, qendra ekonomike, qendra të mëdha turistike, laboratorë të famshëm kërkimorë etj.). Nga ana tjetër kjo do të bëjë të mundur që kultura të ndryshme të tregojnë universalitetin e tyre.

Shoqëria e shenjave (simboleve) edukimin/arsimimin do ta trajtojë si fenomen civilizues e jo ideoligjik a politik. Prandaj veprimtaria edukativo-arsimore njëkohësisht do të jetë e udhëzuar në kulturën në përgjithësi dhe në kulturën e veçantë, që është edhe bazë reale e kësaj veprimtarie. Këto dy kërkesa do të pajtohen me krijimin e hapësirave edukativo-kulturore, dhe mundësimin e pjesëmarrjes arsimore në kulturat e ndryshme. Kjo shumë njerëzve do t'ua bëjë të mundur që t'i kuptojnë dhe respektojnë vlerat që janë jashtë kufijve të vlerave të një grupi etnik. Me edukimin/arsimimin në kohën që po vjen patjetër duhet të sigurohet zhvillimi i individit, po njëkohësisht edhe i gjinisë njerëzore. Vetëm në këtë projekt shoqëror arsimimi do të mund të konceptohej si formë e emancipimit dhe humanizimit të njeriut. Gjithsesi, ky proces nuk do të shkojë aq lehtë. Disa forma të jetës dhe struktura shoqërore do t'i japin shtytje, e të tjerat do të frenojnë procesin e komunikimit ndërkulturor dhe arsimimit interkulturor. Mirëpo krijimi gjithnjë e më i fuqishëm i tregut botëror, valutat e përbashkëta, interneti etj., do t'i ndërpresin burimet shoqërore të riprodhimit të faktorëve që nuk lejojnë njohjen reciproke të popujve.

### Shekullarizmi nuk është bërthama morale e shtetit

Çdo shtet normal ka nevojë për qytetarë të mirë dhe të ndershëm. Shtet normal është ai që është bashkësi e vlerave. Ai është shteti në të cilin kultivohen vlerat e vazhdueshme objektive (drejtësia, e vërteta, mirësia, e bukura, e shenjta). Vetëm në një shtet të tillë edukumi/arsimimi mund të funksionojë si vlerë e vazhdueshme universale. Shteti si bashkësi e vlerave është një e mirë që është relevante për teorinë e edukimit dhe arsimimit. Prandaj "çdo formë despotike e shtetit, domethënë çdo lloj diktature si një formë jonormale e shtetit", nuk është e as që mund të jetë, për nga përmbajtja e themelimi, teori e edukimit. Për teorinë e edukimit/arsimimit është me inetres shteti si rend juridiko-moral, dhe jo si forcë e fuqi apo si instrument sundimi. Shteti si rend juridiko-moral është një e mire që në çdo teori edukimi duhet të trajtohet (edhe) si "e mirë arsimuese". Shteti si forcë dhe fuqi, si instrument sundimi, ka dy

detyra themelore, të cilat teoria e edukimit/ arsimimit vetëm i konstaton. Ato dy detyra janë: a) të mbrojë të drejtën natyrore të edukimit dhe arsimimit për çdo njeri, domethënë t'ua bëjë të mundur të gjithë qytetarëve të vet institucionet e domosdoshme arsimore, dhe; b) të sigurojë financimin e sistemit shkollor. Detyrën e parë duhet ta kryejë patjetër, sepse pa arsimimin e qytetarëve nuk ka të drejta qytetare dhe politike, ndërsa të dytën, sepse nga gjithë problemet me të cilat ballafaqohet sistemi shkollor peshën më të madhe e ka problemi i financimit dhe i shpenzimeve të shkollimit. Në këryerjen e këtyre detyrave, fillimisht, shteti tregon përgjegjësinë e vet për edukimin dhe arsimimin. Një shtet do të jetë i mirë nëse në të sundojnë rendi dhe drejtësia. Rendi dhe drejtësia mbështeten mbi lirinë dhe ligjin. Liri s'mund të ketë pa rend, e rend ka edhe pa liri. Me anë të demokracisë dëshirohet të tërhiqet linja e ndarjes së lirisë nga joliria (tiranisë dhe anarkisë). Rendi pa liri është tirani, liria pa rend është anarki. Sipas Aristotelit, shteti më i mirë është ai, qytetarët e të cilit janë njerëz të drejtë. Që njerëzit të jenë të drejtë vetëdija e tyre duhet të jetë e frymëzuar me përmbajtje të vlerave të vazhdueshme universale, e jo me përmbajtjen e varfër të shekullarizmit. Vetëm ajo vetëdije që është formuar nga përmbajtjet e këtyre vlerave mund të jetë në gjendje të dallojë shtetin normal nga ai jonormal, dhe mund të marrë pjesë përnjëmend në moralizimin e kësaj bashkësie. Nëse duam që shteti ynë të jetë bashkësi e vlerave, atëherë arsimimit për drejtësi duhet t'i kushtohet kujdes i veçantë. Drejtësia është më afër dëlirësisë (devotshmërisë) njerëzore. Edukimi për drejtësi, në kuptimin moral, është kërkesa themelore e shtetit si bashkësi e vlerave. Këtë e kuptojmë jo vetëm nga teoria mbi shtetin, nga historia apo nga shkenca, por edhe nga religjioni. Kurani, për shembull, njeriut i dërgon porosinë dhe mësimin vijues: "Jini të drejtë, kjo është më afër devotshmërisë!" (5, 8). "Drejtësia është ideja që ne e konsiderojmë bërthamë morale të bashkësisë shtetërore." Të drejtat e njeriut janë njëkohësisht edhe ide morale edhe koncept politik. Prandaj drejtësia jeton vetëm në atë bashkësi ku e drejta vlen njësoj për të gjithë, dhe ku ekzistojnë mundësi që ajo e drejtë të realizohet. "Bashkimi i njerëzve nën ligjet e së drejtës", siç e quan Kanti bashkësinë shtetërore, mund të jetë bashkësi e vlerave, në qoftë se drejtësia si lidhje morale përfshin të gjithë qytetarët, domethënë nëse drejtësia do të jetë drejtim, aspiratë dhe qëllim i rendit juridik të asaj bashkësie. Për këtë arsye, drejtësia, e jo shekullarizmi, është bërthama morale e bashkësisë shtetërore. E përse është i rëndësishëm ky theksim për teorinë e edukimit/arsimimit? Edhe pse edukimi nuk është identik me moralin dhe religjionin, ai, në instancën e fundit, synon të jetë moral dhe besim. E njëjta gjë vlen edhe për arsimimin, i cili nuk reduktohet në shkollim të thjeshtë, pra një arsimim nga i cili nuk është zhvendosur substanca morale që e quajmë "nder". Në qoftë se shekullarizmi nuk është bërthamë morale e shtetit, aq më tepër nuk mund të jetë bërthamë morale e teorisë së edukimit dhe arsimimit. Logjika dhe esenca e shekullarizmit nuk është edhe logjika dhe esenca e drejtësisë. Meqë drejtësia është më e afërt me dlirësinë, dlirësinë drejt së cilës aspiron vetëm edukimi, ajo po ashtu mund të jetë bërthamë morale e teorisë së edukimit dhe arsimimit. Drejtësia është observator nga i cili shohim se edukimi/arsimimi nuk është fenomen politik, por kulturor.

### Edukimi/arsimimi ndërmjet shekullarizmit dhe interkulturalizmit

Meqë veprimtaria edukativo-arsimore është fenomen kulturor e jo politik, e rrugëzgjidhja e saj nuk gjendet në shekullarizëm po në interkulturalizëm. Të orientuarit e edukimit/arsimimit nga interkulturalizmi jep rezultate të tjera, ndërsa të orientuarit në shekullarizëm jep të tjera. I pari i përshtatet vetë natyrës së edukimit/ arsimimit, kurse i dyti i kundërvihet kësaj natyre; me të parin respektojmë dhe ruajmë vetë natyrën e edukimit/arsimimit, me të dytin e injrorojmë atë natyrë. Kjo për arsye se edukimi nuk duron kuptime që janë të huaja për qenësinë e tij, që nuk i përgjigjen esencës së fenomenit edukativo-arsimor. Qëllimet e politikës nuk shkojnë krahas me qëllimet e edukimit. As mjetet për realizimin e tyre nuk janë të njëjta ose të paktën të ngjashme. Rezultatet e tyre, gjithashtu, janë të ndryshme. Përfundimi politik është rezultat i forcës dhe i luftës, përfundimi pedagogjik është rezultat i bashkëpunimit dhe i dashurisë. Çdo politikë si rezultat përfundimtar tregon ngadhënjimtarët dhe të ngadhënjyerit, ata që sundojnë dhe ata që u nënshtrohen atyre. Që dikush të zgjerojë fuqinë e vet, duhet të ngushtojë fuqinë e tjetrit. Lufta është universaliteti i politikës, e veprimatria kulturore është universaliteti i edukimit/ arsimimit. Demokracia politike, e cila nuk do të pranonte diversitetin kulturor dhe fetar, do të ishte e ngushtë për sfidat e proceseve të reja të identifikimit kolektiv dhe akulturimit individual. Këto procese, si dhe format e vendosura botërore të komunikimit, kanë nevojë për futjen e elementeve të një kulture ndryshe, dhe mënyrave të ndryshme të mendimit në hapësirën edukative, që popujt të njihen në mes tyre. Kështu, krahas demokracisë politike



paraqitet dhe demokracia kulturore, edhe si nevojë historike, por edhe si këkesë shoqërore. Demokarcia kulturore është në përshtatje me esencën e fenomenit edukativo-arsimor, e demokracia politike është në përshtatje me ekzistencën e tij shoqërore. Prandaj mund të thuhet se për edukimin esenciale është demokracia kulturore, sa kohë që demokracia politike paraqitet vetëm si nevojë. Ç'do të thotë kjo? Edukimi që do të mbështetej në logjikën e forcës nëpërmjet autoritetit publik dhe anonim jo vetëm që do të bëhej edukim autoritar, por edhe indoktrinim dhe manipulim i përgjithshëm i njerëzve. Dhe jo vetëm kaq. Edukatorët do të bëheshin një lloj "policie pedagogjike", që do të merrte detyrën për të formuar personalitetin sipas porosisë. Prandaj, çdo përpjekje që edukimi t'i shtrohet radikalisht pushtetit politik mundëson akumulimin e formave të ndryshme të edukimit autoritar, jodemokratik.

Atje ku edukim autoritar ka në përmasa të mëdha, kjo është shenjë që në veprimatrinë edukativo-arsimore logjika pedagogjike është zëvendësuar me logjikën politike, më saktë me logjikën shekullariste. Atje ku shekullarizmi është e vetmja strehë e sistemit shkollor, jo vetëm që nuk mund të marrë frymë edukimi humanist, por edhe vetë jeta e njeriut bëhet e pavlerë. Së këndejmi, cilado formë e shndërrimit me arrogancë të mjetit politik në atë pedagogjik, ose anasjelltas, është akt i shekullarizimit të vrazhdë e jo i demokratizimit të butë. Kur politikani thotë që pa politikë nuk ka shtet, edukatori thotë - pa veprimatri edukativo-arsimore nuk ka kulturë.

Edukimi/arsimimi, si përcjellje e kulturës, si mësim i kulturës, nuk ka për qëllim ta nxisë individin që të mbrojë me kokëfortësi identitetin e tij vetanak. Përkundrazi, ardhja e njeriut në botën ku tradita dhe kultura e tij i ofrojnë një pikëpamje të caktuar mbi vlerat që kanë rëndësi universale, pra është qëllimi i edukimit/arsimimit. Është e domosdoshme të afirmohet forma universale e disa parimeve etike, vlera e të cilave nuk kufizohet vetëm në hapësirën e një kulture. Prandaj, "në vend të institucioneve të ndara arsimore për (apo në) shoqërinë plurale (...) duhen zhvilluar më shumë institucionet plurale dhe multikulturore arsimore, e që do të promovonin bashkimin, tolerancën, njohjen dhe respektimin e ndërsjellë kulturorlogjik." Shoqëria që e kupton arsimimin si varësi reciproke të popujve patjetër duhet të mbështetet në kreativitet dhe kulturë, e jo në shekullarizëm. Për t'i shërbyer vetëdijes dhe kreativitetit, sistemi edukativo-arsimor duhet të ketë autonomi të caktuar, e cila përsëri mund të përparojë falë inovacionit dhe kritikës. Kritika e edukimit dhe arsimimit, para së gjithash, presupozon dallimin e vetëdijes, e cila është manifestim i prodhimit të njëmendtë të jetës nga vetëdija që ka funksion racionalizues ideologjik dhe social. Që të veprohet përmes shkencës për emancipimin gjithënjerëzor dhe humanizimin e personalitetit (p.sh.: trajtimi edukativ i të drejatve dhe lirive të njeriut, zhvillimi i tolerancës, dialogut dhe zhvillimi i kulturës antropologjike, dhe rrënimi i paragjykimeve e primitivizmave), që të evitohen raportet e degraduara e të mbijetuara pedagogjike, - edukimi duhet të orientohet nga interkulturalizmi e jo nga shekullarizmi. Orientimi i edukmit nga shekullarizmi, në një masë më të vogël a më të madhe, gradualisht, por me siguri, do të formonte shprehi, të cilat do t'i pengonte çdo gjë tjetërfare dhe e ndryshme. Në këtë praktikë të ashpër do të formohej qëndrimi që shkolla duhet të jetë patjetër "kishë laike", e jo vend i përfshirjes në shumëllojshmërinë e përbashkët kul-

turore, vend i njohjes së komunikimeve ndërkulturore dhe orientimit në të drejtat e njeriut. Meqë qëllimet e politikës nuk shkojnë paralelisht me qëllimet e edukimit/arsimimit dhe, meqë mjetet e realizimit të tij nuk janë të njëjta; meqë shteti nuk është institucion edukativ as qendër arsimi dhe, meqë edukimi/arsimimi është fenomen kulturor e jo politik, atëherë organizimi shekullarist i shtetit, në kuptimin tekstual, nuk mund të transferohet në hapësirën edukativo-arsimore. Më fjalë të tjera, u pa qartë që shekullarizmi (shekullariteti i zhvilluar) përfshinte edhe mekanizmat e eleminimit të demokraticitetit dhe tolerancës, dhe kështu e bëri të mundur detyrimin, konsideron

Mougniott, më shumë sesa do të mund ta bënte këtë "ndonjë sistem i religjionit shtetëror i plotësuar me dispozitat mbi mbrojtejn e pakicave". Fryma e shekullaritetit, pa mëdyshje, tepër shpesh ka qenë dhe akoma është e deformuar nga shekullarizmi dhe prirja e tij nga nxitja e propagandës antireligjioze, madje edhe me agnosticizëm zyrtar. Ai nuk arriti të siguronte jo vetëm të drejtat e lirive fetare, por as të drejtat e njeriut në përgjithësi. Nuk ka vend ku fryma shekullariste të mos ketë nxitur propagandën antireligjioze duke u treguar si mësim antireligjioz. Në mënyrë të veçantë, në vendet ku në mënyrë të vrazhdë janë asfiksuar liritë fetare, punonjësit arsimorë janë sjellë në pozitën që kafshata e gojës t'u jetë kushtëzuar me braktisjen e besimit. Gjithë ai numër njerëzish janë keqtrajtuar për shkak të besimit të tyre, dhe janë detyruar që nga botëkuptimi i tyre dhe bindjet politike të përjashtojnë edhe njohuritë dhe ndjenjat fetare! Gjithë ato sulme janë bërë kundër religjionit në kohën e shekullarizmit! U pa qartë dhe u dëshmua se nuk ekziston ndonjë lidhje esenciale ndërmjet shekullarizmit dhe demokracisë. Kjo do të thotë që shekullarizmi nuk është e thënë të ketë korrelacione pozitive me demokracinë. "Me gjithë traditën franceze, nuk ekziston kurrfarë lidhjeje esenciale dhe e domosdoshme ndërmjet demokracisë, nga njëra anë, dhe ndrajes së kishës dhe shtetit, përkatësisht shekullaritetit, nga ana tjetër. Shumë vende të cilave askush nuk ua mohon karakterin demokratik autentik – Angli, Suedi, dhe veçanërisht vendet skandinave- nuk është miratuar ndonjë zgjidhje e tillë, e disa e njohin edhe regjimin e fesë shtetërore. Kështu është rasti me disa kantone suedeze, ku bëhet fjalë pjesërisht për katolicizmin, e pjesërisht për kishën e dalë nga reforma; një rast i tillë është Anglia, sunduesi i së cilës njëkohësisht është edhe i pari i kishës anglikane."

Të gjitha "teoritë" që nuk ka demokraci në arsim pa shekullaritet, sot gati janë konsumuar dhe po tregohen si lajthitje të rënda ideologjike. Arsimi në të cilin zotëron trashëgimi e madhe e shekullarizmit nuk mund të jetë faktor i përparimit dhe i hapjes ndaj botës. Mirëpo, është fakt, thotë Mougniotte, që devijimi shekullarist nuk përbën ndonjë rrezik ngaherë të mbizotëruar as vetëm rrezik fiktiv. As teorikisht nuk është e mundur t'i përgjigjemi devijimit të pangopur shekullarist. Duke ndjekur logjikën e shekullaritetit të kryer, domethënë shekullarizmit si ndarje rrënjësore e shkollës nga kisha, si do të sillemi në mënyrë pedagogjike, për shembull, me detajet vijuese të tekstit letrar:

"Nata është e kthjellët, e qetë, e korrikut, lumi i gjerë, e nga ai ngrihet avulli dhe na freskon, peshku kishte llokoçitur, zogjtë kishin rënë në qetësi, çdo gjë është në qetësi, mrekulli, të gjithë i luten Zotit. Vetëm ne të dy nuk flemë, unë dhe ai djaloshi, dhe ne zhvilluam bisedën për bukurinë e kësaj bote të Zotit dhe për fshehtësinë e Tij të madhe. Çdo fije bari, çdo gemb, buburrec, bleta e artë, të gjitha, edhe pse nuk kanë arsye, e dinë në mënyrë të habitshme me saktësi rrugën e tyre, dëshmojnë për fshehtësinë e Zotit, prandaj edhe e zbatojnë pa pushuar, dhe unë e hetoj sa djaloshit të dashur i është këndellur zemra." (F. M. Dostojevski, Braca Karamazovi, I, Znanje, Zagreb, 1979, f. 325.)

"O djalosh, mos i harro lutjet. Çdoherë në lutjen tënde, nëse është e sinqertë, lind një ndjenjë e re, e me të edhe një mendim i ri, të cilin nuk e ke njohur më parë dhe i cili do të të japë kurajë dhe ti do ta kuptosh që lutja është edukim. Mbaje në mend edhe këtë: Çdo ditë, sa herë të mundesh, përsërite në vete: "O Zot mëshiroji të gjithë ata që sot kanë dalë para Teje!" (F. M. Dostojevski, Po aty, f. 351.)

"O i Madhi Zot", filloi të pëshpëriste në vete, "kam gabuar kur kam thënë se Ti nuk ekziston – tani po pendohem! Të gjithë thoshin se Ti nuk ekziston, edhe unë duhej të mos ndahesha nga shoqëria, po edhe atëherë në vete besoja që diçka nga Ti ka atje, ku ne nuk e dimë. O Zot i dashur, I Madhi, I Gjithëfuqishmi, bëj të mos më godasin! Kam dy fëmijë, të mos mbeten jetimë sikurse isha vetë kur m'u martua nëna – më mbro, të paktën për shkak të tyre, dhe më mbulo me dorën Tënde. Ja tani, para të gjithëve bëj kryq, ja, që të shohësh. Le të shohin edhe ata, nga njëra dhe tjetra anë, dhe të gjithë le të tallen me mua - nuk çaj kokën për ta, unë vetëm tek Ti kam shpresë dhe Të lutem sot dhe deri në fund të jetës, amin!" (Lalic M., Hajka, Graficki zavod, Titograd, 1967, f. 460.) *(vijon)*

***(Përktheu: Mr. Muhidin Ahmeti, Novi Mual-lim, revistë për edukim dhe arsimim, nr. 1/2000)***

# Konferenca ndërkombëtare e fetvasë në Kajro

Myftinia e Egjiptit (Dar el-Ifta) ka organizuar konferencën ndërkombëtare të fetvave, më 17-18 gusht 2015/2-3 Dhul Ka'de 1436, për të luftuar ekstremizmin radikal, me titull: "Fetvaja: Realiteti i sotëm dhe perspektivat e ardhshme". Në këtë konferencë, mes shumë personalitetesh ka marrë pjesë edhe Shejhu El-Ez'heri, Dr. Ahmed El-Tajib dhe elita e dijetarëve, specialistëve, myftinjve dhe studiuesve nga 50 vende të botës. Bashkësia Islame e Kosovës është përfaqësuar nga Mr. Ajni Sinani, kryetar i Kuvendit të BIK-ut, Vedat Sahiti dhe Dr. Islam Hasani, këshilltarë të Myftiut.

Seancat e konferencës janë pasuruar me kumtesat dhe hulumtimet e studiuesve, si dhe nga ndërhyrjet e dobishme dhe diskutimet e rëndësishme që janë zhvilluar rreth tyre. Dr. Ibrahim Nexhm, këshilltar i lartë i Myftiut të Egjiptit dhe zëdhënës zyrtar i Konferencës, ka deklaruar se konferenca ka për qëllim zgjidhjen e gjendjes aktuale të kaosit dhe amullisë në lëshimin e fetvave, duke kërkuar që të përkrahen konceptet e vërteta që bazohen mbi metodologjinë efektive origjinale akademike.

Dr. Nexhm ka theksuar se konferenca do të përfshijë fillimin e një numri iniciativash të reja për të rregulluar dhe për të arritur një hap të madh në dhënien e fetvave brenda dhe jashtë Egjiptit.

Studiuesit, gjatë Konferencës, në kumtesat, hulumtimet dhe debatet e tyre kanë shtjelluar gjerësisht çështjen e lëshimit të fetvasë dhe konditave të saj sipas ligjit islam. Ata kanë elaboruar rëndësinë e fetvasë dhe të ndikimit të saj mbi komunitetet, si dhe rrezikun e mendimit tekfirist dhe pashmangshmërinë e ballafaqimit me ekstremizmin, tekfirizmin dhe fanatizmin. Po ashtu ata janë fokusuar për të nxjerrë në pah metodën e mesme dhe të maturisë në fetva, dhe rëndësinë e inovacionit në shkencat e fetvasë, duke potencuar rolin e fetvasë në procesin e zhvillimit dhe prosperitetit.

Në Konferencë janë diskutuar një sërë nismash që synojnë arritjen e koordinimit më të madh dhe konsultimin ndërmjet institucioneve, për dhënien e fetvave në botë dhe marrjen me adresimin e diskursit ekstremist për të deshifruar dhe tejkaluar të ashtuquajturin kaos të fetvave.

Ndër iniciativat më të rëndësishme janë:

1. Formimi i një sekretariati të përgjithshëm të rolit të institucioneve të fetvasë në botë.
2. Formimi i një qendre ndërkombëtare për përgatitjen e kuadrove të aftë për fetva nga distanca.
3. Formimi i një qendre ndërkombëtare për fetvatë e komuniteteve myslimane, me qëllim kthimin e referencave mesatare në dhënien e fetvasë.
4. Respektimi i një kodi etik për fetva, që përcakton kornizat ligjore dhe procedurale për të trajtuar kaosin e fetvave.
5. Zbatimi i projektit shkencor për të analizuar, deshifruar dhe mohuar fetvatë tekfiriste dhe përjashtuese.

### Rekomandimet e konferencës

Konferenca doli në përfundim të saj me një sërë rekomandimesh dhe vendimesh të rëndësishme, që janë përmbledhur nga propozimet e zotërinjve shkencëtarë dhe hulumtuesve pjesëmarrës, si vijon:

1. Koordinimi i përhershëm midis rolit të lëshimit të fetvasë dhe qendrave kërkimore për të formuluar përgjigje efektive, duke iu referuar publikut në kundërpërgjigje të fetvave tekfiriste dhe përjashtuese.
2. Myftinjtë duhet të marrin parasysh ndryshimin e urfit (traditës) nga një vend në tjetrin gjatë lëshimit të fetvasë nga ana e tyre, dhe të kenë kujdes për rrezikun e tërheqjes së precedentëve (çështjeve të kaluara) në realitetin e tanishëm, duke mos u përqendruar në ndryshimin e fokusit të dispozitave.
3. Formimi i instituteve fetare të akredituara për trajnim në aftësitë e fetvasë dhe punën e madhe në përfshirjen e kurseve dhe vendimeve të specializuara të fetvasë në institucionet akademike.
4. Sistematizimi i përpjekjeve doktrinare në fushën e Fikhut dhe Usuli fikhut, që janë bërë në jurisprudencën islame për pakicat në një qasje të integruar, për të adre-



*Pjesmarrësit nga Kosova në konferencë ndërkombëtare të fetvave*

suar çështjet e pakicave që të mund të bashkëjetojnë në mënyrë racionale me tjetrin.

5. Të theksohet roli social i fetvasë në formulimin e sistemit të të drejtave të njeriut dhe rregulloreve brenda kornizave sheriatike.

6. Avancimi i mjeteve të komunikimit modern për t'i shërbyer procesit të fetvasë, për t'i bërë ato më cilësore, më efikase dhe më ndikuese.

7. Thirrja për të përcaktuar hulumtimet e nevojshme nga ana e Myftiut, respektivisht, dijet e realitetit, sikurse janë menaxhimi, sociologjia, ekonomia, media dhe shkenca e psikologjisë.

8. Puna për të gjeneruar shkencën e fetvasë dhe për të hedhur dritë në atë që rezulton nga sociologjia e lëshimit të fetvasë dhe psikologjia e lëshimit të fetvasë.

9. Thirrja për një kod etik për profesionin e fetvasë, të ftohen ata që merren me fetva, qofshin institucione apo individë, të aktivizohet ky kod i sjelljes dhe të jenë të detyruar nga ai.

10. Thirrja për të mbajtur Konferencën mbi bazë vjetore, për kërkimin e çështjeve të fetvave kryesore, dhe shqyrtimi i ndodhive dhe zhvillimeve të reja të vazhdueshme.

11. Theksimi i nevojës së qëndrimit të institucioneve të fetvasë larg politikave partiake.

12. Thirrja për obligueshmërinë ndaj vendimeve të institucioneve legjitime dhe instituteve fikhore, dhe roli i fetvave të mëdha rreth çështjeve të reja dhe fetvave të umetit, si rezultat i përpjekjeve kolektive.

13. Nevoja për një komitet shkencor për të zbatuar rekomandimet e Konferencës.

14. Të ftohen media si një partner në përmirësimin e kaosit të fetvasë, duke u mjaftuar ekskluzivisht me thirrjen e myftinjve specialistë në programet e tyre për dhënien e fetvasë. Kështu mediat e të shtojnë fushatën e tyre në rritjen e vetëdijes në të kuptuarit e dëmit nga lëshimi i fetvave nga njerëz të pakualifikuar. Mediat të marrin pjesë në punëtori për të gjetur zgjidhje realiste dhe për të parandaluar pretendimet e këtyre pretenduesve.

*Fetvaja* (vendimi ligjor) dhe *Iftaja* (lëshimi i fetvasë) janë një amanet i madh dhe një barrë e rëndë, dhe ai që e ka frikë Allahun, llogaridhënien dhe dënimin e Tij, duhet të ndihet i frikësuar në dhënien e saj. Lëshimi i fetvasë nuk duhet të devijojë rrugën duke çuar në teprim apo shkujdesje. Pejgamberi (a.s.) ka thënë: "Bëjini gjërat e lehta dhe mos i bëni ato të vështira!". Për më tepër, Pejgamberi a.s. i ka paralajmëruar ata që e trajtojnë umetin e tij me ashpërsi, për mjerim dhe shkatërrim deri në atë masë sa ai (a.s.) e luti Zotin, duke thënë, siç është shënuar në hadithin autentik: "O Allah, trajtoi ashpërsisht ata që sundojnë mbi umetin tim me ashpërsi, dhe trajtoi butësisht ata që sundojnë mbi umetin tim me butësi!"

*(Përgatiti: A. Sinani, V. Sahiti & I. Hasani)*

### U mbajtën Garat Botërore të Kuranit në Turqi

Për herë të parë në Stamboll, më 06-12 Korrik 2015, u organizuan garat botërore në Kuranin famëlartë. Garat janë organizuar nga Kryesia e Çështjeve Fetare e Turqisë. Në gara ishin 98 garues, nga 52 shtete. Garat janë mbajtur në dy kategori: hifz dhe tilavet. Kosovën në këto gara e përfaqësoi studenti Flamur Kasami (kandidat për doktoraturë në qytetin e Bursës në drejtimin e Shkencave Kuranore dhe Tefsirit), i deleguar nga KBI e Kosovës. Pjesëmarrësit në kategorinë e hifyit kanë konkurruar në Xhaminë e Sulltan Mehmed Fatihut, kurse ata në kategorinë e leximit të bukur konkurruan në Xhaminë e Sulltan Ahmedit (Blu Mosque). Në përfundim të garës u ndanë edhe shpërblime për tre vende nga secila kategori, nga Presidenti i Turqisë, Rexhep Tajjip Erdogan dhe Myftiu i Kryesisë se Çështjeve Fetare të Turqisë, Prof. Dr. Mehmet Gormez. Në kategorinë e hifzit në tre vendet e para u zgjodhën: 1. Turqia, 2. Kuvajti dhe 3. Nigeria. Kurse në tilavet: 1. Indonezia, 2. Filipinet dhe 3. Irani.



*Flamur Kasami me lexuesin e njohur Abdullah Bosfor*

### Mbahen garat e njohurive fetare

Më 01.08.2015, në ambientet e Medresesë së Mesme "Alaudin" në Prishtinë, organizuar nga Departamenti i të Rinjve i BIK-ut, për herë të pestë u mbajtën "Garat republikane të njohurive fetare".

Fillimisht në emer të Myftiut të pranishmëve iu drejtua këshilltari i tij, Vedat ef. Sahiti, i cili të gjithë



*Garuesit e mësimbesimit*

garuesve u uroi fat dhe suksese në garë, dhe njëkohësisht, përmendi vlerën dhe rëndësinë e mësimbesimit fetar. Të pranishmit me një fjalë rasti i përshëndeti edhe nikoqiri i kësaj ngjarjeje, drejtori i Medresesë "Alaudin" në Prishtinë, Bahri ef. Simnica.

Në këtë garë morën pjesë 15 ekipe nga: KBI-Prishtinë, KBI-Kaçanik, KBI-Lipjan, KBI-Gjilan, KBI-Prizren, KBI-Rahovec, KBI-Suharekë, KBI-Vushtrri, KBI-Shtime, KBI-Ferizaj, KBI-Viti, KBI-Malishevë, KBI-Dragash, KBI-Gjakovë dhe KBI-Deçan, ku para jurisë profesionale shfaqën njohuritë e tyre nga këto fusha: Kuran, Fikh, Akaid, Histori islame dhe interpretim të lirë nga fusha e artit, si: monolog, ilahi, kaside, recital etj.

Pas një gare të fortë, vendi i parë i takoi ekipit nga KBI-Ferizaj, i dytë KBI-Prizreni, kurse vendi i tretë i takoi KBI-Vushtrri.

Fituesit të garës i takoi çmimi "Haxhi nderi", ndërsa imamët dhe nxënësit e vendit të dytë dhe të tretë janë shpërblyer me mjete financiare. Shpërblime u ndanë edhe për të gjithë pjesëmarrësit tjerë. Garat e njohurive fetare në nivel të BIK-ut tashmë janë tradicionale, dhe mbahen për çdo vit. *(F. G.)*

### Magjistroi Kenan Bahtiri

Më 23.07.2015, në Universitetin e Prishtinës "Hasan Prishtina", kandidati Kenan Bahtiri me sukses mbrojti temën e masterit në Fakultetin Filozofik, dega Histori e Kohës së Re. Teza me të cilën prezantoi kandidati ishte "Dhuna serbe në komunën e Lipjanit gjatë përiudhës kohore 1998-1999", ndërsa mbrojta e temës u bë në praninë e komisionit të përbërë nga: Prof. Dr. Ibrahim Gashi – mentor, Prof. Dr. Muhamet Qerimi – kryetar, Prof. Dr. Nuri Bexheti- anëtar, ndërkaq pas shumë diskutimeve komisioni vendosi që Kenan Bahtirit t'i jepet



*Kenan Bahtiri pas mbrojtjes së temës së masterit*

titulli magjistër i shkencës së historisë. Kenan Bahtiri u lind në Dobraj të Madhe (Lipjan). Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse Medresënë "Alaudin" në Prishtinë e kreu më 1999-2003. Studimet i vazhdoi në FSI në Prishtinë (2004-2008). Ka punuar si imam në fshatin Ribar i Vogël, kurse tani punon si arkëtar në KBI të Lipjanit. *(Vehbi Gajtani)*

### Magjistroi Besim Gashi

Më 09.06.2015 në Universitetin AAB Prishtinë, Fakulteti Juridik, Studimet Pasdiplomike - Master, në drejtimin Juridik - Civil, Besim Gashi nga Podujeva, mbrojti me sukses temën e masterit me titull: "POZITA JURIDIKE E FEMRËS NË TË DREJTËN ISLAME", ndërsa grupi punues për mbrojtjen e temës ishte në përbërje: Prof. Dr. Nerxhivane Dauti (kryetare komi-




*Besim Gashi gjatë mbrojtjes së temës së masterit*

sioni), Prof. Dr. Abdulla Aliu (anëtar), Prof. Ass. Dr. Muhamet Kelmendi (mentor).

Besim Gashi u lind më 04.06.1981 në Sfeqël (Podujevë). Shkollën fillore e përfundoi në vendlindje, për të vazhduar pastaj në Medresenë e Mesme "Alauddin" në Prishtinë. Studimet e mëtutjeshme i vazhdoi në "Fakultetin e Studimeve Islame", në Prishtinë.

Besim Gashi është i punësuar në KBI Podujevë, si imam, hatib dhe mualim në xhaminë "Sadik Berisha" Dyz. *(Islam Hasani)*

### Në fshatin Gorancë u vu gurthemeli i xhamisë së re

Më 29 gusht, nën leximin e tekbireve, në mënyrë solemne dhe në prani të një numri të madh të banorëve të fshatit, u vendos gurthemeli i xhamisë së re.

Të pranishëm në këtë ngjarje ishin zyrtarë të lartë nga Kryesia e BIK-ut, përfaqësuar nga sekretari i përgjithshëm, Resul ef. Rexhepi me bashkëpunëtorë, Muhamet Suma, kryetari i BIK-Hani i Elezit, kryetari i Komunës së Hanit të Elezit, Rufki Suma, nga Komuniteti i Biznesit të Komunës së Hanit të Elezit, përfaqësues nga Kompania "Sharrcem", si dhe shumë banorë të fshatit Gorancë dhe vendbanimeve tjera.

Në emër të Këshillit Organizativ të pranishmit i përshëndeti hoxhë Xhelal Kaloshi, i cili tha se gurthemeli i kësaj xhamie po vendoset në saje të vetiniciativës së 12 bashkëvendasëve nga fshati Gorancë, të cilët jetojnë dhe punojnë në vende të ndryshme të Perëndimit, si dhe me përkrahjen e shumë donatorëve tjerë, të cilët janë deklaruar me vullnetin e tyre se do tapërkrahin këtë projekt.

Në emër të banorëve të fshatit Gorancë të pranishmit i përshëndeti kryetari i fshatit z. Shefket Lusnjani, i cili në emër të fshatit falënderoi të gjitha ata që përkrahën këtë projekt.



*Gjatë ceremonisë së gurthemelit të xhamisë në Gorancë*

Ndërsa Muhamet Suma, kryetar i Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit tha se sot, në një ditë të veçantë për komunën e Hanit të Elezit, 29 Gushti, Dita e Dëshmorëve, po vendoset gurthemeli i xhamisë së re të fshatit Gorancë. Ai, në emër të Bashkësisë Islame të Hanit të Elezit, falënderoi iniciativën e diasporës për këtë vepër të tyre.

Kryetari i Hanit të Elezit, Rufki Suma, tha se banorët e trevës për shumë herë janë duke e dëshmuar vullnetin e tyre për të ndihmuar në projekte të ndryshme. Ai duke përshëndetur vendosjen e gurthemelit për xhamin e fshatit Gorancë tha se po në këtë ditë, 29 gusht, Ditën e Dëshmorëve, në këtë fshat, vitin e kaluarë, falë vullnetit të mirë të donatorëve janë dorëzuar çelsat e shtëpisë për një ish-ushtar të UÇK-së, e që edhe po sot do të gëzojmë edhe një familje me shtëpi të re, dhe atë me kontributin e pakursyer të donatorëve.

Sekretari i përgjithshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul ef. Rexhepi, tha se po sjell përshëndetjen vëllazërore në emër të BIK-ut. Kam kënaqësi të veçantë që sot jam në aktin e vënies së gurthemelit të kësaj xhamie, e cila do të jetë edhe një vepër kapitale".

Ai i kujtoi banorët e këtij fshati dhe të pranishmit me një mësim nga Pejgamberi, Muhamedi a.s. se: "Xhamitë i ndërtojnë dhe i meremetojnë vetëm ata që kanë besim të plotë tek Allahu i Plotfuqishëm".

### NJOFTIM

Përmes këtij njoftimi Dekanati i Fakultetit të Studimeve Islame njofton stafin akademik të FSI-së, studentët, si dhe gjithë opinionin e gjerë, se në bazë të njoftimit të Agjencisë së Kosovës për Akreditim, të publikuar në ueb-faqen zyrtare të Agjencisë, më datë 28.08.2015, duke u bazuar në vendimin e Këshillit Shtetëror të Cilësisë, të datës 26.08.2015, Fakulteti i Studimeve Islame është ri-akredituar si institucion, për periudhën trivjeçare, duke filluar nga data 01.10.2015 / 30.09.2018. FSI gjithashtu ka ri-akredituar programin e studimit "Teologji Islame" (BA) për periudhën trivjeçare, duke filluar nga data 01.10.2015 / 30.09.2018.

Risi e këtij viti është akreditimi i programit të studimit "Teologji Islame" master (MA) për periudhën trivjeçare, duke filluar nga data 01.10.2015 / 30.09.2018.

Me këtë rast Dekanati i FSI-së falënderon të gjithë ata që kanë ndihmuar në këtë proces!

# Vdiç dijetari Vehbeh Ez-Zuhejli

Vehbeh Mustafa Ibn Ez-Zuhejli ishte njëri prej dijetarëve më të njohur të kohës sonë në jurisprudencën islame dhe bazat e saj. Njëri prej dijetarëve më të dalluar të Ehli Sunetit në Siri dhe jashtë saj: anëtarë i Këshillit për Çështje të Jurisprudencës Islame në Meke, Xhide, Indi, Amerikë dhe Sudan; dekan i degës së Fikhut dhe shkollave juridike pranë Fakultetit të Sheriatit në Universitetin e Damaskut; ka marrë çmimin si personaliteti më me ndikim në botën islame, në një ceremoni të organizuar nga Qeveria e Malajzisë për nder të vitit të ri hixhri, në vitin 2008...

Vehbeh Ez-Zuhejli, lindi në Dir Atije, një nga lagjet e Damaskut, në vitin 1932, ndërsa i ati i tij, Mustafa Ez-Zuhejli, ishte një bujk dhe tregtar i njohur. Ai po ashtu kishte të mësuar përmendësh Kuranin, dhe ishte i njohur për të vepruarit sipas mësimeve të Kuranit dhe dashurisë ndaj traditës profetike.

Vehbeh Ez-Zuhejli ka pesë fëmijë. Që të gjithë fëmijët e tij kanë të përfunduar studimet universitare.

Vehbeh Ez-Zuhejli shkollimin fillor e kishte përfunduar në vendlindje, pastaj vazhdoi të mesmen në Fakultetin e Sheriatit në Damask, për gjashtë vjet me radhë. Ishte prej më të dalluarve dhe të parëve të fakultetit. Në vitin 1952 e përfundoi shkollimin e mesëm, për të vazhduar studimet në Universitetin e Ez'herit në Egjipt, që i përfundoi në vitin 1956, si studenti më i dalluar dhe me notën më të lartë në tërë gjeneratën e tij. Pastaj specializoi në mësimdhënie, po në Fakultetin e Gjuhës Arabe në Ez'her, dhe kështu arriti që ta kthente diplomën e tij në një diplomë ndërkombëtare me leje për mësimdhënie.

Gjatë kësaj kohe ai kishte studiuar po ashtu edhe Drejtësinë, dhe arriti të diplomojë në vitin 1957, nga Universiteti "Ajnu Shems", po me një sukses të mirë. Në vitin 1959 nga Instituti i Sheriatit pranë Fakultetit të Drejtësisë arrin të diplomojë në magjistraturë, në Universitetin e Kajros.

Doktoraturën e përfundoi në vitin 1963, dhe u shpall si doktor nderi, duke iu lëshuar edhe një letër rekomandimi për shkëmbimin e punimit të tij të diplomimit me universitetet e huaja botërore, ndërsa subjekti i tezës së desertacionit ishte "Ndikimi i luftës në jurisprudencën islame", në të cilën kishte bërë një studim serioz krahasimi në mes të tetë shkollave juridike islame dhe të ligjit publik ndërkombëtar.



Filloi punën si mësimdhënës në vitin 1963, pastaj si profesor asistent në vitin 1969, dhe në vitin 1975 u emërua si profesor i rregullt në Universitetin e Damaskut. Një kontribut të madh e ka dhënë në fushën e mësimdhënies, ligjërimit, ligjërimeve të hapura, dhe shkrimeve, ndërsa për të thuhej se punonte nga 16 orë në ditë. Punoi në shumë sektorë dhe fusha të ndryshme, ndërsa veçoheshin: dekan i degës së Jurisprudencës Islame dhe Shkollave Juridike në Fakultetin e Sheriati pranë Universitetit të Damaskut, dekan i Fakultetit të Sheriatit pranë Universitetit të Damaskut për katër vjet (1966-1970), kryetar i Bordit Mbikëqyrës të Sheriatit për Institucionet Arabe të Financave Islame, kryetar i Komisionit për Studime Sheriatike për Institucionet dhe Financat Islame, anëtar i Këshillit Islamik për Bankat Islame, anëtar i Akademisë për Jurisprudencë Islame-në cilësinë e ekspertit-me seli në Meke, Xhide, Indi, Amerikë dhe Sudan, anëtar i Akademisë Mbretërore Hashimite për Hulumtim dhe Qytetërime Islame pranë Fondacionit Al-El-Bejt në Jordani, si dhe në shumë vende të tjera pune.

Ishte mbikëqyrës i shumë tezave të magjistraturës dhe doktoraturës në Universitetin e Damaskut, Fakultetin e Imam El-Evzait në Liban, ndërsa numri i përgjithshëm i tyre kalon mbi 70-të.

Është përpilues i programit studimor të Universitetit të Damaskut në fund të viteve të 60-ta, e po ashtu edhe në Universitetin e Emirateve ishte përpilues i programit studimor për Fakultetin e Sheriatit dhe Drejtësisë, dhe ishte pjesëmarrës në Komisionin për Hartimin e Planprogramit Studimor për Institutet e Sheriatit në Siri, në vitin 1999.

Gjithashtu ka pasur shumë emisione në radiot e Sirisë, si dhe shumë seminare në televizionet e Sirisë, Emirateve, Kuvajtit, Arabisë Saudite etj. Ka punuar edhe si profesor në shumë universitete si: Universiteti i Sharikas (2000-2006), Universiteti i Damaskut (1981-1997), Universiteti i Kuvajtit (1997-2000), Universiteti i Jordanisë (1990-1991), Universiteti i Emirateve (1992-1993), po ashtu për kohë të shkurtra brenda vitit ka punuar edhe në Libi, Algjeri, Dubai, Malajzi, Indonezi, Australi, si dhe është autor i mbi 50 veprave, ku shumë prej tyre janë voluminoze, dhe po ashtu është autorë dhe bashkautor i shumë punimeve shkencore.

Vehbeh Ibn Mustafa Ez-Zuhejle me plot të drejtë llogaritet enciklopedi në botën islame, e në veçanti në lëmin e jurisprudencës islame. Vehbeh Zuhejli ndërroi jetë, më 8 gusht 2015. Allahu e mëshiroftë dhe e bashkoftë me Pejgamberët dhe evlijatë e Tij, në Xhenet.

*(Mr. Artan Musliu)*

## HAFËZ HAKI MALSIU (1929-2015)



Ishte i lindur më 27.02.1929 në fshatin Rekë, nga babai Saliu dhe e ëma Velime. Mësimet e para fetare i filloi më 1941 në fshatin Nikë, te Mulla Selman Guri (për dy muaj rresht) më pas u kthye në Lagjen Malsiu, për t'i vazhduar mësimet deri në vitin 1943 në mejtepin e sapohapur nga Mulla Shefki Malsiu. Në vitin 1944 ka marrë mësimet për hifz te hafëz Kosum Malsiu, e më pas, në vitin 1945, mësimet për hifz i vazhdoi në fshatin Vojnovc, te Mulla Veseli.

Titullin e Hafëzit e mbron më 1946, për tre ditë rresht, në fshatin e lindjes, para hafëzlëve: Hafëz Kosumi, Hafëz Aizizi, Hafëz Nuhiu dhe Hafëz Irfani, të gjithë ardhur nga Shkupi. Po këtë vit, nga regjimi komunist mbyllen medresetë në shumicën e vendeve, kështu që Hafëz Hakiu detyrohet që mësimet t'i vazhdojë në Medresenë e Prizrenit, te Hasan Efendiu, nga 1946 deri më 1948, kur edhe kjo medrese përjeton fatin e njëjtë (mbyllet nga regjimi i kohës).

Në vitin 1960 fillon të ushtron detyrat në shërbim të xhamisë e xhematit, në xhaminë "Murat Pasha" në Shkup, në detyrën e myezinit, detyrë në të cilën shërbeu deri në vitin 1964. Në detyrën e myezinit ka shërbyer edhe në xhaminë "Sinan Pasha" në Kaçanik, nga 09.02.1964 deri më 20.08.1965. Në detyrën e imamit do të shërbejë në fshatin boshnjak "Gornja Orizare" të Velesit nga 1969 deri 1979, e më pas për dy vjet rresht si imam i qytetit të Velesit.

Nga 1972 deri më 1976 ka shërbyer imam në fshatin Oktis, në rrethin e Strugës, nga ku largohet për shkak të sëmundjes së babait. Një vit ka shërbyer edhe në fshatin Jollovjan të Tetovës (fshat i banuar me boshnjak).

Nga 1979 deri 1983 ka shërbyer në fshatin Leshnicë të Tetovës. Nga 1983 deri 1985 ka shërbyer në fshatin Ivajë të Kaçanikut. Nga 1985 deri 1986 ka shërbyer në fshatin Gorancë të Hanit të Elezit. Nga 1988 deri 1998 ka shërbyer në fshatin Dubravë të Kaçanikut, nga ku edhe pensionohet.

Ndërroi jetë më 24 gusht 2015, ku në varrimin e tij morën pjesë shumë hoxhallarë dhe xhematë.

Lusim Allahun xh.sh, që ta shpërblejë me gjithë të mirat e dynjasë dhe të ahiretit. *(Sali Malsiu)*

## Televizioni gjerman transmeton namazin e Bajramit të Madh



Televizioni gjerman ka transmetuar namazin e Bajramit të Madh nga një xhami në një qytet pranë Mynihut, veprim ky i pari i këtij lloji në historinë e Gjermanisë. Namazi është transmetuar në orën 04: 45, sipas kohës lokale, të premten, nga Xhamia Penzberg, në TV publik dhe radiotransmetuesin Bayerischen Rundfunk. Predikimi shënoi fillimin e festës Bajramit të Fitrit dhe fundin e muajit të agjërimit, Ramazanit. Transmetimi ishte pjesë e një mbulimi më të gjerë, dy orë, për festën myslimane që përfshinte predikimin sipas Kuranit, lutjet islame dhe fjalimet nga priftërinjtë katolikë dhe protestantë. Përpara predikimit Benjamin Idrizi, predikuesi, imami i cili udhëhoqi namazin, tha se kjo ngjarje, transmetimi në TV, është ngjarje historike për myslimanët në Gjermani. "Në predikim unë do të jap mesazhe për të dy palët, për myslimanët dhe jomyslimanëve në Gjermani. Unë do të flas për vlerat e përbashkëta, dhe do të nxis shoqërinë gjermane që të jetë e hapur ndaj myslimanëve, dhe ata të vizitojnë xhamitë e tyre, dhe gjithashtu i nxisin myslimanët që të jenë të hapur me shoqërinë gjermane", tha predikuesi, imami shqiptar nga Maqedonia. "Shfaqja e grupeve ekstremiste si: Shteti Islamik i Irakut dhe Levant (ISIS) ka shtuar presionin psikologjik mbi myslimanët në Gjermani", tha predikuesi 43-vjeçar. Ai tha se transmetimi i programit të Bajramit të Fitrit do të ndihmojë komunitetin mysliman të ndjehet më i mirëpritur dhe pjesë integrale e Gjermanisë.

## Studentja e mbuluar amerikane është quajtur "Veshja më e mirë"




Përzierja e trendeve tradicionale dhe moderne për të krijuar stilin modest një myslimane në New Jersey në ShBA-ve e ka nxjerrë si studentja me veshjen më të mirë, duke hedhur poshtë dhe thyer stereotipin negativ për shaminë islame të femrave myslimane. "Ka gjithmonë 'cheerleaders' që dëshirojnë të fitojnë vajzat e njohura, kështu që unë kam qenë shumë e habitur dhe befasuar që më zgjodhën mua. Kjo për mua ishte befasi. Mua më zgjodhën duke qenë e mbuluar me shami", tha për NorthJersey.com studentja myslimane, Abrar Shahin. Fitorja për veshjen më të mirë në Shkollën e Lartë Clifton, e studentes Abrar Shahin ka për qëllim korrigjimin e imazhin dhe modës islame në ShBA. Fitorja e studentes Abrar Shahin, e cila me një bluzë të zezë sportive dhe xhins, e qethur shkurt, në fotografinë e saj të indeksit, pasqyron rritjen e pranimit të shamisë në shkollat e mesme amerikane. Duke u bërë studentja e parë e mbuluar ndonjëherë që ka fituar titullin, studentja me prejardhje palestineze ka në plan të studiojë terapinë fizike, në Rutgers. "Është një nder që po na shohin ne si të barabartë, dhe se ato nuk janë vetëm në kërkim të hixhabit", tha ajo.

Muajin e kaluar një studente myslimane në Kaliforni u vlerësua për një thënie të thjeshtë, për të qeshur, me porosi, në mënyrë krijuese, frymëzuese e për shami. Studentja myslimane 17-vjeçare, pakëz me humor rreth fesë e kulturës, shkroi: "Arsyeja e vetme që unë e vesh shaminë është që t'u jap një shans femrave për ta

veshur" Nën pseudonim fefe, kjo fjali e veçantë është pëlqyer më shumë se 20.000 herë. Duke e vlerësuar studenten myslimane për stilin e saj unik, mësuesit e shkollave e vlerësojnë fitoren e saj në kuptimin e modës së madhe. Islami e sheh shaminë si një kod të detyrueshëm të veshjes, jo një simbol fetar për të shfaqur përkatësinë e dikujt.

Abrar Shahin, si studente, nuk është e para myslimane që morri çmimin për veshje. Një tjetër nxënës mysliman, Abraham Zeidan, u emërua si mashkulli i veshur më së miri. Që nga sulmet e 11 shtatorit myslimanët amerikanë vlerësohen se janë në mes 6-8.000.000, ndërsa janë ankuar për diskriminim dhe stereotipat në komunitetet e tyre për shkak të veshjes së tyre islame, apo identitetit. Përveç kësaj, një studim i Qendrës Pew Research Center thotë se publiku amerikan mbetet në konflikt me Islamin. Studimi ka zbuluar se shumica e amerikanëve dinë shumë pak për myslimanët dhe besimin e tyre, Islamin. Një sondazh i Gallupit zbuloi gjithashtu se shumica e myslimanëve amerikanë janë atdhetarë dhe besnikë për vendin e tyre, dhe janë optimistë për të ardhmen e tyre. Një tjetër sondazh, nga Economist/YouGov poll, ka zbuluar se rreth 73 % e amerikanëve besojnë se myslimanët amerikanë janë viktima të diskriminimit në mes të sulmeve të fundit ndaj komunitetit.

### Myslimanët e Kanadasë pastrojnë Parkun Halifax

Një grup i myslimanëve në qytetin Halifax, në krahinën lindore të Kanadasë, në Nova Scotia, kanë dalë vullnetarë për të treguar dashurinë e tyre për komunitetin e tyre, duke hequr grumbujt e plehrave në një nga parqet më piktoreske të qytetit. "Ne e pastruam parkun, e tani vendi është i pastër. Ky është një vend i pacenuar", tha për CBC, Abdulkadër Tajib, imam i Xhamisë së Umetit, të hënën e 8 qershorit të këtij viti. Ne jemi duke ndihmuar kafshët, duke i shmangur që të mos ushqehen me mbeturina. Bërlloku, plehrat, me të vërtetë janë shumë të dëmshme për kafshët, sepse ato nuk e dinë se çfarë janë duke ngrënë. Rreth 20 anëtarë të Xhamisë së Umetit dhe Akademisë Detare Myslimane u mblodhën të hënën pasdite për të pastruar parkun e quajtur Herring Cove Provinciale Park. Duke vënë doreza në duart e tyre, vullnetarët mbanin qese mbeturinash për të pastruar parkun. Ky veprim, sipas Imamit të Xhamisë së Umetit, Abdulkadër Tajib, është frymëzim nga udhëzimet islame në mbrojtjen dhe ruajtjen e mjedisit dhe të kafshëve. Ne besojmë se (kafshët) lavdërojnë Zotin në mënyrën e tyre, dhe kjo është vetëm një çështje që na rilidh me këtë aspekt, në mbrojte të mjedisit ku jetojmë" tha ai. Një nga vullnetarët, Hasan Aliu, tha se ai e ka ndier veten të lumtur duke pastruar parkun pranë oqeanit. Unë mendoj se është një mundësi e përkryer për ne, për të treguar si një komunitet, që kemi ardhur nga jashtë të e ndihmojmë komunitetin", tha Hasan Aliu. Duke përshëndetur vullnetarët, imami i Xhamisë së Umetit, Abdulkadër Tajib tha se ngjarje të ngjashme janë planifikuar nga Xhamia e Umetit për të pastruar parqe të tjera gjatë gjithë verës. Myslimanët në Kanada janë rreth 1.9 % nga rreth 32.800.000 banorë sa ka Kanadaja. Numri i myslimanëve gjatë dekadës së fundit është duke u rritur në mënyrë dramatike, dhe se feja islame është bërë feja më e madhe në Kanada pas Krishterimit. Një sondazh i fundit tregon se shumica e myslimanëve janë krenarë që janë kanadezë, dhe se ata janë më të arsimuar sesa popullata e përgjithshme. *(R. Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | PJESËTAR (vjet.) | ZAKONET, TRADITAT | VENDBANIMI I PËRHERSHËM I BESIMTARËVE | EMËR FEMRE | PJESË E MOTORIT | MJET I VJETËR PUNE PREJ ÇELIKU | ZBUKURIM ME NGJYRA-NGJYRA | HEROI KOMBËTAR, ISUF (CEN) | SILICI | VIEĆING ZENITH ANGLE | NJËSIA MONETARE E DISA VENDEVE EVROPIANE | VULOSJET | | JAPONIA | BREGDETAS |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| FOTO | | | | | | | | | | | | | OSE / GJETHE RRUSHI | | |
| I ZHGËNJYER | | | | | | | | | | | | | | | |
| ANËTARE E SENATIT | | | | | | | | | USHTRIA / INSTITUTI TEKNOLOGJIK | | | | | | |
| VEND NË HUNGARI | | | | LLOJ BIME / GRUMBULLIM | | | | | | LLOJ BASHKIMI KIMIK / ITALIA | | | | | |
| GRADË E ULËT USHTARAKE | | | | | | LEGJENDA | | | | | AJETI I PARË I ZBRITUR | | | | |
| MEDRESEJA E MULLA IDRIZ GJILANIT | | | | |  | | | | | | MUHAMED ALI | | | TEMPI / SHUMË I GJATË | |
| REPUBLIKA | | XHIRUES | AUSTRIA / IKACAK | | | | | | | | EMËR FEMRE | | | | |
| | KILOPOUND / LLOJ SHPATE E VJETËR | | | | | | | | | | TONI | | KAMPION / KUZHINË XHAMIE | | |
| PJESË E KËMISHËS | | | | | | | | | | | | IRIDI / GJERMANE E VJETËR | | | AGJENCIA AMERIKANE E HAPËSIRËS |
| EMËR MASHKULLI ISLAM | | | | | | | | | | | KRYEQYTETI JORDANEZ | | | | |
| NGJYRA E FYTYRËS | | | | | | | | | | | MJET PUNE | | | | |
| QYTET I HUMBUR QË PËRMENDET NË KUR'AN | | | | | | | | | | | PRAROJ | | | | |
| GLOBAL ALLIANCE KLAN | | | | KUTIA PREJ LETRE | | | | | | | SPRINTERI KUBANEZ, OMAR | | | | |
| AMERICI | | | FOSFORI / LLOJ KËMISHE E VJETËR | | MUAJI I DHJETË | KËNGËTARI, SHAQIRI | NË Ç'MËNYRË? | | ENERGJIA | PROFESION | KALI I SHALËS / NJERIU I PARË | | | | ROB LUFTE |
| LOKALIZËM PËR THËNIEN E LUTJEVE PËR DIKË | | | | | | | | PUNA E MUEZINIT NË XHAMI / MAGJISTËR | | | | | SHKRONJA XV DHE XIV / MISH (ang.) | | |
| | MVESHJE ME NIKEL / BANOR I LABËRISË | | | | | | | | HEROI, JASHARI / E TË TJERA | | | | | ZANORE / BURIMI, GURRA | |
| 50 ROMAK | | VITI I RI KINEZ / 1001 ROMAK | | | | | ... DEKART / PËRKUL | | | | | ELECTRONIC ARTICLE SURVEILL. / TAHIR MEHA | | | |
| JOPROFESIONISTË | | | | | | | | DAULLJA, LODRA, TUPANI / AMPERI | | | | | | | |
| PJESË E HEKURUDHËS | | | | | | PAJTUES | | | | | | | | | |

**BOTIME TË REJA**




Kurani është kryemrekullia hyjnore e dërguar dhuratë për njerëzit, pa dallim race a gjuhe, pastaj pa dallim kohe a vendi, pra është libër udhërrëfyes për të gjithë ata që e besojnë. Njohuritë që jep Kurani, duke filluar nga krijimi i këtij universi e deri te organizimi i jetës së njeriut mbi tokë, kanë për qëllim avancimin e njeriut në nivelin e krijesës, pse edhe u krijua. Për ta besuar Zotin Një, se vetëm Ai meriton të besohet e adhurohet për Zot, dhe për ta besuar tërë atë që është zbritur në Kuran, mësimet e Kuranit e urdhëruan njeriun që ky Libër të besohet dhe shpjegohet me qëllimin e vetëm që njerëzve t'u ofrojë formulën e amshueshme të lumturisë, e të cilën e gjejmë vetëm në Kuran.
Kurani, libri i fundit i shpallur nga ana e Allahut xh.sh., bëri shfuqizimin e gjithë librave të shpallur më herët, po nga ana e Allahut xh.sh. Gjithë ata urdhra, lejesa e ndalesa të mëhershme pushuan, ngase u zëvendësuan me Librin e fundit të zbritur nga Allahu xh.sh., si dhuratë për mbarë botën. Kjo i jep vend të pakontestueshëm tekstit kuranor dhe autencitetit të tij, krahasuar me gjithë librat e tjerë.

*"Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve! Për Të nuk ka rival. Dhe për këtë jam i urdhëruar.* (El En'am, 162)

# KURBANI I BAJRAMIT

*Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme "Alauddin" në Prishtinë, njoftojnë të gjithë besimtarët se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen e kurbanëve për nevojat e Medresesë "Alauddin" në Prishtinë, me paralelet në Prizren dhe Gjilan.*

Pagesën e porositësve të kurbaneve,
ju do ta përcillni në BIK
përmes bankës: Pro Credit Bank
Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës
në llogari:
1110179032000116,
Swift code: MBKOXKPR.
Iban XkO5.
Adresa:
Bulevardi "Mother Tereza" nr.16.
10000 Prishtinë



ÇMIMI I KURBANIT
120€

Ju mund të komunikoni me Kryesinë e BI-së
rreth porosisë suaj për kurbane
në këta nr. tel. +38138224002 dhe +37745977405
si dhe në e-mail: kurbani@bislame.net